KOMUNITETI MUSLIMAN I SHQIPERISE



# HADITH
# I

Tekst mësimor për shkollat e mesme fetare islame

## PJESA I
## SUNNETI

### ÇËSHTJET

A. KUPTIMI LEKSIKOR DHE TERMINOLOGJIK I FJALËS "SUNNET"
B. LLOJET E SUNNETIT
C. KONKLUZIONI MBI SUNNETIN

### PUNË PËRGATITORE

1. Gjeni në Kuran ajetet ku përshkohet fjala "sunnet" dhe përcaktoni se me ç'kuptime është përdorur kjo fjalë.
2. Tregoni se në ç'lloj të sunnetit futen sunnetet që falim brenda namazeve të pesë kohëve.
3. Veçoni sunnetet e namazit dhe mendoni se ç'lloj sunneti mund të jenë ato.
4. Mësoni nga një libër ilmihali se ç'kuptim kanë termat *sunnet muekked dhe sunnet jomuekked.*

# A. KUPTIMI LEKSIKOR DHE TERMINOLOGJIK I FJALËS "SUNNET"

Fjala "sunnet" që rrjedh nga rrënja "senne" (سَنَّ), si fjalë, do të thotë "rrugë e gjerë dhe me lëvizje", "ecuri e vazhdueshme", "zakon dhe ecuri", "natyrë", "krijim", "fytyrë", etj. Po të kihen parasysh format me të cilat përdoret në Kuran, shihet se veçoria më e rëndësishme e kësaj fjale është se përmban kuptimet "parim i vendosur që nuk pëson ndryshim", "ligj (kanun)" dhe "konkluzion, urdhër, vendim, vlerë (hukm)".

لاَيُؤْمِنُونَ بِهِ وَقَدْ خَلَتْ سُنَّةُ الْاَوَّلِينَ

**"Megjithëse vendimi mbi popujt e tjerë është zbatuar, prapë nuk besojnë!"[1]**

سُنَّةَ مَنْ قَدْ اَرْسَلْنَا قَبْلَكَ مِنْ رُسُلِنَا وَلاَ تَجِدُ لِسُنَّةِ اللّٰهِ تَحْوِيلاً

**"Ky është një ligj që e kemi zbatuar edhe për profetët e tjerë para teje. Në ligjin tonë ti nuk mund të gjesh ndryshim!"[2]**

فَهَلْ يَنْظُرُونَ اِلاَّ سُنَّةَ الْاَوَّلِينَ فَلَنْ تَجِدَ لِسُنَّةِ اللّٰهِ تَبْدِيلاً، وَلَنْ تَجِدَ لِسُنَّةِ اللّٰهِ تَحْوِيلاً

**"A mos presin ata ligje të ndryshme nga ato që u zbatuan për paraardhësit e tyre? Në ligjin e Allahut nuk mund të gjesh ndonjë ndryshim apo zëvendësim!"[3]**

Me ç'kuptohet nga këta dhe ajete të ngjashëm, kur bëhet fjalë për sunnetin e Allahut, ky sunnet shpreh një ligj të pandryshueshëm. Këtë kuptim leksikor të fjalës "sunnet" mund t'ua japim edhe sjelljeve dhe veprimeve të njerëzve, sjellje dhe veprime që njerëzit i praktikojnë vazhdimisht, që i shndërrojnë në shprehi, zakone e parime, që, siç vihet re edhe në veprimtarinë e përditshme, nuk i ndryshojnë dhe ndërrojnë lehtë, megjithëse karakteri i vendosur i "sunnetit" të njerëzve nuk është absolut si i Allahut. Ndërkaq, sjelljet dhe veprimet që njerëzit, sipas natyrës së tyre, i shndërrojnë në shprehi e zakon, mund të jenë të mira ose të këqija. Këtë ide e shpreh edhe ky hadith i Profetit:

1 Kurani, *Hixhr: 13.*

2 Kurani, *Isra: 77.*

3 Kurani, *Fatir: 43.*

مَنْ سَنَّ فِي الْاِسْلاَمِ سُنَّةً حَسَنَةً فَلَهُ اَجْرُهَا وَاَجْرُ مَنْ عَمِلَ بِهَا مِنْ بَعْدِهِ، وَمَنْ سَنَّ فِي الْاِسْلاَمِ سُنَّةً سَيِّئَةً كَانَ عَلَيْهِ وِزْرُهَا وَ وِزْرُ مَنْ عَمِلَ بِهَا مِنْ بَعْدِهِ.

*"Kush parashtron në Islam një sunnet (rrugë) të mirë, do të marrë mbi vete të mirën (thevabin) e njerëzve që do të veprojnë sipas tij. Dhe kush parashtron një sunnet të keq, do të marrë mbi vete mëkatet e njerëzve që do të veprojnë sipas tij!"*[4]

Ja, pra, kuptimi terminologjik i fjalës "sunnet" është i lidhur nga afër me këtë kuptim leksikor të tij. Ashtu siç janë sjelljet dhe veprimet që njerëzit i bëjnë të vetat dhe i shndërrojnë në parim, në sunnet të tyre, ashtu dhe rruga e ndjekur nga Profeti (a.s.) si dhe sjelljet dhe veprimet që ai i bëri parim në jetë, janë sunneti i tij. Ndërkaq, me që rruga e ndjekur nga Profeti është e lidhur me fenë e Allahut që ai qe ngarkuar me detyrë për ta kumtuar, nuk mund të jetë e keqe siç mund të jetë rruga e vetë njerëzve. Në këto kushte, themi se si term, sunneti i Profetit emërton fjalët, aktet dhe gjërat e miratuara prej tij.

## B. LLOJET E SUNNETIT

Siç mund ta kuptojmë edhe nga përkufizimi terminologjik i tij, sunneti është tre llojesh: *verbal* (kavl'), *praktik* (fiil') dhe *me miratim në heshtje* (takrir').

### 1. Sunneti verbal (kavl')

Është deklarata gojore e Profetit mbi diçka. Në këtë lloj futen të gjitha fjalët, pohimet dhe deklaratat e tij. Sunnetet që fillojnë me fjalët *kale Resulullah (a.s.)* ose *kale'n-Nebijju (a.s.)* përbëjnë modele të sunnetit verbal. Ky lloj i sunnetit është quajtur edhe *hadith*. Si shembull të sunnetit verbal mund të përmendim këtë hadith:

اَلْمُسْلِمُ اَخُوالْمُسْلِمِ لاَ يَظْلِمُهُ وَلاَ يُسْلِمُهُ مَنْ كَانَ فِي حَاجَةِ اَخِيهِ كَانَ اللّٰهُ فِي حَاجَتِهِ وَمَنْ فَرَّجَ عَنْ مُسْلِمٍ كُرْبَةً فَرَّجَ اللّٰهُ عَنْهُ بِهَا كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ وَمَنْ سَتَرَ مُسْلِمًا سَتَرَهُ اللّٰهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ

Profeti (a.s.) ka thënë: *"Myslimani është vëlla për myslimanin, nuk i bën padrejtësi, nuk i bën të keqe atij, nuk e vë në rrezik atë. Allahu ia plotëson dëshirën atij, që ia plotëson nevojën vëllait të vet. Atij që ia heq një shqetësim një myslimani,*

4 Müslim, *Ilm*, 15.

*Allahu ia heq një shqetësim nga ato të ditës së kiametit. Atij që ia mbulon gabimin një myslimani, Allahu ia mbulon gabimin ditën e kiametit!"*[5]

**2. Sunneti praktik (fiil')**

Janë njoftime të përcjella nga sahabet mbi adhurime të ndryshme të Profetit, si namazi, agjërimi, haxhi, zekati dhe mbi sjellje e qëndrime të tjera lidhur me zbatime e praktika fetare e moralo-etike. Hadithet që fillojnë me fjalët *kane'n-Nebijju (a.s.) jef'alu kedha* ose *raejtu Resulallahi (a.s.) feale kedha,* përbëjnë modele të sunnetit praktik.

Enes b. Maliku (r.a.) rrëfen: *"Profeti merrte abdest për çdo namaz (edhe sikur abdesti të mos i ishte prishur)."*[6]

**3. Sunneti me miratim në heshtje (takrir')**

Eshtë moskundërshtimi, heshtja, pritja e mirë dhe miratimi si dhe mbështetja nga Profeti e një fjale të thënë ose e një sjellјeje apo veprimi të bërë si dhe e një qëndrimi të mbajtur nga sahabet në prani ose në mungesë të tij. Për shembull, një person ka falur namaz me tejemmum sepse s'ka gjetur ujë për abdest. Pastaj, pas mbarimit të namazit, është gjetur ujë, por personi nuk e ka përsëritur namazin. Ky veprim dhe kjo sjellje e tij janë miratuar nga Profeti.

Një shembull tjetër. E ka rrëfyer Amr b. el-As. Ai ka thënë: "Një natë të ftohtë gjatë luftës së Dhatu's-Selasil, qeshë bërë për t'u larë. U drojta të lahesha (të bëja gusl) me ujë të ftohtë se mos sëmuresha dhe vdisja. Prandaj menjëherë bëra tejemmum dhe drejtova namazin e agimit për shokët. E njoftuan Profetin për ngjarjen. *"O Amr, - më tha, - ke drejtuar namazin për shokët duke qenë i fëlliqur?"* Unë i tregova shkakun që më kishte penguar të lahesha dhe shtova: "Kam dëgjuar se Allahu ka thënë në Kuran: "... mos shkatërroni veten se Allahu është shumë mëshirues ndaj jush..." Atëherë, Profeti qeshi dhe s'tha asgjë."[7]

Nëse i shqyrtojmë këta shembuj, shohim se kemi të bëjmë me qëndrimin e Profetit, në rastin e parë, ndaj një deklarate verbale, në rastin e dytë, ndaj një veprimi dhe, në rastin e tretë, ndaj një ngjarjeje. Meqë qëndrimi i Profetit ka qenë heshtje dhe buzëqeshje, kuptohet se ai i ka miratuar fjalët, veprimin dhe ngjarjen përkatëse.

Edhe pikëpamjet e sahabeve mbi çështjet për të cilat në Kuran dhe Sunnet nuk ka konkluzion të hapur e të qartë si dhe gjërat për të cilat sahabet njoftojnë duke thënë, *"në kohë të Profetit (a.s.) ne bënim kështu..."*, quhen *sunnet me miratim*

5 Müslim, *Birr*, 58.

6 Buhari, *Vudu*, I, 60.

7 Ebu Davud, *Tahare*, I, 92.

*në heshtje,* sepse sahabet kanë pasur mundësi të takohen shumë shpesh me Profetin dhe t'ia tregojnë veprimet e tyre. Ndërkaq, edhe Profeti, në shumicën e rasteve, i vëzhgonte veprimet, qëndrimet dhe sjelljet e tyre, ua korrigjonte dhe rregullonte gabimet, kurse ndaj gjërave të drejta nuk bënte zë. Kështu, edhe pikëpamja e sahabeve, të cilët ndodheshin vazhdimisht nën kontrollin e Profetit, është trajtuar si pikëpamje e Profetit. Prandaj pikëpamja e sahabeve është quajtur *sunnet me miratim në heshtje (takrir').*

Për shembull:

Siç përcillet nga Hudhejfe (r.a.), ky ka thënë: *"Kur ne ndodheshim së bashku me Profetin (a.s.) në një ngrënie, nuk zgjasnim duart për të filluar pa i zgjatur ai më parë."*[8]

## C. KONKLUZIONI MBI SUNNETIN

Pas Kuranit, Sunneti është burimi i dytë ku mbështeten myslimanët, sepse Zoti e ka ngarkuar Hz. Muhammedin me detyrën e kumtimit të fesë Islame dhe ka bërë të ditur se ai është një shembull i bukur për njerëzit.[9] Veçanërisht, në ajetet e mëposhtme, urdhërohet bindja ndaj tij:

**"Bindjuni Allahut dhe të dërguarit të Tij që të mëshiroheni!"**[10]

**"Kush t'i bindet të dërguarit, i është bindur Allahut!"**[11]

"(O i dërguar) **Thuaj: "Nëse e doni Allahun, bindmuni mua që edhe Allahu t'ju dojë ju dhe t'jua falë gjynahet!"**[12]

"(O i dërguar) **Thuaj: "Bindjuni Allahut dhe të dërguarit! Nëse kundërshtoni, dijeni se Allahu nuk i do qafirët!"**[13]

Siç kuptohet edhe nga këto ajete, myslimanët janë urdhëruar t'i binden më parë Allahut, pastaj edhe Profetit. Dhe bindja ndaj Profetit bëhet duke ndjekur sunnetin e tij. Urdhrat dhe ndalimet që Allahu ua njoftoi njerëzve, janë kuptuar me anë të shpjegimeve të tij dhe janë zbatuar ashtu siç i ka praktikuar dhe zbatuar ai. Çështjet e trajtuara në Kuran në mënyrë lakonike janë shtjelluar dhe shpjeguar nga Profeti, kurse për çështjet e patrajtuara në Kuran janë marrë për bazë mendimi i tij

8 Muslim, *Kitabu'l-Eshribe*, VI, 245.

9 Kurani, *Ahzab: 21*.

10 Kurani, *Al-i Imran: 132*.

11 Kurani, *Nisa: 80*.

12 Kurani, *Al-i Imran: 31*.

13 Kurani, *Al-i Imran: 32*.

dhe, për shembull, zbatimi i tij. Sepse Zoti urdhëron: **“Ta zbritëm ty Kuranin që t'ua shpjegosh njerëzve atë që u është zbritur atyre!”**[14]

Bazat e fesë dhe një pjesë e madhe e praktikave të saj u janë mësuar myslimanëve nga Profeti. Forma e sotme e praktikimit dhe zbatimit të shumë adhurimeve, si namazi, agjërimi, zekati dhe haxhi, janë nxjerrë nga hadithet dhe zbatimet e tij. Edhe imamët e shkollave juridike-fetare si dhe ideatorët (muxhtehidët), të cilët e kanë mbajtur parasysh këtë veçori, në zgjidhjen e çështjeve juridike i janë drejtuar gjithmonë Hadithit dhe Sunnetit si burim i dytë pas Kuranit. Kështu, Sunneti ka përbërë burimin e dytë të së drejtës Islame ose, e thënë ndryshe, burimin e dytë ligjvënës.

Ndërkaq, a mos vallë edhe veprime të tilla të tij si ushqyerja, veshmbathja, etj. janë sunnet? Në këtë pikë, aktet dhe veprimet e Profetit, dijetarët i ndajnë në tri pjesë:

*1. Aktet dhe veprimet për parashtrimin dhe shpjegimin e sheriatit,* si falja e namazit, mbajtja e agjërimit, kryerja e haxhit, marrja dhe dhënia e bor-xhit, etj. Këto lloj aktesh dhe veprimesh të tij janë sunnet dhe duhen ndjekur. Marrëdhëniet e kryera nga Profeti tregojnë se ato janë normale (mubah) dhe legjitime. Edhe aktet dhe veprimet fetare të tij konsiderohen si shtjellime të shprehjeve lakonike të Kuranit. Atëherë, aktet dhe veprimet e Profetit për shtjellimin dhe shpjegimin e sheriatit ndahen në dy nëngrupe: **a)** aktet dhe veprimet që shtjellojnë dhe shpjegojnë shprehjet lakonike të sheriatit; **b)** aktet dhe veprimet që tregojnë se ato akte dhe veprime janë normale (mubah).

*2. Aktet dhe veprimet e posaçme vetëm për Profetin,* për të cilat ka argument. Për shembull, megjithëse Kurani urdhëron që gjatë gjykimit të një ngjarjeje, të merret dëshmia e dy dëshmitarëve, ka ndodhur që, gjatë një gjykimi, Profeti të quajë të mjaftueshme vetëm dëshminë e sahabit Hudhejme. Kjo është një situatë e posaçme vetëm për Profetin dhe nuk përbën shembull për myslimanët e tjerë.

*3. Aktet dhe veprimet njerëzore dhe sipas zakoneve e traditave në fuqi në Arabinë e asaj kohe.* Këtu futen mënyra se si hante e pinte, si vishej e mbathej, si hante gjërat hallall Profeti, etj. Ai i ka bërë ato si njeri dhe në përshtatje me zakonet e shoqërisë mes së cilës jetonte. Ndërkaq, po qe se ndonjë nga aktet dhe veprimet që futen në këtë grup, mbështetet me një hadith, bëhet sunnet.

14 Kurani, *Nahl: 44*.

**PËRMBLEDHJE**

1. Ç'është sunneti? Tregoni kuptimet leksikore dhe terminologjike të sunnetit.
2. Shpjegoni ndryshimet mes shprehjeve *sunnetullah* dhe *sunnetur'resul.*
3. Shpjegoni llojet e sunnetit me anë të shembujve që do të gjeni në librat e ndryshëm të hadithit.
4. Thoni konkluzionin mbi sunnetin nën dritën e ajeteve përkatëse të Kuranit.
5. Në sa lloje ndahen aktet e Profetit? Jepni shembuj të akteve të tij që janë e që s'janë sunnet.

# HADITHE MBI BESIMIN

**1.** عَنْ عُمَرِبْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: بَيْنَمَا نَحْنُ جُلُوسٌ عِنْدَ رَسُولِ اللهِ ﷺ ذَاتَ يَوْمٍ إِذْ طَلَعَ عَلَيْنَا رَجُلٌ شَدِيدُ بَيَاضِ الثِّيَابِ شَدِيدُ سَوَادِ الشَّعْرِ، لاَ يُرَى عَلَيْهِ أَثَرُ السَّفَرِ، وَلاَ يَعْرِفُهُ مِنَّا أَحَدٌ، حَتَّى جَلَسَ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ فَأَسْنَدَ رُكْبَتَيْهِ إِلَى رُكْبَتَيْهِ، وَوَضَعَ كَفَّيْهِ عَلَى فَخِذَيْهِ وَقَالَ: يَا مُحَمَّدُ، أَخْبِرْنِي عَنِ اْلإِسْلاَمِ، فَقَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ: اْلإِسْلاَمُ أَنْ تَشْهَدَ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللهُ وَاَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللهِ، وَ تُقِيمُ الصَّلاَةَ، وَتُؤْتِيَ الزَّكَاةَ، وَ تَصُومُ رَمَضَانَ، وَ تَحُجُّ الْبَيْتَ إِنِ اسْتَطَعْتَ إِلَيْهِ سَبِيلاً. قَالَ: صَدَقْتَ. فَعَجِبْنَا لَهُ يَسْأَلُهُ وَيُصَدِّقُهُ قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنِ اْلإِيْمَانِ. قَالَ: أَنْ تُؤْمِنَ بِاللهِ، وِمَلاَئِكَتِهِ، وَكُتُبِهِ، وَرُسُلِهِ، وَالْيَوْمِ اْلأَخِرِ، وَتُؤْمِنَ بِالْقَدَرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ. قَالَ: صَدَقْتَ. قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنِ اْلإِحْسَانِ. قَالَ: أَنْ تَعْبُدَ اللهَ كَأَنَّكَ تَرَاهُ فَإِنْ لَمْ تَكُنْ تَرَاهُ فَإِنَّهُ يَرَاكَ. قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنِ السَّاعَةِ. قَالَ: مَا الْمَسْؤُولُ عَنْهَا بِأَعْلَمَ مِنَ السَّائِلِ. فَأَخْبِرْنِي عَنْ أَمَارَاتِهَا. قَالَ: أَنْ تَلِدَ اْلأَمَةُ رَبَّتَهَا، وَأَنْ تَرَى الْحُفَاةَ الْعُرَاةَ الْعَالَةَ رِعَاءَ الشَّاءِ يَتَطَاوَلُونَ فِي الْبُنْيَانِ. ثُمَّ انْطَلَقَ فَلَبِثْتُ مَلِيًّا ثُمَّ قَالَ: يَا عُمَرُ، أَتَدْرِي مَنِ السَّائِلُ؟ قَلْتُ: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ. قَالَ: فَإِنَّهُ جِبْرِيلُ أَتَاكُمْ يُعَلِّمُكُمْ دِينَكُمْ. رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Omer Ibnu'l-Hattab (r.a.) ka thënë kështu:

Një ditë, kur ndodheshim pranë të Dërguarit të Allahut (a.s.), u duk një burrë jo vendas dhe që nuk e njihte asnjëri prej nesh, me rroba borë të bardha e me flokë sterrë të zeza. Shkoi gjer te Profeti, iu ul para, i mbështeti gjunjët në gjunjët e tij, i vuri duart mbi gjunjët e veta dhe tha:

- O Muhammed, më trego për Islamin!

I Dërguari i Allahut (a.s.) iu përgjigj:

**“Islami është të dëshmosh se nuk ka zot tjetër veç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij, të falësh namaz, të japësh zekat, të agjërosh në Ramazan dhe, po të kesh mundësi, ta vizitosh Qaben.”**

- Drejt e the! - Ia ktheu burri. Ne na erdhi çudi që burri edhe e pyeti, edhe ia miratoi fjalët.

Tani më trego se ç'është besimi! - i tha Profetit burri.

**“T'u besosh Allahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dërguarve të Tij, ditës së ahiretit si dhe kaderit, të mirës dhe të keqes si krijime të Tij!”** - iu përgjigj Profeti.

Burri ia miratoi sërish fjalët:

- Drejt e the!

Pastaj burri e pyeti:

- Ç'është mirësia?

I Dërguari i Allahut (a.s.) iu përgjigj:

**“Mirësi është ta adhurosh Allahun sikur ta kishe para sysh, sepse, edhe nëse ti s'e sheh Atë, Ai të sheh ty!”**

- Drejt e the! - e miratoi sërish burri. Pastaj e pyeti:

- Kur do të shpërthejë kiameti?

Profeti (a.s.) iu përgjigj:

**“Ai që pyetet nuk di për këtë gjë më shumë se ai që pyet!”**

- Atëherë, thuaji shenjat e tij! - i tha burri.

Dhe Profeti (a.s.) iu përgjigj:

**- “Nënat do të lindin fëmijë që kanë për t'u sjellë ndaj tyre sikur t'i kishin shërbëtore. Çobanë këmbëzbathur, kokëzbuluar e të zhveshur do të bëjnë garë me njëri-tjetrin në ndërtimin e ndërtesave të larta!”**

Burri u ngrit pa zë e shkoi. Unë mbeta një kohë ashtu, si i mpirë. Pastaj Profeti (a.s.) më pyeti:

“O Omer, a e di se kush qe ai burri që më bëri ato pyetje?”

- I Dërguari i Allahut e di! - Thashë unë.

Profeti (s.a.s) tha:

**- “Ai ishte Xhebraili. Erdhi t'jua mësonte fenë juve!”**[15]

---

15 Muslim, Iman, I, 5.

**Shpjegime**

Ky hadith që shtjellon tre koncepte themelore si **besimi** (iman), **Islami** (Islam) dhe **mirësia** (ihsan) dhe që bën fjalë për shenjat e kiametit, është emërtuar nga dijetarët si **"Hadithi Xhebrail"**.

Në këtë hadith profetik, pyetjet e drejtuara nga Xhebraili (a.s.) Profetit, janë bërë në mënyrë mjaft metodike. Në fillim Profeti është pyetur për Islamin që është shprehje e akteve që kanë edhe anë të jashtme. Pastaj është pyetur për besimin që është krejtësisht punë zemre dhe, pas kësaj, për mirësinë që është pika e fundit e përsosmërisë së besimit. Edhe Profeti (a.s.) ka dhënë përgjigje të shkurtra e thelbësore që do ta kënaqnin dëgjuesin.

Në të vërtetë, sipas shprehjes së imam Adhamit, besimi dhe Islami janë, në lidhje me njëri-tjetrin, si ana e jashtme dhe e brendshme e një gjëje. Ashtu siç nuk mund të ketë anë të jashtme pa anën e brendshme të saj dhe anë të brendshme pa anën e jashtme të saj, ashtu dhe nuk mund të mendohet Islami pa besim dhe besimi pa Islam. Këto janë koncepte të ndërvarura nga njëra-tjetra, pra dhe s'mund të mendohen pa njëra-tjetrën.

Shprehja e përdorur nga Profeti për përkufizimin e Islamit është e tillë që tregon se nuk mund të ketë Islam pa besim, sepse dëshmia është pohimi me gojë i besimit. Kurse në Fjalën e Dëshmisë janë përmendur dy bazat më të mëdha të besimit. Të gjitha adhurimet e tjera do të ngrihen mbi këtë besim. Adhurimet e përmendura nga Profeti në përkufizimin e Islamit nuk janë veprime të thata që kanë vetëm anën e tyre formale. Allahu dhe i Dërguari i Tij nuk i ftojnë njerëzit në veprime boshe pa shpirt e pa kuptim, të pastolisura me dritën e besimit!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Islami është dëshmimi se nuk ka zot tjetër veç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij, falja e namazit të pesë kohëve, dhënia e zekatit, agjërimi i muajit të Ramazanit, shkuarja në haxh sipas mundësive materiale.

2. Besimi (iman) është besimi te Allahu, te engjëjt e Tij, te librat e Tij, te të dërguarit e Tij, te dita e ahiretit dhe kaderi.

3. Mirësia (ihsan) është adhurimi i Allahut sikur ta kesh para syve.

4. Pohimi nga një njeri se nuk e di një gjë që s'e di, është shenjë diturie. Kjo gjë nuk ia rrëzon vlerën atij; përkundrazi, është argument i diturisë dhe devocionit të tij.

5. Ai që bën pyetje, duhet të sillet me delikatesë ndaj atij që ia drejton pyetjen, kurse dijetari duhet të tregohet bujar ndaj atij që pyet.

2ـ عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ثَلاَثَةٌ مَنْ كُنَّ فِيهِ وَجَدَ بِهِنَّ حَلاَوَةَ ٱلْإِيْمَانِ: أَنْ يَكُونَ اللهُ وَرَسُولَهُ أَحَبَّ إِلَيْهِ مِمَّا سِوَاهُمَا، وَأَنْ يُحِبَّ الْمَرْءَ لاَيُحِبُّهُ إِلاَّ لِلّٰهِ، وَأَنْ يَكْرَهَ أَنْ يَعُودَ فِي الْكُفْرِ بَعْدَ أَنْ أَنْقَذَهُ اللهُ مِنْهُ كَمَا يَكْرَهُ أَنْ يُقْذَفَ فِي النَّارِ. مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rivajetit (rrëfimit) të Enes ibni Malikut (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**“Janë tri cilësi që, ai që i ka, e shijon shijen e besimit:**

**T'i duash Allahun dhe të dërguarin e Tij më shumë se këdo tjetër.**

**Të duash për hir të Allahut.**

**Ta quash rikthimin në mohim, pasi Allahu të ka shpëtuar një herë nga baltovina e mohimit, të shëmtuar e të rrezikshëm si hedhjen në zjarr.”**[16]

**Shpjegime**

Në hadithet profetike, shija e besimit është shprehur me emërtimin e ëmbël, **“halavetu'l-iman”** ose **“ta'mu'l-iman”**. Në një rivajet të specialistit të hadithit Nesai, është thënë “halavetu'l-Islam” duke tërhequr vëmendjen në faktin që shija e besimit me shijen e Islamit nuk mund të ndahen.

Siç rrëfen ungji i Profetit, Hz. Abbasi, Profeti ka thënë kështu për shijen e besimit:

*“Personi që e pranon Allahun për Zot, Islamin për fe dhe Muhammedin për profet dhe që është i kënaqur prej tyre, e ka shijuar shijen e besimit!”* (Muslim, Iman, 56)

Edhe në një hadith të rrëfyer nga Enes ibni Malik (r.a.), Profeti ka thënë kështu:

*“Janë tri cilësi që, kush t'i ketë, e ka të ndaluar xhehennemin sikurse dhe xhehennemi e ka të ndaluar atë: ta besosh Allahun, ta duash Allahun dhe të zgjedhësh më mirë djegien në zjarr sesa kthimin në mohim!”* (Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 114)

Përfundimi i parë e i përgjithshëm që mund të nxirret nga këto rivajete, është se kushti themelor për ta shijuar besimin është dashuria, pëlqimi dhe kënaqësia.

16 Buhari, Iman, 9, 14; Ikrah, 1, Edeb, 42; Muslim, Iman: 67.

Dhe tani le t'i shqyrtojmë tri cilësitë që e bëjnë besimtarin ta shijojë besimin:

**a) Ta duash Allahun dhe të dërguarin e Tij më shumë se këdo tjetër**

*Halavetin, domethënë shijen, shijimin,* dijetarët tanë e kanë komentuar si kënaqësi e ndjerë prej bindjes (ndaj Allahut dhe Profetit), si përballim i vështirësive me synim për të fituar pëlqimin e Allahut dhe Profetit dhe si parapëlqim i kësaj ndaj interesave dhe ndjenjave materiale të kësaj bote. Shprehja në hadith e kësaj të vërtete është **"ta pranosh me pëlqim Allahun si Zot, Islamin si fe dhe Muhammedin si të dërguar të Allahut, si profet"**. Në terminologjinë përkatëse, *pëlqimi, pranimi me pëlqim quhen riza.* **Riza do të thotë të jesh i kënaqur me një gjë në atë masë sa të mos kërkosh tjetër veç saj.** Gjëja që duhet dhe pranohet, është dhe bëhet e lehtë për atë që e do dhe e pranon atë gjë, për rrjedhojë, kryerja, realizimi i saj janë të lehtë, bëhen me kënaqësi. Në këto kushte, themi se besimtari, i cili i do Allahun dhe të dërguarin e Tij më shumë se çdo gjë tjetër, të gjitha detyrat fetare, atij i duken të lehta e i japin kënaqësi. Çdo urdhër të tyre, besimtari e çon në vend me tërë mundësitë e veta, pa përtaci apo lëkundje dhe kjo e ngre besimtarin në nivelin e **njeriut të besimit.** Sepse pëlqimi (riza) është përkushtimi i zemrës dhe vetes ndaj atij që do. E thënë ndryshe, pëlqimi e përjashton mundësinë që besimtari t'ia japë zemrën dikujt që s'është besimtar.

**b) Të duash për hir të Allahut**

Dashuria është një ndjenjë e bashkëlindur për ne. Çdo njeri ka disa gjëra që i do. Në një kuptim, dashuria është zinxhiri i skllavërisë së vërtetë për njeriun. Njeriu mund të futet në dorë (mund të fitohet, mund të robërohet) me anë të mendjes, me anë të zemrës dhe me anë të stomakut. Njeriu, të cilit i është fituar zemra ose, e thënë ndryshe, që ia ka dhënë, ia ka falur zemrën dikujt tjetër, është i pasionuari i tij, robi i tij.

Ndërkaq, **të duash për hir të Allahut** do të thotë **të mos pranosh për dashurinë tjetër përgjigje veç se me dashuri.** Ja, me këtë kuptim dashuria i përfton besimit thellësi dhe kënaqësi.

Kalimi i masës në dashuri mund të sjellë për njeriun përfundime të rënda gjer dhe te humbja e mendjes. Njeriu që ia ka dhënë zemrën dikujt tjetër veç Allahut, është si një vend i pushtuar nga armiku. Në asnjë pjesë, në asnjë skaj të atij vendi nuk ka prehje e qetësi.

Dashuria që bie në kundërshtim me dinjitetin e besimit, e çon besimtarin në mohimin e vetvetes. Kjo e asgjëson besimin dhe, kur s'ka besim, është e pamundur të flasësh për shijen e tij.

Kjo është edhe pika thelbësore e këtij hadithi në lidhje me këtë çështje.

c) **Ta quash rikthimin në mohim të shëmtuar e të rrezikshëm si hedhjen në zjarr**

E shprehur shkurt, kjo do të thotë të mos të shkojë mendja për mosbesim. Në këtë rast nuk mund të mendohet që, për ta shijuar sa më shumë një gjë, duhet ndarë prej saj. Kjo ide këtu nuk shkon. Shija e besimit dhe shijimi i tij janë në përpjestim të drejtë me vazhdueshmërinë, nivelin dhe intensitetin e tij.

Në këtë hadith të tërheq vëmendjen lidhja përngjasuese mes **kthimit nga besimi** dhe **hedhjes në zjarr.** Kjo është një reflektim i besimit themelor se besimi e ka vendin në xhennet dhe, mosbesimi (kufri), në xhehennem, në zjarr, domethënë, se besimtari e ka vendin në xhennet, kurse mosbesimtari, mohuesi, në xhehennem.

Si përfundim, shijimi i besimit kërkon një dashuri dhe zgjedhje jo ndjesore, por të arsyeshme, racionale. Një lutje e Profetit mbi këtë çështje është kështu:

*"Allahu im, na e bëj besimin të dashur, na i stolis zemrat me besim, na i trego të shëmtuara mohimin (kufrin), mëkatin dhe kundërshtimin dhe na bëj ndër ata që e gjejnë të vërtetën!"*[17]

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Për ta shijuar besimin, duhet ta duam Allahun dhe Profetin më shumë se këdo dhe çdo gjë tjetër, duhet t'i duam të tjerët për hir të Allahut, duhet të na duket kthimi nga besimi si hedhja në zjarr dhe të gjitha këto gjëra duhet t'i bëjmë me vetëdije e ndërgjegje të plotë.
2. Të duash dikë për hir të Allahut, do të thotë të kesh për të një dashuri që nuk shtohet në kushte të favorshme e të mira dhe nuk pakësohet në kushte të vështira e të këqija.
3. Njeriu që duron dhe tregon qëndrueshmëri për të mos hequr dorë nga besimi pavarësisht nga shtrëngesat ose edhe rreziku i vdekjes, që është gati ta paguajë besimin me jetën, është pakrahasimisht epror ndaj atij që nuk mban një qëndrim të tillë.

3. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: لاَتَدْخُلُوا الْجَنَّةَ حَتَّى تُؤْمِنُوا، وَلاَ تُؤْمِنُوا حَتَّى تَحَابُّوا. أَوَ لاَ أَدُلُّكُمْ عَلَى شَيْءٍ إِذَا فَعَلْتُمُوهُ تَحَابَبْتُمْ؟ أَفْشُوا السَّلاَمَ بَيْنَكُمْ. رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

17 Ahmed. b. Hanbel, Musned, III, 424.

**“Pa besuar, ju s'mund të hyni në xhennet dhe, pa e dashur njëri-tjetrin, nuk mund të thuhet se keni besuar. A t'ju tregoj një gjë që, kur ta zbatoni, do ta doni njëri-tjetrin? Përhapeni selamin** (përshëndetjen) **mes jush!”**[18]

### Shpjegime

Fakti që në xhennet do të hyjnë vetëm besimtarët, është një prej të vërtetave besimore më të rëndësishme që na mëson Kurani. Pasi profeti Muhammed e kumtoi fenë Islame, fjala besimtar (mumin) ka emërtuar vetëm myslimanët. Sepse në Kuran është deklaruar në mënyrë të hapur se Islami është e vetmja fe e vërtetë dhe se fetë e tjera veç tij nuk pranohen si fe të vërteta dhe se Allahu nuk është i kënaqur me to. Të gjithë profetët e ardhur nga Hz. Ademi (a.s.) e gjer te Hz. Muhammedi (a.s.) kanë kumtuar të njëjtat baza hyjnore dhe parime besimore. Xhenneti është bërë i ndaluar për mohuesit. Këtë të vërtetë e bëjnë të ditur hapur ajete të tillë si ky:

**“Njerëzit e xhehennemit u luten njerëzve të xhennetit: “Na hidhni edhe ne pak nga uji që pini ju ose nga të mirat që ju ka dhënë Allahu juve!” Dhe njerëzit e xhennetit u thonë: “Allahu i ka ndaluar këto për qafirët!”** (Kurani, A'raf: 50)

Besimtarët janë vëllezër me njëri-tjetrin. Kjo lloj vëllazërie vlerësohet para vëllazërisë së gjakut. Ashtu siç e duan dhe e mbrojnë njëri-tjetrin vëllezërit prej një nënë e një babe, ashtu dhe besimtarët duhet ta duan dhe mbrojnë njëri-tjetrin për hir të Allahut. Dashuria nuk është një fjalë e thatë. Miqësia dhe dashuria mes atyre që duhen mbështetet mbi shumë detyrime. Ata që nuk e kryejnë detyrën e tyre ndaj vëllait të fesë, do të thotë se nuk i plotësojnë detyrimet e dashurisë vëllazërore fetare, pra dhe nuk kanë arritur të bëhen besimtarë të përplotësuar. Kështu, përshëndetjet e dyanshme mes besimtarëve, veçanërisht përgjithësimi i përshëndetjes mes tyre, janë detyrime dhe pretekste që sjellin këtë dashuri. Sepse përshëndetja (selam) është treguesi i parë i paqësimit, miqësisë, gatishmërisë për të biseduar dhe për t'u marrë vesh. Edhe në mos qoftë kështu, madje, të prirë për të menduar se kështu duhet të jetë.

### Çfarë mësojmë nga ky hadith?

1. Në xhennet nuk do të hyjë tjetërkush veç besimtarëve. Mes bashkësisë së çdo profeti ka njerëz besimtarë që do të hyjnë në xhennet. Ndërkaq, pas Islamit, fetë e tjera e kanë humbur fuqinë, janë abroguar.
2. Dashuria mes besimtarëve është domosdoshmëri fetare. Pa dashuri të dyanshme mes besimtarëve, nuk mund të ketë besimtar të përplotësuar.

18 Muslim, *Iman*, 93.

3. Dashuria nuk është një fjalë e thatë; ajo ka detyrimet e veta. Detyrimet e dashurisë janë detyrat mes besimtarëve që duhen zbatuar.

4. Përgjithësimi dhe përhapja e përshëndetjes (selam) mes besimtarëve është një prej preteksteve kryesore që krijojnë dashurinë mes tyre.

**4.** عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: أَكْمَلُ الْمُؤْمِنِينَ إِيْمَانًا أَحْسَنُهُمْ خُلْقًا وَخِيَارُكُمْ خِيَارُكُمْ لِنِسَائِهِمْ. رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë:

**“Më i përsosuri në besim mes besimtarëve është ai që ka shprehitë më të mira. Më i dobishmi mes jush është ai që është i dobishëm për gratë!”**[19]

**Shpjegime**

Synimi i urdhrave dhe ndalimeve hyjnore është ta pajisin njeriun me moral të lartë. Nuk ka dyshim se njeriu që mbahet më fort pas urdhrave të Allahut, është besimtari më i mirë e më i përplotësuar. Besimi reflektohet në jetë në formën e moralit të bukur. Ja, pra, duke u nisur nga kjo pikë, Profeti ynë ka thënë se myslimani me besimin më të shëndoshë bëhet njeri me moralin më të lartë, se njeriu me shprehi jo të mira do të ketë patjetër të meta në besim. Njeriu që shkon mirë me të tjerët, njeriu me të cilin shkohet mirë, njeriu që sillet me të gjithë fytyrëqeshur, që dëshiron të mirën e të gjithëve dhe që përpiqet të mos ia thyejë zemrën askujt, është, pa dyshim, njeri me shprehi të mira.

Ndërsa **masa e besimit të përkryer** është shprehja e mirë, **masa e të qenit i dobishëm** është sjellja mirë me gratë. Njeriu i dobishëm sillet mirë me pjesëtarët e familjes, i do ata, interesohet për ta, nuk ua vë re të metat dhe përpiqet t'ua sigurojë nevojat sa më mirë. Si rrjedhojë e qëllimit të mirë dhe sjelljes së sinqertë ndaj pjesëtarëve të familjes, lë mbi ta një ndikim aq të fuqishëm sa ta quajnë si njeriun më të mirë të botës!

Kryetari i familjes që është sjellë më mirë se kushdo me gratë, është, pa dyshim, Profeti ynë, njeriu më i dobishëm i botës. Njeriu i mirë e i dobishëm, në sjelljen me familjen, e merr Profetin si shembull dhe, ashtu si ai:

- ia shpreh herë pas here gruas dashurinë që ndjen për të dhe bën fjalë për gjërat e bukura që ka menduar për të në të ardhmen;

- gjen pretekste të ndryshme për të bërë me gruan një bisedë të ëmbël dhe i tregon asaj për gjërat e bukura e të dobishme që ka parë, ka dëgjuar e ka lexuar;

19 Tirmidhi, *Rada*, 11; veçanërisht shih Ebu Davud, *Sunne*, 15; Ibni Maxhe, *Nikah*, 50.

- herë pas here bën shaka, qesh, i bën të tjerët për të qeshur dhe krijon në shtëpi një atmosferë të sinqertë.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Myslimani sillet mirë me të gjithë njerëzit, veçanërisht me pjesëtarët e familjes, dëshiron të mirën e tyre dhe nuk ua vë re të metat e gabimet.
2. Kriteri i të qenit i dobishëm është sjellja e mirë ndaj gruas. Nuk vjen dobi prej njeriut, që nuk sillet mirë me gruan.

5. عَنْ أَبِي سَعِيدِ الْخُدْرِيِّ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ يَقُولُ: مَنْ رَأَى مِنْكُمْ مُنْكَرًا فَلْيُغَيِّرْهُ بِيَدِهِ، فَإِنْ لَمْ يَسْتَطِعْ فَبِلِسَانِهِ، فَإِنْ لَمْ يَسْتَطِعْ فَبِقَلْبِهِ، وَذٰلِكَ أَضْعَفُ الْإِيمَانِ. رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Ebu Said el-Hudri (r.a.) ka thënë se e ka dëgjuar Profetin (a.s.) të thotë kështu:

**"Kush sheh ndonjë të keqe, ta rregullojë me dorë. Nëse nuk ka mundësi me dorë, ta rregullojë me gojë. Nëse nuk ka mundësi as me gojë, ta rregullojë me zemër, gjë që është grada më e dobët e besimit."**[20]

**Shpjegime**

Ky hadith tregon se si duhen rregulluar gjërat dhe veprimet e këqija. Në këtë çështje, ky hadith është themelor dhe krejt i veçantë. Urdhërimi për të mirë dhe pengimi i të keqes është detyrë që përfshin çdo mysliman përgjegjës. Dijetarët Islamë thonë se, në kuptim të përgjithshëm, rregullimi i të këqijave me dorë është detyrë e administratorëve (njerëzve të administratës dhe pushtetit), me gojë, është detyrë e dijetarëve, kurse me zemër, është detyrë e njerëzve të thjeshtë të popullit që nuk kanë aftësi, mundësi dhe fuqi për dy mënyrat e para. Kështu del se për myslimanin e çdo niveli ka një detyrë. Krahas kësaj, është thënë se çdo njeri bën nga këto atë për të cilën ka mundësi sipas nivelit të tij.

Myslimanët janë të detyruar të ngrenë një strukturë që t'i kryejë këto detyra, sepse nuk quhet se e kanë kryer detyrën po qe se nuk përgatisin një kuadër administrativ dhe udhëheqës të pajisur me cilësi Islame, dijetarë që ta njohin të mirën e të keqen e të këshillojnë të mirën si dhe një popull të ndjeshëm në këto çështje.

Personat që këshillojnë të mirën dhe ndalojnë të keqen, duhet ta njohin mirë metodën kumtuese të Islamit. Parime të përgjithshme si delikatesa, trajtimi

20 Muslim, *Iman*, 78.

i mirë, sjellja e butë dhe qëndrimi i mëshirshëm janë cilësi themelore që duhet të gjenden te ta.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Formimi i një administrate dhe udhëheqjeje që ta kryejë siç duhet detyrën për ta urdhëruar të mirën dhe ndaluar të keqen, përgatitja e dijetarëve që do ta trajtojnë këtë çështje dhe e një bashkësie apo shoqërie ku do të mund të realizohet kjo detyrë, janë për myslimanët farz kifaje.
2. Çdo mysliman e ka për detyrë t'i pengojë të këqijat me aq sa ka mundësi dhe me ato mjete që ka në dorë.
3. Parandalimi dhe ndalimi i të këqijave në shoqëri, në kuptim të përgjithshëm, u takon me dorë, domethënë, praktikisht, administratorëve dhe udhëheqësve, me gojë, domethënë me anë të kumtimit fetar, mësimit, edukimit dhe këshillimit, dijetarëve dhe intelektualëve, kurse me zemër, domethënë duke i prapësuar me zemër, duke treguar neveri dhe urrejtje për të këqijat, popullit.
4. Urdhri për të mirë dhe ndalimi i të keqes është përgjegjësi e përbashkët e shoqërisë Islame.

**6-** عَنْ أَبِي عَمْرٍو - وَقِيلَ أَبِي عَمْرَةَ - سُفْيَانَ بْنِ عَبْدِ اللهِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللهِ، قُلْ لِي فِي الْإِسْلاَمِ قَوْلاً لاَأَسْأَلُ عَنْهُ أَحَدًا غَيْرَكَ. قَالَ: ((قُلْ: آمَنْتُ بِاللهِ، ثُمَّ اسْتَقِمْ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Ebu Amr (ose Ebu Amre) Sufjan ibni Abdullah (r.a.) ka thënë kështu:

“I thashë të Dërguarit të Allahut:

“O i Dërguari i Allahut! Ma përshkruaj Islamin në atë mënyrë, që të mos kem nevojë më të ma përshkruajë tjetërkush veç teje!”

I Dërguari i Allahut (a.s.) më tha:

**“Thuaj i besova Allahut dhe pastaj bëhu i drejtë!”**[21]

**Shpjegime**

Rrëfyesi i hadithit, Sufjan ibni Abdullah ia ka paraqitur kërkesën Profetit në mënyrë tejet delikate e të edukuar. Ai nuk i ka kërkuar Profetit thjesht, “ma

21 Muslim, *Iman*, 62.

përshkruaj Islamin", por i ka thënë t'ia përshkruajë aq me rrënjë, hapur dhe të gjithanshme, sa të mos ketë më nevojë të pyesë dikë tjetër! Kërkesa, mjaft e bukur, vetëm se përgjigjja, jo aq e lehtë sa pandehet!

Me përvojën profetike dhe cilësinë e tij si "fjalëpak" (xhevamiul kelim), Profeti i ka dhënë kësaj kërkese të vështirë një përgjigje të shkurtër: "Në fillim thuaj i besova Allahut, pastaj bëhu i drejtë!" Sipas një hadithi tjetër, përgjigjja ka qenë kështu: *"Thuaj i besova Allahut, pastaj bëhu i drejtë!"*

Meqë **besimi monoteist** (tevhid) dhe orientimi ose **drejtësia** janë dy elementë themelorë në përkufizimin e Islamit, edhe përkufizimi i vetë këtyre elementëve do të bëhet sipas parimeve të Islamit e kurrsesi sipas përcaktimeve dhe pranimeve të mendimeve dhe sistemeve të tjera. Para së gjithash, orientimi ose drejtësia duhet të mbështeten në një besim monoteist të kulluar. Nuk mund të bëhet fjalë për orientim nëse në themelin e tij nuk qëndron besimi monoteist (tevhid). Është besimi në njësinë (unitetin) e Allahut që i jep orientim jetës. Kështu, qoftë në ajetet e Kuranit, qoftë në këtë hadith, flitet për orientimin ose drejtësinë pas pranimit të Allahut si Zot. Ndërkaq, nuk mund të thuhet se çdo njeri që ka një besim monoteist, bën një jetë të orientuar e të drejtë, sepse nuk është orientimi rezultat i domosdoshëm i besimit monoteist, por, përkundrazi, besimi monoteist është parakushti i pamënjanueshëm i orientimit.

Jetesa në mënyrë të orientuar e me drejtësi kërkon kujdes dhe përpjekje të jashtëzakonshme dhe, megjithëkëtë, mund të mos kihet sukses. Kështu, në ajetin e 6-të sures Fussilet thuhet: **"... zini të gjithë rrugën e drejtë që shkon për te Allahu dhe kërkoni prej Tij falje..."** Këtu, këshilla për të kërkuar falje ka të bëjë me të metat dhe gabimet e mundshme në orientim. Edhe Profeti, në një hadith, ka thënë: *"S'mund t'ia arrini plotësisht, megjithatë, bëhuni të drejtë!"*[22] Me këtë, Profeti ka theksuar se sa e vështirë është të jesh i drejtë dhe se, megjithëkëtë, kurrë nuk duhet hequr dorë nga drejtësia. Siç dihet, është një rregull i njohur, sipas të cilit, *nuk hidhet poshtë e tëra për pjesën.*

Në drejtësi, rëndësi shumë të madhe bart drejtësia e zemrës dhe gjuhës. Zemra që beson në një Zot të vetëm dhe e bën të vetën drejtësinë, ndikon edhe mbi gjuhën. Gjuha është interpret i zemrës. Jo vetëm kaq. Drejtësia apo shtrembëria e gjuhës ndikon mbi veprimet e organeve të tjera. Në një hadith profetik thuhet: "Çdo mëngjes, të gjitha organet i flasin zemrës: *"Ki frikë nga Allahu për ne. Ne jemi lidhur pas teje. Po të jesh ti e drejtë, edhe ne jemi të drejtë. Po të veprosh ti shtrembër, edhe ne shkojmë në të shtrembër!"* Këtë e ka theksuar Profeti edhe në një hadith tjetër: *"Besimi i robit me zemër jo të drejtë, s'është i drejtë. Dhe zemra nuk bëhet e drejtë pa u bërë gjuha e drejtë!"*[23] Atëherë, themi se duhet qënë i

22 Ibni Maxhe, *Taharet*, 4; Darimi, *Vudu*, 2; Muvatta, *Taharet*, 36.

23 Ahmed b. Hanbel, *Musned*, III, 198.

drejtë me zemër e me fjalë. Ky është kuptimi i këshillës së Profetit: “Thuaj i besova Allahut dhe pastaj bëhu i drejtë!” Ky është dhe Islami!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Profeti u jepte përgjigje kërkesave që i drejtoheshin.
2. Orientimi (drejtësia) është një nivel i caktuar i përsosmërisë së besimit.
3. Sahabet kishin shumë dëshirë për ta mësuar dhe jetuar Islamin.
4. Orientim (drejtësi) do të thotë lumturi në këtë botë dhe në jetën e pasme (ahiret).

7. عَنْ جَابِرٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: جَاءَ أَعْرَابِيٌّ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللّٰهِ، مَا الْمُوجِبَتَانِ؟ قَالَ: ((مَنْ مَاتَ لاَيُشْرِكُ بِاللّٰهِ شَيْئًا دَخَلَ الْجَنَّةَ، وَمَنْ مَاتَ يُشْرِكُ بِاللّٰهِ شَيْئًا دَخَلَ النَّارَ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Xhabir ibni Abdullah (r.a.) ka thënë kështu:

“Erdhi një beduin te i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe e pyeti: “O i Dërguari i Allahut, cilat janë ato dy gjëra që e çojnë njeriun në xhennet ose xhehennem?”

Profeti (a.s.) iu përgjigj:

**“Ai që vdes pa i bërë shok Allahut, hyn në xhennet, kurse ai që vdes duke i besuar edhe dikujt tjetër veç Allahut, hyn në xhehennem!”**[24]

**Shpjegime**

Shpëtimi prej ndëshkimit të xhehennemit dhe lumturia mes të mirave të xhennetit është një përfundim i lumtur që do ta dëshironte çdo mysliman, prandaj, gjithsesi, njeriu do të jetë kureshtar për t'i njohur sjelljet dhe qëndrimet që do ta pengonin për të arritur një fund të tillë të lumtur! Në këtë hadith kemi përballë një beduin që kërkon ta shuajë kureshtjen e vet. Ai e pyet Profetin, se cilat janë ato dy gjëra që e çojnë njeriun në xhennet ose xhehennem. Profeti i përgjigjet se besimi i palëkundur te një Zot i vetëm ka si përfundim xhehennemin, kurse politeizmi, besimi te më shumë se një Zot, ka si përfundim xhehennemin.

Vdekja duke besuar dhe pohuar se Allahu nuk ka të njëjtë e të ngjashëm me veten, do të thotë vdekje si besimtar i besimit monoteist Islam, tevhid. Përfundimi i kësaj është hyrja në xhennet. Kurse trajtimi si Zot, përveç Allahut, edhe i ndonjë krijese çfarëdo, qoftë ajo engjëll ose profet, si dhe adhurimi i tij është politeizëm.

24 Muslim, Iman, 151.

Allahu ka bërë të ditur se politeizmi është mëkati i vetëm që Ai s'ka për ta falur. Si rrjedhojë, përfundimi i politeizmit është qëndrimi i përjetshëm në xhehennem.

Fakti që në këtë hadith nuk flitet fare për akte e mëkate, tregon se këtu çështja trajtohet në mënyrë thelbësore. Kështu, ekzistojnë deklarata të formës së prerë të Profetit se personi që vdes pa rënë në politeizëm, do të hyjë në xhennet edhe sikur të ketë kryer mëkate të mëdha si vjedhja dhe prostitucioni. Allahu i Lartë, po të dojë, i fal që në krye mëkatet e paburuara prej mohimit dhe e çon njeriun në xhennet; po të dojë, e detyron atë t'i shlyejë mëkatet në xhehennem e, pastaj, e çon në xhennet. Pra, rezultati përfundimtar në këtë rast është hyrja në xhennet pas një xhehennemi të përkohshëm. E vërteta tjetër e formës së prerë është se mohimi (kufr) dhe politeizmi (shirk) e mbyllin njeriun përjetësisht në xhehennem. Prandaj Profeti na e tërheq vëmendjen se çështja thelbësore si rrjedhojë e të cilës xhenneti dhe xhehennemi bëhen për njeriun të përjetshëm, është besimi monoteist (tevhid) me të kundërtën e vet, politeizmin. Ndërkaq, kjo është një çështje me rëndësi të madhe që i jep njeriut shpresë dhe siguri se mëshira e Allahut nuk do t'i mungojë, sepse mosrënia në politeizëm është e mjaftueshme për të hyrë në xhennet. Kurse adhurimet, mirësitë dhe shërbimet kanë të bëjnë, që të gjitha, me nivelet e xhennetit.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Ai që vdes pa njohur zot tjetër veç Allahut, pra, pa rënë në politeizëm, në fund të fundit do të hyjë në xhennet.
2. Ai që vdes pasi të ketë besuar si Zot edhe qenie, gjëra apo krijesa të tjera veç Allahut, pra, pasi të ketë rënë në politeizëm si dhe që vdes pa u penduar për këtë, hyn në xhehenem për të mbetur përjetësisht në të.
3. Besimi monoteist (tevhid) është çelësi i xhennetit, kurse politeizmi (shirk), shkaku për të mbetur në xhehennem përjetësisht.

**8.** عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: ((يَا مُعَاذُ))، قَالَ: لَبَّيْكَ يَا رَسُولَ اللهِ وَسَعْدَيْكَ. قَالَ: ((يَا مُعَاذُ))، قَالَ: لَبَّيْكَ يَا رَسُولَ اللهِ وَسَعْدَيْكَ ـ ثَلاَثًا ـ قَالَ: ((مَا مِنْ عَبْدٍ يَشْهَدُ أَنَّ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللهُ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ، صِدْقًا مِنْ قَلْبِهِ، إِلاَّ حَرَّمَ اللهُ عَلَى النَّارِ))! قَالَ: يَا رَسُولَ اللهِ، أَفَلاَ أُخْبِرُ بِهَا النَّاسَ فَيَسْتَبْشِرُوا؟ قَالَ: ((إِذَنْ يَتَّكِلُوا)). فَأَخْبَرَ مُعَاذٌ عِنْدَ مَوْتِهِ تَأَثُّمًا. مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Enesit (r.a.), gjatë një udhëtimi, i Dërguari i Allahut (a.s.) i ka bërë zë tri herë Muadhit që e ka pasë marrë në vithe të kalit: **"O Muadh!"**



Dhe Muadhi i është përgjigjur të tri herët po një lloj: **"Urdhëro, o i Dërguari i Allahut!"** Pas përgjigjes së herës së tretë, Profeti i ka thënë kështu Muadhit:

**"Atë që dëshmon sinqerisht se s'ka zot tjetër veç Allahut dhe se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Allahut, Allahu s'ka për ta çuar kurrë në xhehennem!"**

Pas këtyre fjalëve, Muadhi i ka kërkuar leje Profetit:

"A t'ua jap këtë lajm myslimanëve që të gëzohen, o i Dërguari i Allahut?"

Dhe Profeti i ka thënë kështu:

**"Atëherë ata do t'i besonin kësaj dhe do të bëheshin përtacë** (do të përtonin të bënin punë të mira e të dobishme)**!"**

Muadh ibni Xhebel e ruajti të fshehtën e kësaj fjale gjer afër vdekjes, por, për t'u çliruar nga mëkati i fshehjes përgjithmonë të një informacioni si ky, e rrëfeu ngjarjen afër fundit të jetës.

**Shpjegime**

Këtu jepet lajmi i gëzuar i mundësisë së shpëtimit nga xhehennemi pa përmendur ndonjë detyrë fetare, vetëm duke dëshmuar, pra, vetëm duke shprehur një besim të sinqertë. Dhe kjo gjë është një shpëtim i madh në kuptimin e vërtetë të fjalës. Gëzimin dhe shpresën e madhe të buruar nga sihariqi i Profetit e kuptojmë edhe nga emocioni i Muadh ibni Xhebelit që i kërkoi menjëherë leje Profetit për t'i njoftuar edhe myslimanët e tjerë që të gëzoheshin edhe ata. Por Profeti e pengoi duke ia kujtuar Muadhit se ata që s'e njihnin mirë Islamin, duke u mbështetur

vetëm në sigurinë e kësaj fjale, do të binin në përtaci. Kjo masë penguese tregon se harrimi i detyrave adhurimore dhe njerëzore të dobishme duke i besuar favorit hyjnor, nuk është një qëndrim me vend. Gjithashtu, pengimi i Profetit na tërheq vëmendjen se jo çdo informacion duhet t'u bëhet i ditur të gjithëve.

Këtu është me vend të kujtojmë se, kur e kanë pyetur Profetin se pse bën aq shumë adhurim kur i janë falur të gjitha mëkatet e shkuara e të ardhshme, është përgjigjur: *"A të mos bëhem një rob që falënderon?"*

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Besimi monoteist (tevhid) është, në vetvete, një shkak dhe lajm i gëzuar shpëtimi.
2. Informacioni dhe njohuritë u duhen dhënë atyre që i kuptojnë.

9. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((اَلإِيمَانُ بِضْعٌ وَسَبْعُونَ أَوْ بِضْعٌ وَسِتُّونَ شُعْبَةً: فَأَفْضَلُهَا قَوْلُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللهُ، وَأَدْنَاهَا إِمَاطَةُ الْأَذَى عِنِ الطَّرِيقِ؛ وَالْحَيَاءُ شُعْبَةٌ مِنَ الْإِيمَانِ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Siç ka rrëfyer Ebu Hurejre (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë:

**"Besimi është rreth gjashtëdhjetë apo shtatëdhjetë cilësish. Besimi i cilësisë më të lartë është të thuash se "nuk ka zot tjetër veç Allahut", kurse i cilësisë më të ulët është të heqësh nga rruga gjërat që i pengojnë apo mundojnë njerëzit. Edhe ndjenja e turpit është cilësi e besimit!"**[25]

Nga mënyra e shprehjes e këtij hadithi kuptohet se besimi ka një strukturë qendrore ose një trung, gjë që është pohimi me zemër, dhe një strukturë të përbërë prej degëzimesh cilësore që dalin nga ky trung. Kështu, nga disa dijetarë, besimi është përngjasuar me një pemë. Edhe në Kuran, besimi është përngjasuar me një pemë:

**"... fjala e bukur është si një pemë e bukur me rrënjët në tokë e degët në qiell, e cila, me leje të Zotit tënd, jep gjithmonë fruta. Allahu bën të tilla përngjasime për njerëzit, që të marrin mësim!"**[26] Besimi monoteist Islam (tevhid) është një pemë me rrënjët në zemër dhe degët jashtë, në sjelljet dhe veprimet e njeriut.

Ky hadith profetik që bën për ne kuadrin e cilësive të besimit ose të besimit të niveleve të ndryshme cilësore, na përvijon para një vijë interesante që zgjatet

25 Muslim, *Iman*, 58.

26 Kurani, *Ibrahim: 24*.

nga pohimi "la ilahe il'lallah" gjer te heqja nga rruga e gjërave që i pengojnë njerëzit dhe u shkaktojnë atyre vështirësi e mundim. Kjo vijë është uniteti i pandashëm i teorisë me praktikën, i idesë me zbatimin praktik, shkurt, i fesë me botën.

Profeti ynë thotë se pohimi **"nuk ka zot tjetër veç Allahut"** që është shprehja verbale e besimit monoteist në zemër, është shfaqja më e lartë e më sublime e besimit. Ndërkaq, pastrimi nga rruga i pengesave dhe mundimeve është treguesi i formës praktike më të lehtë e, ndoshta, më pak të dobishme të këtij besimi. Njëra, forma krejtësisht morale e shpirtërore e besimit, tjetra, forma krejtësisht materiale, një veprim jashtëzakonisht i lehtë siç është heqja nga rruga e një guri që bëhet pengesë për njerëzit dhe mjetet. Megjithë dallimin e madh mes këtyre dy skajeve, që të dyja janë pjesë të pandara të një uniteti besimor si trungu me degët! Siç duket, marrëdhënia e veprimeve njerëzore me besimin, uniteti i fesë me jetën dhe shkrirja e lëndës me kuptimin nuk mund të parashtroheshin më bukur se me këtë përngjasim!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Besimi përbëhet prej shumë cilësish pavarësisht nga vlera e tyre e ndryshme. Secila nga këto cilësi ka lidhje të drejtpërdrejtë e organike me besimin.
2. Besimi i çdo cilësie është pretekst më vete për mirësi e dobi.
3. Shumëllojshmëria e rrugëve të së mirës ka të bëjë me shumëllojshmërinë e cilësive të besimit.

# PJESA II
# SUNNETI SI BURIM I FESË

**ÇËSHTJET**

NEVOJA PËR PROFETIN DHE SUNNETIN

**PUNË PËRGATITORE**

1. Kërkoni të dini se pse është nevoja për profet e për sunnet?
2. Mblidhni të dhëna mbi vendin e sunnetit në fe dhe çështjen e karakterit të tij kushtëzues.

# NEVOJA PËR PROFETIN DHE SUNNETIN

Krijuesi i Lartë e ka krijuar njeriun si një qenie të përsosur e të lartë. Megjithëkëtë, njeriu nuk zotëron një strukturë të tillë që të mund të bashkëbisedojë me Zotin drejtpërdrejt. Prandaj, qysh nga dita kur në botë nisi jeta njerëzore, Zoti ka zgjedhur mes njerëzve persona të quajtur *profetë* (nebi ose resul), të cilët i ka ngarkuar me detyrën për të krijuar lidhjen mes Tij dhe njerëzve dhe për t'u bërë atyre shpjegimet e nevojshme.

Të gjithë profetët janë përfaqësues të Zotit, të ngarkuar me detyrën për t'u përcjellë njerëzve urdhrat dhe ndalimet e Tij dhe për t'u treguar atyre rrugën e drejtë. Profetët janë përpjekur ta çojnë në vend këtë detyrë të shenjtë përfaqësimi. Edhe profeti ynë, Hz. Muhammed Mustafa (a.s.), ia ka përcjellë ummetit të vet në mënyrë të praktikueshme njohuritë e domosdoshme për të jetuar ashtu siç kërkon Allahu i Lartë. Si çdo profet tjetër, edhe profeti ynë ka pasur dy detyra themelore: *kumtesën* (teblig) dhe *shpjegimin* (bejan).

يَآاَيُّهَاالرَّسُولُ بَلِّغْ مَآاُنْزِلَ اِلَيْكَ مِنْ رَبِّكَ, وَاِنْ لَمْ تَفْعَلْ فَمَا بَلَّغْتَ رِسَلَتَهُ

**"O i Dërguar, kumtoje atë që të është zbritur nga Zoti yt! Po s'e bëre këtë, nuk e ke çuar në vend përfaqësimin e Tij."**[27]

وَاَنْزَلْنَآ اِلَيْكَ الذِّكْرَ لِتُبَيِّنَ لِلنَّاسِ مَانُزِّلَ اِلَيْهِمْ

**"Ta zbritëm Kuranin ty që t'ua shpjegosh njerëzve qartë se ç'u thuhet atyre!"**[28]

وَاِنْ تُطِيعُوهُ تَهْتَدُوا

**"Nëse i bindeni të Dërguarit, e gjeni rrugën e drejtë."**[29]

وَمَآ آتَيكَمُ الرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَانهَيكُمْ عَنْهُ فَانْتَهُوا

**"Ç't'ju japë i Dërguari, atë merreni dhe largohuni prej asaj që ju ndalon ai!"**[30]

مَنْ يُطِعِ الرَّسُولَ فَقَدْ اَطَاعَ اللّٰهَ

27 Kurani, Maide: 67.

28 Kurani, Nahl: 44.

29 Kurani, Nur: 54.

30 Kurani, Hashr: 7

**"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut!"[31]**

Ashtu siç ia kërkonte detyra, ajetet e Kuranit të marra prej Allahut me rrugën e zbulesës hyjnore (vahj), Profeti jo vetëm që ua përcillte njerëzve, por, në të njëjtën kohë, edhe ua përshkruante dhe shpjegonte. Kjo ishte detyra e tij kryesore. Ndërkaq, duhet theksuar menjëherë se, meqë detyra kumtuese e tij qe e gjithëbotshme, edhe shpjegimet e tij ai i bënte në një kuadër dhe me një cilësi në përputhje me këtë. Kështu, sunneti ishte interpretimi nga Profeti i Kuranit në plan gjithëbotëror.

Pa dyshim, është e vërtetë se Kurani është i mjaftueshëm, i qartë dhe sqarues. Megjithëkëtë, meqë niveli kuptimor i njerëzve është i ndryshëm, është e pamundur që të gjithë njerëzit ta interpretojnë dhe kuptojnë secili njëlloj dhe drejt. Nga ana tjetër, për t'i bërë njerëzit përgjegjës, duhet jo vetëm ta dëgjojnë Kuranin, por edhe ta kuptojnë. Njerëzit nuk mund të ngarkohen me përgjegjësi për një gjë që s'e kuptojnë. Prandaj, duhet që secilit t'i shpjegohet ajo për të cilën ka nevojë. Dhe, sigurisht, shpjegimin më të mirë, më të bukur, më të drejtë e më të kënaqshëm do ta bëjë Profeti, ai që është i ngarkuar për t'i sjellë dhe kumtuar ajetet e Kuranit. Shpjegimet e Profetit kurrë nuk nënkuptojnë se Kurani është i mangët, i pamjaftueshëm dhe i mbyllur. Njerëzit, të cilët nuk kanë detyrë tjetër veçse "ta adhurojnë Allahun", vetëm në saje të këtyre shpjegimeve do të mësojnë se si ta adhurojnë Atë. Prandaj, nuk mund të mendohet një realitet mysliman pa Sunnet.

Për trajtësimin e jetës sipas vullnetit hyjnor, Sunneti merr përsipër një detyrë të shkallës së parë krahas Kuranit. Këtë e shpreh edhe Kurani që urdhëron bindjen ndaj Profetit, edhe vetë Profeti.

Në Kuran urdhërohet:

قُلْ اِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللّٰهَ فَاتَّبِعُونِى يُحْبِبْكُمُ اللّٰهُ وَيَغْفِرْلَكُمْ ذُنُوبَكُمْ

**"Thuaj: "Nëse e doni Allahun, bëni si ju them unë që edhe Allahu t'ju dojë ju e t'jua falë gjynahet!"[32]**

لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِى رَسُولِ اللّٰهِ اُسْوَةٌ حَسَنَةٌ لِمَنْ كَانَ يَرْجُوا اللّٰهَ وَالْيَوْمَ الْآخِرَ

**"Te i Dërguari i Allahut ka një shembull të bukur për ju që shpresoni të arrini ditën e kiametit e të takoheni me Allahun!"[33]**

31 Kurani, Nisa: 80.

32 Kurani, Al-i Imran: 31.

33 Kurani, Ahzab: 21.

فَاِنْ تَنَازَعْتُمْ فِى شَيْئٍ فَرُدُّوهُ اِلَى اللهِ وَالرَّسُولِ
اِنْ كُنْتُمْ تُؤْمِنُونَ بِاللهِ وَالْيَومِ الْآخِرِ

**"Nëse u besoni Allahut dhe të Dërguarit, çështjet për të cilat bini në kundërshtim mes jush, ua parashtroni Allahut dhe të Dërguarit të Tij!"[34]**

فَلاَ وَرَبِّكَ لاَيُؤْمِنُونَ حَتَّى يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لاَيَجِدُوا فِى
اَنْفُسِهِمْ حَرَجًا مِمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا

**"Pa dyshim, për sa kohë që ata nuk do të të caktojnë ty gjykatës për mosmarrëveshjet e lindura mes tyre, nuk do ta pranojnë pa lëkundje e shqetësim vendimin tënd dhe nuk do t'i nënshtrohen atij, nuk do të bëhen dot besimtarë të vërtetë!"[35]**

Profeti thotë kështu:

*"Kush i kthen krahët sunnetit tim (mënyrës time të jetesës), nuk është nga të mitë!"[36]*

*"Dalja nga feja fillon me braktisjen e sunnetit. Ashtu siç këputet litari duke iu këputur fijet një nga një, ashtu dhe feja shkatërrohet duke e braktisur sunnetin pjesë-pjesë!"[37]*

Të gjitha këto ajete dhe hadithe tregojnë se myslimanët do të mund ta ruajnë identitetin e tyre Islam vetëm po të lidhen fort pas Sunnetit e të mos shkëputen prej tij, sepse është një e vërtetë krejt e qartë që boshllëku i krijuar me braktisjen e Sunnetit do të mbushet me sajime (bid'at) që janë krejt e kundërta e Sunnetit.

Me përkufizimin dhe identifikimin më të shkurtër, Sunneti është "kultura Islame". Kurse sajimet (bid'at) janë elementë të huaj të kundërt me Islamin, që s'kanë vend në Islam por që kërkojnë të duken si të Islamit dhe bëhen përpjekje për t'i treguar si të tilla.

Vlerat e përbashkëta dhe ngjasimet në zbatim të dala në pah gjatë gjithë kohëve mes myslimanëve që jetojnë në kontinente dhe zona klimatike të ndryshme, janë rrjedhojë e karakterit përcaktues, njësues dhe unifikues të Islamit ose të karakterit universal të tij. Po të shpreheshim më hapur, ummeti, bashkësia, ekziston me Sunnetin dhe jeton me të. Devijimi fillon me ndarjen nga Sunneti.

---

34 Kurani, Nisa: 59.

35 Kurani, Nisa: 65.

36 Buhari, Nikah, 1; Muslim, Nikah, 5.

37 Darimi, Mukaddime, 16.

**PËRMBLEDHJE**

1. Thoni dy ajete mbi bindjen ndaj Profetit.
2. Thoni ç'dini mbi burimin e sunnetit.
3. Sillni argumente nga ajete dhe hadithe mbi vendin e sunnetit në fe dhe çështjen e karakterit të tij kushtëzues.
4. Jepni të dhëna mbi konkluzionet juridike të sjella nga sunneti.

# HADITHE MBI DASHURINË PËR ALLAHUN

**1**- عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((ثَلاَثَةٌ مَنْ كُنَّ فِيهِ وَجَدَ بِهِنَّ حَلاَوَةَ الْإِيمَانِ: أَنْ يَكُونَ اللّٰهُ وَرَسُولَهُ أَحَبَّ إِلَيْهِ مِمَّا سِوَاهُمَا, وَأَنْ يُحِبَّ الْمَرْءَ لاَيُحِبُّهُ إِلاَّ لِلّٰهِ, وَأَنْ يَكْرَهَ أَنْ يَعُودَ فِي الْكُفْرِ بَعْدَ أَنْ أَنْقَذَهُ اللّٰهُ مِنْهُ كَمَا يَكْرَهُ أَنْ يُقْذَفَ فِي النَّارِ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rivajetit (rrëfimit) të Enes ibni Malikut (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Janë tri cilësi që, ai që i ka, e shijon shijen e besimit:**

**Të duash Allahun dhe të dërguarin e Tij më shumë se këdo tjetër.**

**Të duash për hir të Allahut.**

**Ta quash rikthimin në mohim, pasi Allahu të ka shpëtuar një herë nga baltovina e mohimit, të shëmtuar e të rrezikshëm si hedhjen në zjarr."**[38]

**Shpjegime**

Le t'i shqyrtojmë tani shkurtimisht tri cilësitë, që i bëjnë besimtarët ta shijojnë besimin:

**a) Ta duash Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se këdo (dhe çdo gjë) tjetër**

*Halavetin*, domethënë *shijen, shijimin,* dijetarët tanë e kanë komentuar si kënaqësi e ndjerë prej bindjes (ndaj Allahut dhe Profetit), si përballim i vështirësive me synim për të fituar pëlqimin e Allahut dhe Profetit dhe si parapëlqim i kësaj ndaj interesave dhe ndjenjave materiale të kësaj bote. Gjëja që duhet dhe pranohet, është dhe bëhet e lehtë për atë që e do dhe e pranon atë gjë, për rrjedhojë, kryerja, realizimi i saj janë të lehtë, bëhen me kënaqësi. Në këto kushte, themi se besimtarit, i cili i do Allahun dhe të dërguarin e Tij më shumë se çdo gjë tjetër, të gjitha detyrat fetare, i duken të lehta e i japin kënaqësi. Çdo urdhër të tyre, besimtari e çon në vend me tërë mundësitë e veta, pa përtaci e lëkundje.

38 Buhari, Iman, 9, 14; Ikrah, 1, Edeb, 42; Muslim, Iman: 67.

### b) Të duash për hir të Allahut

Dashuria është një ndjenjë e bashkëlindur për ne. Çdo njeri ka disa gjëra që i do.

Ndërkaq, **të duash për hir të Allahut** do të thotë të mos pranosh për dashurinë tjetër përgjigje veç se me dashuri. Ja, me këtë kuptim, dashuria i përfton besimit thellësi dhe kënaqësi.

Njeriu që ia ka dhënë zemrën dikujt tjetër veç Allahut, është si një vend i pushtuar nga armiku. Në asnjë pjesë, në asnjë skaj të atij vendi nuk ka prehje e qetësi. Dashuria, që bie në kundërshtim me dinjitetin e besimit, e çon besimtarin në mohimin e vetvetes. Kjo e asgjëson besimin dhe, kur s'ka besim, është e pamundur të flasësh për shijen e tij.

### c) Ta quash rikthimin në mohim të shëmtuar e të rrezikshëm si hedhjen në zjarr

E shprehur shkurt, kjo do të thotë të mos të shkojë mendja për mosbesim. Në këtë rast nuk mund të mendohet që, për ta shijuar sa më shumë një gjë, duhet ndarë prej saj. Kjo ide këtu nuk shkon. Shija e besimit dhe shijimi i tij janë në përpjestim të drejtë me vazhdueshmërinë, nivelin dhe intensitetin e tij.

Askush me mend në kokë s'dëshiron të digjet në zjarr, se e di se ç'dhimbje e vuajtje është kjo. Ta quash edhe mosbesimin të tillë dhe të përpiqesh për ta mbrojtur besimin pavarësisht nga çmimi, do të thotë ta shijosh atë.

Një lutje e Profetit mbi këtë çështje është kështu:

*"Allahu im, na e bëj besimin të dashur, na i stolis zemrat me besim, na i trego të shëmtuara mohimin (kufrin), mëkatin dhe kundërshtimin dhe na bëj ndër ata që e gjejnë të vërtetën!"*[39]

### Çfarë mësojmë nga ky hadith?

1. Për ta shijuar besimin, duhet t'i duam Allahun dhe Profetin më shumë se këdo dhe çdo gjë tjetër, duhet t'i duam të tjerët për hir të Allahut, duhet të na duket kthimi nga besimi si hedhja në zjarr dhe të gjitha këto gjëra duhet t'i bëjmë me vetëdije e ndërgjegje të plotë.
2. Të duash dikë për hir të Allahut, do të thotë të kesh për të një dashuri që nuk shtohet në kushte të favorshme e të mira dhe nuk pakësohet në kushte të vështira e të këqija.

39 Ahmed. b. Hanbel, Musned, III, 424.

3. Njeriu që duron dhe tregon qëndrueshmëri për të mos hequr dorë nga besimi pavarësisht nga shtrëngesat ose edhe rreziku i vdekjes, që është gati ta paguajë besimin me jetën, është pakrahasimisht epror ndaj atij që nuk mban një qëndrim të tillë.

2ـ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( لاَيَلِجُ النَّارَ رَجُلٌ بَكَى مِنْ خَشْيَةِ اللّٰهِ, حَتَّى يَعُودَ الْلَبَنُ فِي الضّرْعِ, وَلاَ يَجْتَمِعُ عَلَى عَبْدٍ غُبَارٌ فِي سَبِيلِ اللّٰهِ وَدُخَانُ جهَنَّمَ)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Personi që qan nga frika e Allahut, nuk mund të hyjë në xhehennem pa u kthyer prapë e pa hyrë qumështi i mjelë në sisën nga është mjelë! Pluhuri i xhihadit në rrugën e Allahut me tymin e xhehennemit nuk mund të bashkohen mbi të njëjtin njeri!"**[40]

3ـ عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُمَا قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ يَقُولُ: (( عَيْنَانِ لاَتَمَسُّهُمَا النَّارُ: عَيْنٌ بَكَتْ مِنْ خَشْيَةِ اللّٰهِ, وَعَيْنٌ بَاتَتْ تَحْرُسُ فِي سَبِيلِ اللّٰهِ)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Siç rrëfen Ibni Abbasi (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Dy sy s'i prek zjarri i xhehennemit: syrin që qan nga frika e Allahut dhe syrin që e kalon natën duke bërë roje në rrugën e Allahut!"**[41]

**Shpjegime**

Të qash nga frika e Allahut kërkon, me përparësi, të mbahesh fort pas urdhrave të Allahut, duke iu bindur atyre ashtu siç duhet, gjithashtu, të ruhesh gjer në fund nga gjërat e ndaluara prej Tij. Sepse ata që nuk e adhurojnë Allahun dhe nuk i binden ashtu siç duhet dhe ata që bëjnë mëkate dhe pastaj ndjejnë pendesë, qajnë dhe i luten Allahut, i drejtohen portës së pendesës. Dhe Allahu ua pranon lutjet dhe pendimet robve që i drejtohen në këtë mënyrë. Për rrjedhojë, një rob i tillë shpëton nga ndëshkimi i xhehennemit, sepse ai ka vendosur të mos bëjë më mëkat, sepse ai ka dalë para Allahut krejt i pastruar nga fëlliqësitë materiale e shpirtërore.

Edhe figura e përdorur nga Profeti duke thënë se syrin që qan nga frika e Allahut nuk do ta djegë zjarri i xhehennemit, është tejet interesante. Është

40 Tirmidhi, Fedailu'l-xhihad, 8.

41 Tirmidhi, Fedailu'l-xhihad, 12.

logjikisht krejt e pamundur që qumështi i mjelë të kthehet prapë e të hyjë në sisën nga u mol. Po kaq e pamundur është që zjarri i xhehennemit ta djegë syrin që qan nga frika e Allahut!

Në këtë nivel është e pamundur edhe që pluhuri i këmbëve të njeriut që lufton në rrugën e Allahut të bashkohet me tymin e xhehennemit kundër tij, domethënë që ky njeri të hyjë në xhehennem. Xhihadi, lufta në rrugën e Allahut, është disa llojesh. Shërbimi i rojes në front në rrugën e Allahut është një prej elementëve themelorë të xhihadit.

**Çfarë mësojmë nga këto dy hadithe?**

1. Frika nga Allahu përfshin bindjen ndaj urdhrave dhe respektimin e ndalimeve të Tij.
2. Qarja është rezultat i kuptimit të fajit dhe i pendesës. Ata që pendohen shpëtojnë nga ndëshkimi i xhehennemit.
3. Xhihadi është disa llojesh, të cilat kanë vlerë gradë-gradë.
4. Besimtari që lufton në rrugën e Allahut, nuk mbetet në xhehennem.

4. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((سَبْعَةٌ يُظِلُّهُمُ اللهُ فِي ظِلِّهِ يَوْمَ لاَظِلَّ إِلاَّ ظِلُّهُ: إِمَامٌ عَادِلٌ, وَشَابٌّ نَشَأَ فِي عِبَادَةِ اللهِ تَعَالَى, وَرَجُلٌ قَلْبُهُ مُعَلَّقٌ فِي الْمَسَاجِدِ, وَرَجُلاَنِ تَحَابَّا فِي اللهِ اجْتَمَعَا عَلَيْهِ وَتَفَرَّقَا عَلَيْهِ, وَرَجُلٌ دَعَتْهُ امْرَأَةٌ ذَاتُ مَنْصَبٍ وَجَمَالٍ فَقَالَ: إِنِّي أَخَافُ اللهَ, وَرَجُلٌ تَصَدَّقَ بِصَدَقَةٍ فَأَخْفَاهَا حَتَّى لاَتَعْلَمَ شِمَالُهُ مَاتُنْفِقُ يَمِينُهُ, وَرَجُلٌ ذَكَرَ اللهَ خَالِيًا فَفَاضَتْ عَيْنَاهُ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Shtatë vetë, Allahu do t'i strehojë nën hijen e vet ditën e kiametit kur s'ka hije tjetër veç hijes së Tij. Këta janë:**

**Kryetari i shtetit i drejtë, i riu i formuar duke adhuruar Zotin e vet, personi me zemrën të lidhur pas faltores, dy persona që duhen për hir të Allahut dhe që ndahen e bashkohen duke u mbështetur në këtë dashuri, mashkulli që nuk pranon propozimin e një femre të njohur e të bukur duke thënë "unë kam frikë Allahun", njeriu që jep sadaka me dorë të djathtë aq fshehtas sa të mos ia kuptojë**

**as dora e majtë, personi që, në fshehtësi, larg syve të njerëzve, e kujton Allahun dhe i mbushen sytë me lot!"[42]**

**Shpjegime**

Le ta kujtojmë edhe një herë se hija hyjnore që do të strehojë besimtarët ditën e kiametit, është hija e arshit të Allahut të Lartë. Atë ditë kur do të grumbullohet në një vend gjithë njerëzimi nga njeriu i parë gjer te i fundit, do të ketë vetëm një hije: hija e arshit të Zotit. Mes njerëzve me fat që do të strehohen nën atë hije, do të jenë edhe këta të shtatë. Kuptimi i strehimit nën mbrojtjen e Allahut në atë ditë të tmerrshme do të thotë, pa dyshim, të mos përballesh me asnjë vështirësi si në grumbullim (mahsher), ashtu dhe në kohët e mëpasme të vështira dhe të kesh fituar edhe xhennetin, edhe pëlqimin e Allahut.

Në hadith, i pari nga shtatë vetët në fjalë është **kryetari i shtetit i drejtë.**

Pse është kaq i rëndësishëm kryetari i shtetit që sillet dhe vepron me drejtësi?

Kryetari i shtetit i drejtë kërkon zgjidhje për hallet e popullit, përpiqet që populli të jetojë i qetë e i lumtur dhe, kështu, ai u bën mirë e u sjell dobi shumë robve të Allahut. Kështu, është krejt e natyrshme që Allahu t'u japë vlerë atyre që u bëjnë mirë robve të Tij e t'i mbrojë duke u thënë: "Ju u bëtë të dobishëm për robtë e mi, u sollët me drejtësi ndaj tyre, i mbrojtët në jetën e asaj bote; edhe unë do t'ju mbroj juve sot!"

Në emërtimin "kryetar shteti i drejtë" ose "administrator i drejtë" futen të gjithë administratorët dhe nëpunësit që drejtojnë popullin dhe punët e tij.

Sa bukur e shpreh vendin e lartë të kryetarit të drejtë të shtetit pranë Allahut kjo fjalë e Profetit te Tirmidhiu:

*"Në ditën e kiametit, më i dashuri ndër njerëzit për Allahun dhe ai që ndodhet më pranë Tij, është kryetari i drejtë i shtetit!"[43]*

Mirë, po kur kryetari i shtetit të mos sillet me drejtësi, t'u bëjë të këqija robve, që Allahu i do dhe u jep shumë vlerë, të ushtrojë dhunë mbi ta? Në vazhdimin, Profeti i përgjigjet kësaj pyetjeje:

*"Kurse njeriu më i padëshiruar për Allahun në ditën e kiametit dhe ai që ndodhet më larg prej Tij, është kryetari i shtetit i padrejtë e mizor!"*

Ç'lumturi për udhëheqësit dhe drejtuesit që sillen mirë ndaj njerëzve që kanë nën drejtim!

Duhet pranuar se personi që e kujton Allahun dhe derdh lot në vetmi, në fshehtësi, larg syve të njerëzve, ka arritur një pjekuri devocioni dhe adhurimi që

42 Buhari, Ezan, 36, Zekat, 16, Rikak, 24, Hudud, 19; Muslim, Zekat, 91.

43 Tirmidhi, Ahkam, 4.

shumë vetë nuk munden ta arrijnë. Kurse shpërblimi i këtij devocioni të sinqertë është veçimi ndër sytë e të gjithë njerëzve dhe marrja nën mbrojtjen hyjnore.

Kështu shpaloset para syve vlera e përlotimit për Allahun!

**Çfarë mësojmë nga hadithi?**

1. Në ditën e grumbullimit (mahsher), njerëzit do të përvëlohen nën diellin e nxehtë.
2. Por një pjesë të robve të vet, Allahu i Lartë do t'i marrë nën mbrojtje atë ditë të tmerrshme dhe do t'i strehojë nën hijen e Tij të veçantë.
3. Në krye të njerëzve që do t'i mbrojë Allahu ditën e kiametit, vjen kyetari i drejtë i shtetit.
4. Meqë qeverisja me drejtësi u siguron njerëzve jetë të qetë e të lumtur, Allahu i do qeveritarët, administratorët dhe nëpunësit që sillen dhe veprojnë me drejtësi dhe është i kënaqur prej tyre.
5. Allahu mbetet i kënaqur vetëm nga punët që kërkojnë të fitojnë pëlqimin e Tij dhe njerëzit që bëjnë punë të tilla i merr nën mbrojtje atëherë kur nuk ekziston asnjë mundësi ndihme nga të tjerët.
6. Qarja me frikën nga Allahu është një nga rrugët për të arritur lumturinë e strehimit nën hijen e arshit të Allahut.

5ـ عَنْ أَبِي مُوسَى الْأَشْعَرِيِّ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ:
(( الْمَرْءُ مَعَ مَنْ أَحَبَّ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

وَفِي رِوَايَةٍ قَالَ: قِيلَ لِلنَّبِيِّ ﷺ: الرَّجُلُ يُحِبُّ الْقَوْمَ وَلَمَّا يَلْحَقْ بِهِمْ؟ قَالَ:
(( الْمَرْءُ مَعَ مَنْ أَحَبَّ))!

Sipas rrëfimit të Ebu Musa el-Esh'ariut (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Njeriu rri me atë që do!"**[44]

Sipas një rivajeti tjetër, Profetin e kanë pyetur:

"Ç'mund të thoni për një njeri që, megjithëse e do një grup njerëzish, nuk arrin të ngjitet në lartësinë e tyre?"

Profeti është përgjigjur:



44 Buhari, Edeb, 96; Muslim, Birr, 165.

**"Njeriu rri me atë që do!"**

**6.** عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ أَعْرَابِيًّا قَالَ لِرَسُولِ اللّٰهِ ﷺ: مَتَى السَّاعَةُ؟ قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( مَا أَعْدَدْتَ لَهَا؟)) قَالَ: حُبُّ اللّٰهِ وَرَسُولِهِ. قَالَ: (( أَنْتَ مَعَ مَنْ أَحْبَبْتَ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

وَفِي رِوَايَةٍ لَهُمَا: مَا أَعْدَدْتُ لَهَا مِنْ كَثِيرِ صَوْمٍ وَلاَ صَلاَةٍ وَلاَ صَدَقَةٍ؛ وَلَكِنِّي أُحِبُّ اللّٰهَ وَرَسُولَهُ.

Rrëfehet se Enesi (r.a.) ka thënë kështu:

"Një beduin e pyeti të Dërguarin e Allahut:

"Kur do të shpërthejë kiameti?"

Profeti e pyeti:

**"Ç'ke përgatitur për kiametin?"**

"Dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij!" - Iu përgjigj beduini.

**"Atëherë, ti je bashkë me atë që do!"**[45] - I tha i Dërguari i Allahut."

Ky rivajet është i Muslimit. Në rivajetet e Buhariut (Edeb, 96) dhe të Muslimit (Birr, 164), beduini është përgjigjur kështu: "Unë nuk kam përgatitur për ahiretin shumë agjërim, namaz dhe sadaka, por unë e dua Allahun dhe të Dërguarin e Tij!"

**7.** عَنِ ابْنِ مَسْعُودٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى رَسُولِ اللّٰهِ ﷺ: فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللّٰهِ, كَيْفَ تَقُولُ فِي رَجُلٍ أَحَبَّ قَوْمًا وَلَمْ يَلْحَقْ بِهِمْ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( الْمَرْءُ مَعَ مَنْ أَحَبَّ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Abdullah ibni Mes'ud (r.a.) ka thënë:

Erdhi një burrë te i Dërguari i Allahut dhe e pyeti:

**"O i Dërguari i Allahut, ç'thoni për një njeri që i do një grup njerëzish, por nuk i bën dot punët e tyre?"**

Dhe i Dërguari i Allahut iu përgjigj:

**"Njeriu rri bashkë me atë që do!"**[46]

---

45 Buhari, Edeb, 96; Muslim, Birr, 161, 163.

46 Buhari, Edeb, 96; Muslim, Birr, 165.

**Shpjegime**

Në pohimin *"njeriu rri me atë që do"*, nuk është bërë ndonjë dallim në lidhje me të mirën apo të keqen, vetëm është parashtruar një situatë si një rregull i përgjithshëm. Nga ky pohim nënkuptohet se njeriu që e do të mirën, rri me njerëzit që e duan të mirën dhe, anasjelltas, njeriu që e do të keqen, rri me njerëzit që e duan të keqen. Sepse kështu ndodh në jetë. Njeriu kërkon të rrijë me ata që do. Ndenja dhe kalimi i kohës me njerëz të padëshiruar është një torturë më vete. Dhe askush nuk kërkon të veprojë kështu. Në themel të dëshirës për të qenë bashkë me dikë qëndron dashuria.

Dyshimi që parashtrohet këtu buron nga mendimi se mos mangësitë në veprime apo pamundësia për të bërë po ato gjëra që bëjnë njerëzit që duhen apo pëlqehen, mund të bëhen, si rezultat, shkak për të mbetur veç tyre. Prandaj Profetin e kanë pyetur se **ç'mendim ka për rastin e atyre që nuk munden t'i bëjnë ato gjëra që bëjnë njerëzit që duan, për rrjedhojë, që nuk ngjiten dot në nivelin e tyre.** Përgjigjja e Profetit ka treguar se ky dyshim është i pavend. Bashkëshoqërimi nuk ka si kusht të njëjtin nivel ose kryerjen e të njëjtave gjëra. Profeti ka treguar se për t'u bashkuar dhe ndenjur me njerëz të dashur duke u nisur nga punët e mira të tyre, është e mjaftueshme dashuria e ndjerë për ta. Sepse shumë herë qëllimi (nijeti) ka përparësi ndaj veprimit.

Këtu, fakti që Profeti, beduinit që e ka pyetur se kur do të ngjasë kiameti, i është përgjigjur duke e pyetur se **ç'ka përgatitur për kiametin,** ka pasur si qëllim të tërheqë vëmendjen mbi çështjen për të cilën duhet shqetësuar më tepër dhe, kështu, të ndikojë në edukimin e ummetit. Sidoqë të bëhet, kiameti do të ndodhë një ditë. E rëndësishme për njerëzit është që të mendojnë jo se kur do të ndodhë, por se ç'kanë përgatitur për atë ditë.

Ndërmend mund të na vijë një pyetje e tillë: "Dashuria për dikë a nuk kërkon bindje ndaj tij dhe bërjen e gjërave që bën edhe ai?" Gjithsesi, njeriu nuk do që ta mërzisë apo ta dëshpërojë atë që do; ai përpiqet të bëjë ato gjëra që i pëlqejnë njeriut të dashur, të tregohet i bindur ndaj tij, gjë që i sjell kënaqësi. Megjithëkëtë, edhe në rastet kur këto gjëra nuk ndodhin në mënyrë të mjaftueshme kështu, dashuria e vërtetë është e mjaftueshme për t'i bashkuar njerëzit që duhen. Në një kuptim, njeriu nuk pendohet pse i do njerëzit e mirë. Atëherë, njeriu nuk duhet të rrijë larg njerëzve të mirë, të çmuar, të virtytshëm e të dobishëm vetëm se *nuk ka bërë aq punë të mira sa ata, se nuk e ndjen veten në nivelin e tyre.* Ai duhet të marrë pjesë në kuvendet e tyre, të shoqërohet me ta e t'u shkojë për vizitë. Biseda me njerëz të mirë është pretekst për lindjen e gjërave të dobishme. Kurse në ahiret, dihet, *njeriu është bashkë me atë që do!*

I lutemi Zotit të na bashkojë me njerëzit që duam!

**Çfarë mësojmë nga këto hadithe?**

1. Për të parë dobinë e dashurisë për njerëzit e mirë e të vlefshëm, nuk është kusht të bësh të njëjtat gjëra që bëjnë dhe ata dhe ashtu siç i bëjnë ata.
2. Dashuria është kushti themelor për të qenë së bashku me atë që do.
3. Ai që i do njerëzit e mirë, do edhe të jetë bashkë me ta.
4. Bashkimi me ata që do nuk do të thotë t'u ngjash atyre ose të jesh i barabartë me ta në çdo drejtim.
5. Myslimani duhet të shohë me kujdes se për kë ndjen dashuri. Sepse në fund do të jetë bashkë me ta!

**8.** عَنْ عَاعِشَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهَا قَالَتْ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( مَنْ أَحَبَّ لِقَاءَ اللّٰهِ أَحَبَّ اللّٰهُ لِقَاءَهُ, وَمَنْ كَرِهَ لِقَاءَ اللّٰهِ كَرِهَ اللّٰهُ لِقَاءَهُ)) قُلْتُ يَا رَسُولَ اللّٰهِ, أَكَرَاهِيَةَ الْمَوْتِ فَكُلُّنَا نَكْرَهُ الْمَوْتَ. قَالَ: ((لَيْسَ كَذَالِكَ, وَلَكِنَّ الْمُؤْمِنَ إِذَا بُشِّرَ بِرَحْمَةِ اللّٰهِ وَرِضْوَانِهِ وَجَنَّتِهِ, أَحَبَّ لِقَاءَ اللّٰهِ, فَأَحَبَّ اللّٰهُ لِقَاءَهُ! وَإِنَّ الْكَافِرَ إِذَا بُشِّرَ بِعَذَابِ اللّٰهِ وَسَخَطِهِ كَرِهَ لِقَاءَ اللّٰهِ, وَكَرِهَ اللّٰهُ لِقَاءَهُ))! رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Aisheja (r.a.) ka thënë kështu:

"I Dërguari i Allahut më tha:

**"Nëse dikush dëshiron të takohet me Allahun, edhe Allahu dëshiron të takohet me të. Nëse dikush nuk dëshiron të takohet me Allahun, edhe Allahu nuk dëshiron të takohet me të!"**

Pas këtyre fjalëve, unë e pyeta:

"O i Dërguari i Allahut! A pse s'e do vdekjen (do të thotë se nuk do që të takohet me Allahun)? Mirëpo asnjëri prej nesh s'e do vdekjen!"

Dhe ai m'u përgjigj:

**"Jo, nuk është ashtu! Kur besimtarit i njoftohet mëshira, pëlqimi dhe xhenneti i Allahut, ai dëshiron të takohet me Allahun. Atëherë edhe Allahu dëshiron të takohet me të! Kurse kur mohuesit (qafirit) i njoftohet ndëshkimi i Allahut, atij s'i pëlqen të takohet me Allahun. Edhe Allahu nuk dëshiron të takohet me të!"**[47]

**Shpjegime**

*Dëshira për t'u takuar me Allahun* është një shprehje me nënkuptim. Kështu, kur Profeti tha se *nëse dikush nuk dëshiron të takohet me Allahun, edhe Allahu nuk*

47 Muslim, Dhikr, 14 -17.

*dëshiron të takohet me të,* Hz. Aisheja i tha se njerëzit prej natyre nuk e duan vdekjen. Ajo i tha se vdekjen askush s'e do sepse vdekja e këput jetën e njeriut dhe sepse pasvdekja s'njihet. Atëherë, Profeti i nderuar e ndjeu të nevojshme ta shpjegojë këtë fjalë dhe, duke shtjelluar gjendjen e dikujt që është duke vdekur, tha kështu: *"Kur sytë ngulen në një pikë lart, kur gjoksi nis të ngrihet e ulet me shpejtësi, kur qimet ngrihen përpjetë dhe gishtat mblidhen me forcë, nëse ai që jeton ato çaste dëshiron të takohet me Allahun, edhe Allahu dëshiron të takohet me të; nëse nuk dëshiron të takohet me Allahun, edhe Allahu nuk dëshiron të takohet me të!"*[48] Kjo do të thotë se gjëja që, në hadithin tonë, kërkohet të tregohet me dëshirën për t'u takuar me Allahun nuk është dashuria apo dëshira si një çështje që rrjedh nga natyra e njeriut, por një kërkesë dhe dëshirë e lindur nga besimi te Allahu, nga besimi dhe bindja në drejtësinë e premtimeve të Tij për robtë e vet dhe, si rrjedhim i kësaj, parapëlqimi i jetës së ahiretit ndaj jetës së kësaj bote. Kurse mosdashja e vdekjes është një ndjenjë shqetësimi dhe acarimi e rrjedhur prej dyshimit mbi shkëputjen e plotë prej kënaqësive të kësaj bote dhe frikës prej pamundësisë së shijimit edhe një herë tjetër të këtyre kënaqësive.

Gjendja dhe fundi i këtyre njerëzve është përshkruar kështu në Kuran:

**"A i di ata që nuk kanë shpresë se do të takohen me Ne pas vdekjes dhe janë të kënaqur me jetën e kësaj bote, ata që mjaftohen me këtë dhe ata që tregohen indiferentë ndaj ajeteve tona. Vendi ku do të shkojnë ata për shkak të mëkateve që kanë fituar, është zjarri!"**[49]

Në çastet e vdekjes njerëzit shpalosin dy lloj pamjesh.

Linjat e fytyrës së besimtarit janë mjaft të qeta. Në fytyrën e tij ndrit një buzëqeshje e ëmbël. Sjelljet e tij tregojnë se ndjehet i kënaqur me gjendjen e vet të atyre çasteve. Kur ky njeri kupton mirë se po realizohet për të ngjarja e bashkimit me Zotin e vet, se vdekja bën punën e një ure në këtë bashkim, sidomos kur i vijnë engjëjt pranë *për ta përgëzuar me mëshirën, pëlqimin dhe xhennetin e Allahut,* mendon se për këto të mira i kishin folur dijetarët që më parë dhe kupton se fjalët e të Dërguarit të Allahut kanë qenë të drejta, në fytyrë i reflektohet gëzimi dhe ndjenja e fatmirësisë së të qenit mysliman. Ajeti në vijim e tregon bukur se pse gëzohet besimtari që është duke vdekur:

**"Mbi ata që thanë se Zoti i tyre është Allahu dhe, pastaj, ecën në rrugë të drejtë, zbresin engjëj që u thonë kështu: "Mos kini frikë, mos u dëshpëroni, po gëzohuni për xhennetin që ju është premtuar! Ne jemi miqtë tuaj në këtë botë dhe në jetën tjetër. Si një dhuratë e Allahut mëshirues e bamirës, aty ka çdo gjë që ju dëshiron zemra dhe çdo gjë është aty gati për ju!"**[50]

---

48 Muslim, Dhikr, 17; Nesai, Xhenaidh, 10.

49 Kurani, Junus: 81

50 Kurani, Fussilet: 30-32.

Kurse fytyra e mohuesve në çastin e vdekjes është e mërzitur. Bëhet e qartë se ai nuk është i kënaqur me gjërat që po sheh, sepse, siç tregohet në hadith, meqë *është lajmëruar për ndëshkimin e Allahut,* nuk do që të vdesë, nuk do që të takohet me Allahun, nuk do që ta shohë atë fund të frikshëm që i është treguar. Edhe *pakënaqësia e Allahut për t'u takuar me të* do të thotë se Allahu i largon nga njerëz të tillë mëshirën, të mirat dhe xhennetin e vet!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Besimtarit që po vdes i jepet lajmi i gëzuar se Allahu është i kënaqur me të dhe se e ka rrethuar me mëshirën e Tij dhe i ka dhënë xhennetin. Dhe besimtari e pret vdekjen me gëzim.
2. Kurse mosbesimtarit i jepet lajmi i hidhur, se Allahu s'është i kënaqur me të dhe se do të hyjë në xhehennem. Prandaj ai kurrsesi nuk e do vdekjen, gjë që i duket nga fytyra.
3. Prandaj çdo besimtar, duke menduar të mirat që ka përgatitur për të Allahu në jetën tjetër, duhet ta dëshirojë takimin me Të sa është gjallë e me mend në kokë, ta pëlqejë jetën e ahiretit ndaj jetës së kësaj bote dhe të veprojë e punojë ashtu siç e kërkon një gjë e tillë.

**9.** عَنْ عَائِشَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهَا أَنَّ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ بَعَثَ رَجُلاً عَلَى سَرِيَّةٍ, فَكَانَ يَقْرَأُ لأَصْحَابِهِ فِي صَلاَتِهِمْ, فَيَخْتِمُ بِ (( قُلْ هُوَ اللّٰهُ أَحَدٌ)), فَلَمَّا رَجَعُوا ذَكَرُوا ذَلِكَ لِرَسُولِ اللّٰهِ ﷺ فَقَالَ: (( سَلُوهُ, لأَيِّ شَيْءٍ يَصْنَعُ ذَلِكَ؟)) فَسَأَلُوهُ, فَقَالَ: لأَنَّهَا صِفَةُ الرَّحْمَنِ, فَأَنَا أُحِبُّ أَنْ أَقْرَأَ بِهَا. فَقَالَ رَسُولُ ﷺ:

(( أَخْبِرُوهُ أَنَّ اللّٰهَ تَعَالَى يُحِبُّهُ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Siç rrëfen Aisheja (r.a.), i Dërguari i Allahut kishte caktuar një nga sahabet si komandant të një njësiti luftarak dhe e kishte dërguar në luftë. Ky person që drejtonte edhe namazin e njësitit, në rekatin e dytë të çdo namazi këndonte suren "Ihlas". Në kthim, të Dërguarin e Allahut e lajmëruan se komandanti e kishte bërë zakon ta këndonte suren "Ihlas" në rekatin e dytë të çdo namazi. Ai urdhëroi:

**"Pyeteni pse vepron kështu!"**

Personi u përgjigj:

"Sureja "Ihlas" përmban atributet e Mëshiruesit, prandaj kam dëshirë ta këndoj atë!"

Atëherë Profeti tha:

**"Lajmërojeni se edhe Allahu e do atë!"**

**Shpjegime**

Sureja "Ihlas" është zbuluar pas kërkesës së politeistëve të Mekës drejtuar Profetit që t'u tregonte atyre për Zotin e tij. Përmbajtja e kësaj sureje është kështu:

**"Thuaj: Ai, Allahu është një.**

**Allahu është samed** (është i vetëmjaftueshëm dhe i përplotësuar, pra, nuk ka nevojë për askënd dhe asgjë, ndërsa çdokush dhe çdo gjë ka nevojë për të).

**Nuk ka lindur kënd dhe nuk është i lindur.**

**Dhe asgjë s'është e njëjta e Tij** (identike me Të)**."**

Në këtë sure parashtrohet besimi monoteist (tevhid), parimi kryesor fetar i fesë sonë të përsosur, parimi i njësisë së Allahut. Prandaj, një emërtim tjetër i kësaj sureje është **"Tevhid"**. Me atributet e tij hyjnore, Allahu nuk është përshkruar askund tjetër veçse në këtë sure dhe në **Ajeti Kursi.**

Pasi veprimi i komandantit siç përshkruhet në këtë hadith, i paraqitet si ankesë Profetit, ky në fillim kërkon të pyetet personi se pse vepron kështu. Dhe, kur kuptohet se personi e këndon gjithmonë këtë sure në rekatin e dytë duke e mbyllur këndimin e namazit me të jo pse s'di sure tjetër, jo për ta bërë namazin të shkurtër apo për ndonjë shkak tjetër, por vetëm nga dashuria për përmbajtjen e saj, domethënë, nga vetëdija mbi Allahun, Profeti thotë se kjo sjellje është shenjë e dashurisë së Allahut për të dhe urdhëron *që t'i japin personit lajmin e gëzuar se edhe Allahu e do atë!*

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Sureja "Ihlas" është një sure e lartë, që e përkufizon besimin tonë në formën më thelbësore.
2. Mund të falet namaz, duke kënduar gjithmonë në rekatet e dyta suren "Ihlas".

## PJESA III
## HADITHI

**ÇËSHTJET**

A. KUPTIMI LEKSIKOR DHE TERMINOLOGJIK I HADITHIT

B. LIDHJA E SUNNETIT ME HADITHIN

C. LLOJET E HADITHIT

D. RËNDËSIA E HADITHIT

**PUNË PËRGATITORE**

1. Gjeni në fjalorë arabisht, rrënjën e fjalës *hadith* dhe kërkoni të dini se ç'kuptime marrin fjalët e prejardhura nga kjo rrënjë.
2. Gjeni në Kuran ajetet, ku përdoret fjala *hadith* dhe gjeni se me ç'kuptime përdoret kjo fjalë në to.
3. Duke parë në përmbledhje të ndryshme hadithi, përpiqu-ni të saktësoni çështjen se termi *hadith* është më i gjerë se termi *sunnet!*
4. Ç'kuptoni nga termi *shprehitë e Profetit?*
5. Gjeni në librat e hadithit dhe ballafaqoni *hadithet kudsi* me *hadithet nebevi* dhe gjeni nëse ka mes tyre ndonjë dallim të dukshëm kuptimor.
6. Merrni nga librat e fikhut njohuri të gjera mbi çështjen se hadithet përbëjnë burimin e dytë të së drejtës Islame.

# A. KUPTIMI LEKSIKOR DHE TERMINOLOGJIK I HADITHIT

Si fjalë, **hadith** është një emër i prejardhur nga fjala *hadethe* (حَدَثَ). Kur përdoret si mbiemër, merr kuptimin e ri, *hadijthu* (حَدِيْثُ). Si emër, fjala **hadith** do të thotë **tregim** (hikaje) ose **rrëfim** (rivajet) çfarëdo, fetar apo jofetar; gjithashtu, do të thotë **informacion** apo **lajm** historik mbi ngjarje që kanë ndodhur në një të kaluar të afërme ose të largët. Ndërkaq, kuptimi më me peshë që ka fituar kjo fjalë, është **fjalë** dhe **lajm**, **informacion**. Edhe në Kuran përgjithësisht me këtë kuptim është përdorur:

فَبِأَيِّ حَدِيثٍ بَعْدَ اللّٰهِ وَآيَاتِهِ يُؤْمِنُونَ

**"Tani, cilës fjalë i besojnë veç Allahut dhe ajeteve të Tij?"**[51]

هَلْ اَتَاكَ حَدِيثُ مُوسَى

**"A të erdhi ty lajmi** (informacioni) **mbi Musanë?"**[52]

Si term, **hadithi është shprehja me fjalë e Sunnetit të Profetit, të përbërë prej fjalëve, akteve dhe miratimeve në heshtje të tij.**

Sipas specialistëve të hadithit, në hadith përfshihen jo vetëm fjalët dhe aktet e Profetit, por edhe rivajetet mbi paraqitjen fizike dhe cilësitë e tij. Përdorimi i fjalës *hadith* si term haset në hadithet e Profetit. Për shembull, Ebu Hurejre e ka pyetur Profetin: "O i Dërguari i Allahut! Kush është njeriu më i lumtur që do të meritojë shefaatin (ndërhyrjen për falje) tënd ditën e kiametit?" Dhe Profeti (a.s.) i është përgjigjur: *"Meqë e njoh dëshirën tënde për hadithin, e parashikoj se askush s'ka për të më bërë pyetje mua mbi këtë çështje para teje. Njeriu më i lumtur që do të meritojë shefaatin tim ditën e kiametit, është ai që thotë me sinqeritet "la ilahe il'lallah!"*

Një fjalë që përdoret si sinonim me fjalën *hadith*, është fjala *haber* (lajm, informacion).

Ndërkaq, kjo fjalë me përfshirje të gjerë, emërton çdo lloj lajmi apo informacioni fetar ose jofetar. Për t'i veçuar informacionet e ardhura nga të tjerët, rrëfimet dhe informacionet e ardhura nga Profeti janë quajtur *hadith* dhe studiuesit e kësaj fushe, *muhaddith*, kurse fjalët e përcjella nga sahabet, tabiunët dhe të tjerët

51 Kurani, Xhathije: 6.

52 Kurani, Taha: 9.

janë emërtuar *haber*. Sipas disa dijetarëve, mes haberit dhe hadithit ka një ndryshim përfshirjeje. Çdo hadith është haber, por çdo haber nuk është hadith.

Në fjalorë, edhe fjala *ether* (vepër, shenjë, gjurmë, tregues) është përdorur si term disa herë me kuptim të njëjtë me termat *hadith* dhe *haber*. Është përdorur kjo fjalë për hadithin (fjalën, ngjarjen, miratimin në heshtje) apo haberin (lajmin, informacionin) e përcjellë prej dikujt, duke e menduar hadithin apo haberin përkatës si vepër, shenjë apo gjurmë e mbetur prej tij. Ndërkaq, këto përdorime nuk kanë marrë karakter të përhapur, nuk janë përgjithësuar.

## B. LIDHJA E SUNNETIT ME HADITHIN

Fakti që i shqyrtojmë Sunnetin dhe Hadithin si dy çështje të veçanta në kundërshtim me afërsinë në përkufizim, mund të lërë mbresën se këto janë dy gjëra shumë të ndryshme nga njëra-tjetra. Pavarësisht nga një trajtim i tillë më vete për qëllime metodike, të dy termat kanë lidhje të afërt mes tyre, madje, shpesh përdoren në vend të njëri-tjetrit. Kështu, studiuesit e hadithit pas Hatib Bagdadit (vd. 463) i kanë përdorur termat *sunnet* dhe *hadith* si sinonime të njëri-tjetrit. Disa kanë thënë se hadithi është më i gjerë dhe i përgjithshëm se sunneti meqë, sipas tyre, rivajetet e ardhura në formë hadithi përfshijnë jo vetëm fjalët, aktet dhe miratimet e Profetit, por, në të njëjtën kohë, edhe karakteristikat e tij fizike e moralo-etike si dhe informacionet mbi jetën e tij para profetësisë. Kurse sipas disa specialistëve të hadithit, të cilët me fjalën hadith, emërtojnë vetëm fjalët e Profetit, sunneti është pranuar si më i gjerë se hadithi. Sipas këtyre, edhe figura e Profetit përfshihet në sunnet.

Edhe nëse nuk shkohet në një ndarje të prerë, për ta kuptuar më mirë çështjen, mund të jetë e dobishme të dihet se mes sunnetit dhe hadithit ka një dallim. Pa parë nëse është apo jo një rivajet verbal, Sunneti tregon një zbatim praktik fetar dhe juridik. Kurse jo çdo hadith mund të përmbajë një konkluzion, vendim apo zbatim praktik. Prandaj, Ahmed b. Hanbel ka thënë kështu për një hadith:

فِي هَذَا الْحَدِيثِ خَمْسُ سُنَنٍ

"Në këtë hadith ka pesë sunnete."

Me këtë ai ka dashur të thotë se në hadithin në fjalë ka pesë konkluzione dhe vendime mbi zbatime praktike. Po kështu, në shekujt e parë të Islamit, disa dijetarë kanë thënë për vete se janë imamë në hadith por jo në sunnet, kurse disa të tjerë, se janë imamë në sunnet e jo në hadith, duke dashur të saktësojnë se në cilën fushë janë autoritet. *Siç kuptohet prej kësaj, sunneti përbënte bërthamën e së drejtës Islame (fikh) që më vonë do të shndërrohej në një shkencë më vete dhe në shekujt e parë është përdorur si emër në vend të fikhut.*



Veçoritë e përbashkëta të Sunnetit dhe Hadithit është se të dy kanë dalë prej Profetit dhe kanë arritur gjer te ne me rrugën e rivajetit (rrëfimit). Ndërkaq, meqë hadithi përmbledh të gjitha rivajetet që i atribuohen Profetit, është më i gjerë në përfshirje dhe prandaj është bërë emërtim i një shkence. Çështja që duhet të dimë në mënyrë të përmbledhur, është kjo: *Megjithëse këto dy terma përdoren si sinonime, Sunneti ka fituar peshë më shumë për zbatimet praktike, kurse Hadithi është më i pasur në rivajetet verbale.*

## C. LLOJET E HADITHIT

Sipas një klasifikimi të përgjithshëm, hadithet ndahen në:

1) Hadithe profetike (nebev')

2) Hadithe të shenjta ose hyjnore (kuds')

Ky klasifikim është sipas burimit të hadithit. Me hadithet profetike bëhet fjalë për rivajetet që përcjellin fjalët, aktet dhe miratimet e heshtura të Profetit. Kurse hadithi i shenjtë, si fjalë i përket përsëri Profetit, kurse si ide, Allahut. E thënë ndryshe, me hadithet e shenjta Profeti ua ka përcjellë njerëzve me fjalët e veta idetë e ardhura nga Allahu nëpërmjet ëndrrave ose frymëzimit. Këto quhen në origjinal edhe ilah' dhe rabban'. Ndërkaq, hadithet e shenjta nuk pranohen si Kuran sepse nuk janë fjalë e Allahut e zbritur me rrugën e zbulesës (vahj). Këto hadithe nisin, përgjithësisht, me këto shprehje:

*"Në hadithin e përcjellë prej Zotit, i Dërguari i Allahut ka thënë kështu."*

قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ فيمَا يَرْوِيهِ عَنْ رَبِّهِ....

*"Në hadithin e rrëfyer prej të Dërguarit të Allahut, Allahu i Lartë ka urdhëruar kështu."*

قَالَ اللّٰهُ تَعَلَى فِيمَا رَوَاهُ عَنْهُ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ....

Si shembull të hadithit kuds' mund të përmendim këtë hadith:

قَالَ اللّٰهُ تَعلَى: ثَلاَثَةٌ انَا خَصْمُهُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ رَجُلٌ اَعْطَى بِي ثُمَّ غَدَرَ وَرَجُلٌ بَاعَ حُرًّا فَأَكَلَ ثَمَنَهُ وَرَجُلٌ اِسْتَأْجَرَ اَجِيرًا فَاسْتَوْفَى مِنْهُ وَلَمْ يُعْطِهِ اَجْرَهُ.

"Allahu i Lartë ka urdhëruar kështu: "Në ditën e kiametit, unë jam armik i këtyre tre lloj njerëzve: i njeriut që betohet në emrin tim dhe pastaj e shkel, i njeriut që shet si skllav një njeri të lirë dhe i ha paratë, i njeriut që pajton punëtor me mëditje dhe, pas mbarimit të punës, nuk ia jep hakun!"[53]

## D. RËNDËSIA E HADITHIT

1. Kemi thënë që më parë se Hadithi dhe Sunneti përbëjnë burimin e dytë pas Kuranit. Tani ta shohim me radhë se si del në shesh kjo veçori e tyre si burim i dytë.

*a) Hadithi vjen në përshtatje me ajetet e Kuranit dhe i mbështet ato.* Për shembull, Kurani ka urdhëruar: **"O ju që keni besuar! Mos e hani mallin e njëri-tjetrit me rrugë të shtrembra!"**[54] Në përputhje me këtë urdhër të Kuranit, Profeti ka porositur se malli i një myslimani nuk mund t'i bëhet hallall një myslimani tjetër pa pëlqimin e tij.

*b) Hadithi bën shtjellimin dhe shpjegimin e Kuranit.* Hadithi i shpjegon ajetet e figurshme (muhkem) dhe lakonike (muxhmel) të Kuranit, i specifikon konkluzionet dhe urdhrat e përgjithshme, përcakton kushtet e zbatimit të konkluzioneve absolute. Sahabet e pyesnin Profetin për çështjet e pakuptueshme ose vështirësisht të kuptueshme të ajeteve të zbritura dhe ai u jepte shpjegimet e nevojshme. Për shembull, Kurani bënte të ditur se namazi është farz, por jo se në sa kohë do të falej, sa rekatesh do të jetë dhe në ç'forma dhe mënyra do të falej. Sahabeve që i patën kërkuar Profetit t'u tregonte se si duhet të faleshin, ai u pati thënë: *"Më shihni si falem unë dhe faluni edhe ju!"* Me praktikën e tij, Profeti

53 Buhari, Buju, 106.

54 Kurani, Nisa: 29.

ka bërë edhe sqarimin e ajeteve të paqarta e lakonike. Të tilla janë edhe hadithet që shpjegojnë se si duhen kryer zekati dhe haxhi.

Sahabet e patën kuptuar drejtpërdrejt fjalën *pe* në ajetin në lidhje me afatin e fundit të ngrënies në mëngjes gjatë agjërimit: **"Hani e pini në të zbardhur gjersa të dallohet peri i bardhë nga peri i zi!"**[55] Profeti u pati shpjeguar atyre se këto dy lloje penjsh tregojnë për dritën e ditës dhe errësirën e natës.

*c) Hadithet nxjerrin konkluzione që s'janë në Kuran.* Për shembull, konkluzioni se peshku i dalë i ngordhur nga deti mund të hahet, se mishi i kafshëve të tilla si mushka, gomari i butë, luani, tigri, elefanti, ujku, majmuni, qeni dhe i shpendve grabitqarë si shqiponja, skifteri, është haram, nuk është në Kuran por është nxjerrë nga hadithet.

2. Hadithet kanë rëndësi të madhe sa nga ana e fesë, aq dhe nga ana e historisë së kulturës Islame. Materiali kolosal i hadithit që shprehet me dhjetra mijëra dhe seria e madhe e hadithit që e grumbullon në një vend dhe e sistemon këtë, me hadithet e vërteta e të dobëta, madje edhe hadithet e sajuara, përbëjnë një burim shumë të pasur që jep mundësi të ndiqet zhvillimi fetar, politik, ekonomik dhe kulturor i shoqërisë Islame.

Ky burim ka rëndësi të madhe edhe se, krahas sqarimit të zakoneve, traditave, veçorive të jetës e të folklorit të njerëzve dhe popullsive që kanë jetuar para Islamit dhe në periudhat e para të tij, sqaron edhe marrëdhëniet e tyre me popullsitë e feve të tjera. Hadithet janë burimi i paçmuar për letërsinë dhe filologjinë arabe. Veçanërisht, duke u zbatuar pjesërisht sistemi i përcaktimit të autorësisë i haditheve në shkenca të tilla, si: historia, gjeografia, etj., është bërë e mundur që njohuritë mbi periudhat e vjetra të përcillen për në periudhat e mëvonshme.

---

55 Kurani, Bakara: 187.

**PËRMBLEDHJE**

1. Thoni kuptimet leksikore dhe terminologjike të fjalës *hadith* dhe tregoni ndryshimin me kuptimet e fjalëve *lajm* (informacion) dhe *vepër* (shenjë).
2. Cili është ndryshimi më i rëndësishëm mes hadithit dhe sunnetit?
3. Në sa lloje ndahen hadithet sipas burimit? Shpjegojeni me shembuj që do të gjeni në librat e ndryshëm të hadithit.
4. Shqyrtojeni rëndësinë e hadithit në fenë tonë, duke e trajtuar nga pika të ndryshme.

# HADITHE MBI ADHURIMIN

**1.** عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ بَعَثَ مُعَاذًا رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ إِلَى الْيَمَنِ فَقَالَ: ((ادْعُهُمْ إِلَى شَهَادَةِ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللّٰهُ وَأَنِّي رَسُولُ اللّٰهِ, فَإِنْ هُمْ أَطَاعُوكَ لِذَلِكَ فَأَعْلِمْهُمْ أَنَّ اللّٰهَ تَعَالَى افْتَرَضَ عَلَيْهِمْ صَدَقَةً تُؤْخَذُ مِنْ أَغْنِيَاءِهِمْ وَتُرَدُّ عَلَى فُقَرَائِهِمْ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ibni Abbasit (r.a.), Profeti (a.s.) e ka emëruar Muadhin si vali dhe përgjegjës zekati në Jemen dhe e ka porositur kështu:

**"Në fillim ftoji atas të dëshmojnë se nuk ka zot tjetër veç Allahut dhe se unë jam i dërguari i Allahut. Nëse të binden duke e bërë këtë, shpjegojua se Allahu ua ka bërë farz pesë kohë namaz në ditë. Nëse binden edhe për këtë, ua bëj të ditur se Allahu e ka bërë farz që të merret zekat nga të pasurit për t'ua shpërndarë të varfërve!"**[56]

**Shpjegime**

Në këtë hadith profetik gjejmë radhën që duhet ndjekur në kumtimin e Islamit dhe vendin e zekatit sipas kësaj radhe: Fjala e Dëshmisë, namazi, zekati.

Shihet se pesë bazat e Islamit formohen prej adhurimeve të cilësisë *besimore* (itikad'), si: dëshmia, *trupore-fizike* (beden') si namazi dhe *pasurore* (mal') si zekati. Prandaj, duke e përmendur treshen e adhurimeve dëshmi-namaz-zekat që bartin këto tri cilësi në shkallë të parë, Profeti ka theksuar përparësinë dhe rëndësinë e tyre. Në atë kohë, në Jemen, përveç krishterëve dhe hebrenjve (ehli kitab), kishte edhe idhujtarë. Duke u mbështetur në rëndësitë dhe përparësitë përkatëse, Profeti është mjaftuar me përmendjen e krishterëve dhe hebrenjve. Kjo do të thotë se, në kumtimet zyrtare, përmendja e elementëve më të rëndësishëm parapëlqehet ndaj diskutimit të të gjitha gjërave me të gjitha detajet e tyre. Dhe ky është një stil.

Kjo porosi që i ka dhënë Profeti Hz. Muadhit të dërguar në Jemen si vali, mësues dhe përgjegjës të mbledhjes së zekatit, tregon se zekati zë vend në radhë të tretë në çështjen e pranimit, përvetësimit dhe jetesës së Islamit.

56 Buhari, Zekat, I, Tevhid, I; Muslim, Iman, 29.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Zekati është një element i pamënjanueshëm në përkufizimin dhe jetesën e Islamit.
2. Mbledhja e zekatit bëhet nën përgjegjësinë e kryetarit të shtetit. Ai e kryen këtë me anë të nëpunësve të caktuar prej tij.
3. Kryetari i shtetit u jep porosi nëpunësve të ngarkuar me detyrë sipas detyrës së tyre.
4. Zekat nuk u jepet mohuesve (qafirëve). Zekati u jepet të varfërve të myslimanëve.
5. Çdo gjë ka radhën e vet sipas rëndësisë dhe përparësisë që ka. Këto përparësi duhen pasur parasysh në edukim dhe kumtim.

2ـ عَنْ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُمَا قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: ((بُنِيَ الْإِسْلاَمُ عَلَى خَمْسٍ: شَهَادَةِ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللّٰهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللّٰهِ, وَإِقَامِ الصَّلاَةِ, وَإِيتَاءِ الزَّكَاةِ, وَحِجُّ الْبَيْتِ, وَصَوْمِ رَمَضَانَ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ibni Omerit (r.a.), Profeti ka thënë kështu:

**"Islami është ngritur mbi pesë themele: dëshmia se s'ka zot tjetër veç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, vizita e Qabes, shtëpisë së Allahut, dhe agjërimi në muajin e Ramazanit."**[57]

**Shpjegime**

Ky hadith që bën fjalë për pesë parimet që i quajmë kushtet e Islamit, është si një esencë e ajeteve kuranore mbi këtë çështje. Fakti që këtu Profeti nuk ka përdorur fjalën "besim (iman)", por "Islam", bart një rëndësi të veçantë, sepse Islami është pjesa ligjore (sheriat) e fesë që besohet. E shprehur më hapur dhe qartë, Islami është ana praktike e jetës, ajo që i themi mënyra e jetesës, e përputhshme me besimin, e reflektueshme jashtë dhe e dukshme. Në kuptim të përgjithshëm, ne këtë e emërtojmë si *adhurim*, domethënë, si kryerje e detyrës së robit ndaj Zotit. Sipas kësaj nxirret edhe konkluzioni mbi personat në lidhje me besimin e tyre, sepse Islami është shfaqja e besimit, aspekti i tij i reflektuar jashtë. Shpesh herë, Islami me besimin (iman) përdoren si koncepte sinonimike, kurse dijetarët e kelamit thonë se ato janë të ndryshme në themel. Besimi është një akt zemre, aspekti adhurimor i të cilit është Fjala e Dëshmisë. Adhurimi është me

57 Buhari, Iman, 1, 2; Muslim, Iman, 19-22.

fjalë dhe pa fjalë. Adhurimi me fjalë është vetëm Fjala e Dëshmisë. Kurse adhurimi pa fjalë është ai që kryhet me akte përjashtuese ose pohuese. Agjërimi është adhurim që kryhet me akte përjashtuese siç janë ndërprerja e marrjes së gjërave ushqimore, e marrëdhënieve seksuale, etj. Adhurimi pohues kryhet me trup ose me pasuri ose me të dyja bashkë. Namazi kryhet me trup, zekati me pasuri, kurse haxhi, edhe me trup, edhe me pasuri.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Personi që mohon njërin prej kushteve të Islamit, nuk quhet besimtar.
2. Personi që e mohon njërin prej kushteve të Islamit duke e quajtur të lejueshëm braktisjen e tij, bën gjynah (mëkat) të madh.
3. Pesë parimet e përmendura në hadith janë parimet kryesore të Islamit, por Islami nuk përbëhet vetëm prej këtyre.

3ـ عَنْ أَبِي عَبْدِ الرَّحْمَنِ عَبِدِ اللّٰهِ بْنِ مَسْعُودٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ سَأَلْتُ رَسُولَ اللّٰهِ صَلَّى اللّٰهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: أَيُّ الْعَمَلِ أَحَبُّ إِلَى اللّٰهِ تَعَالَى؟ قَالَ: ((الصَّلاَةُ عَلَى وَقْتِهَا)). قُلْتُ: ثُمَّ أَيٌّ؟ قَالَ: ((بِرُّ الْوَالِدَيْنِ)). قُلْتُ: ثُمَّ أَيٌّ؟ قَالَ: ((الْجِهَادُ فِي سَبِيلِ اللّٰهِ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Ebu Abdurrahman ibni Mes'ud (r.a.) ka thënë kështu:

E pyeta të Dërguarin e Allahut: Cili është veprimi që pëlqen Allahu më shumë?"

- **"Ta falësh namazin në kohë!"** - më tha.

- Pas këtij, cili adhurim vjen? - e pyeta.

- **"T'u bindesh prindërve dhe t'u bësh të mira atyre!"** - më tha.

- Po pas këtij?

- **"Të luftosh në rrugën e Allahut!"** - m'u përgjigj.[58]

**Shpjegime**

Nga ky hadith mësojmë tre adhurimet, që pëlqen më shumë Allahu: namazi i falur në kohë, bindja ndaj prindërve dhe lufta në rrugën e Allahut.

58 Buhari, Mevakit, 5, Xhihad, I, Edeb, I, Tevhid, 48; Muslim, Iman, 137-139.

Namazi i falur në kohë përmendet i pari, sepse namazi vjen në radhë menjëherë pas besimit. Namazi është shtylla e besimit. Nga njeriu që nuk fal namaz dhe nuk e sheh namazin si një adhurim me rëndësi, nuk mund të pritet që të tregojë respekt as për urdhrat e tjerë të Allahut.

Sipas këtij hadithi, një namaz duhet falur sapo i hyn koha në mënyrë që të quhet më i miri e më i pranueshmi te Allahu. Namazi që s'falet në kohë, namazi që, duke u nënvleftësuar, lihet për në të mbaruar të kohës së vet, pranohet, por e humb cilësinë për të qenë nga adhurimet më të pëlqyera nga Allahu.

Bindja ndaj prindërve është një detyrë e rëndësishme që Zoti e ka çmuar shumë e për të cilën ka dhënë porosi fill pas kërkesës për të mos besuar zot tjetër veç Tij. Nëna dhe babai që e sjellin fëmijën në botë me një mijë mundime, që vuajnë e heqin për vite të tëra gjersa fëmija i tyre të hidhet në jetë, janë, pa dyshim, të denjë për çdo mirësi e për respektin më të lartë. Prandaj Allahu i Lartë ka urdhëruar që atyre të mos u thuhet as edhe "of!". Sigurisht, nuk mund të mendohet që njeriu i cili nuk tregon respekt për të drejtat e prindërve të vet, të tregojë respekt për të drejtat e njerëzve të tjerë!

Të bësh xhihad ose të luftosh në rrugën e Allahut, t'ua mësosh fenë atyre që s'e dinë, t'u shkosh pranë atyre që s'e kanë shijuar këtë lumturi për t'u shpjeguar se t'i bëhesh rob Zotit është fatmirësia e vërtetë, ta mbash gjallë nderin dhe famën e Islamit, të gjitha këto kërkojnë sakrifica me jetë dhe pasuri. Besimtari me shëndet të mirë, me gjendje ekonomike të mirë, duhet ta quajë shërbimin ndaj fesë si detyrën më të rëndësishme. Njeriu që nuk përpiqet për ta lartësuar fenë e Allahut në nivelin më të lartë për të cilin është e denjë dhe për t'i bërë edhe të tjerët që të shijojnë lumturinë që ka shijuar vetë, mund t'i braktisë lehtësisht edhe adhurimet e tjera që bëhen pretekst për fitimin e pëlqimit të Zotit.

Pyetjes se: *cili adhurim është më i lartë?,* Profeti i është përgjigjur, përgjithësisht, sipas gjendjes së atij që pyet, sipas kohës apo situatës kur është bërë pyetja. Nëse Profeti e ka njohur personin dhe të metat e tij, ka nxjerrë në pah atë adhurim ku janë shfaqur më shumë të metat e personit. Kur pyetja i është bërë në një kohë, kur armiku është afruar në derë, Profeti ka thënë se në këto raste nuk do të ishte me vend preokupimi me adhurime suplementare, por se lufta në rrugën e Allahut do të ishte e mira më e madhe. Kurse në kohët e krizave të bukës, Profeti ka porositur me përparësi përpjekjet për t'u siguruar njerëzve ushqimin duke ua lehtësuar vuajtjen.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. E drejta më e madhe e Allahut mbi robtë e vet pas besimit është falja e namazit.
2. E drejta më e madhe e personit është e drejta e nënës dhe e babait.
3. Sakrifica më e madhe është lufta në rrugën e Allahut.

**4.** عَنْ أَمِيْرِ الْمُؤْمِنِيْنَ أَبِي حَفْصٍ عُمَرِ بْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ سَمِعْتُ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ يَقُوْلُ: ((إِنَّمَا ٱلأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوى. فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إِلَى اللّٰهِ وَ رَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إِلَى اللّٰهِ وَ رَسُولِهِ, وَ مَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا, أَوْ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إِلَى مَا هَاجَرَ إِلَيْهِ)). مُتَّفَقٌ عَلَى صِحَّتِهِ.

Udhëheqësi i myslimanëve, Ebu Hafs Omer ibni Hattab (r.a.), ka thënë:

"Dëgjova të Dërguarin e Allahut të thoshte:

**"Punët vlerësohen sipas nijetit** (qëllimit)**. Çdo njeri e merr përgjegjësen** (shpërblimin ose ndëshkimin) **e punës që ka bërë, sipas qëllimit që ka pasur. Çdo të mirë** (thevab) **që ka për të fituar njeriu i cili ka për qëllim të arrijë te Allahu dhe i Dërguari i Tij, të bëjë hixhret** (të emigrojë) **për tek ata, do t'i vlerësohet si e mirë** (thevab) **hixhreti. Po kështu, kush del në rrugë për të arritur ndonjë përfitim material që ka lidhje me këtë botë ose për të takuar një grua me të cilën do të martohet, hixhreti** (emigrimi) **i tij do të vlerësohet sipas qëllimit për të cilin bëhet!"**[59]

**Shpjegime**

Hadithi sipas të cilit *punët vlerësohen sipas qëllimit,* ka të bëjë nga afër me të mirat (thevab) dhe mëkatet (gjynah) që kanë për t'i takuar dhe ka rëndësi të madhe. Dijetarë të mëdhenj si Ahmed ibni Hanbel, Ebu Davud, Tirmidhi e Darekutni kanë thënë se me këtë hadith mund të kuptohet **një e treta e Islamit.** Imam Shafiiu ka thënë se ky hadith **ka lidhje me shtatëdhjetë çështje të veçanta,** prandaj duhet vlerësuar si gjysma e shkencës së fesë. Kurse imam Buhariu, duke iu drejtuar atyre që shkruajnë libra, i ka këshilluar t'i fillojnë veprat e veta me këtë hadith.

Tani ta shohim se ç'është qëllimi.

59 Buhari, Bedu'l-vahj, I, Iman, 41, Nikah, 5, Menakibu'l-ensar, 45, Itk, 6, Ejman, 23, Hijel, I; muslim, Imaret, 155.

*Qëllimi ose nijeti* është ndierja me zemër e kryerjes së një pune për pëlqim të Allahut.

Puna bëhet ose **me zemër** (ndjenja), ose **me gojë** (fjalë), ose **me organe të tjera.**

Punët që bëjmë me zemër, janë qëllimet dhe mendimet.

Punët që bëjmë me gojë, janë të folurit dhe bisedat.

Punët që bëjmë me organet e tjera, janë sjelljet dhe veprimet. Meqë fjalët dhe sjelljet shpesh janë të varura prej qëllimit, qëllimi i mirë është, disa herë, një adhurim më vete.

Thënia se punët e bëra fitojnë vlerë sipas qëllimit, në shumicën e rasteve përfshin punët që bëjmë me organet e tjera. Heqja nga rruga e një guri me mendimin për ta hapur rrugën dhe lehtësuar kalimin dhe me shpresën për të fituar mirësi (sevab), vlerësohet si adhurim. Edhe heqja dorë prej vendimit për të përvetësuar mallin e dikujt me rrugë të padrejta e në mënyrë të paligjshme, duke pasur frikë Allahun, po kështu bëhet pretekst për fitimin e një të mire.

Kur mendimet e shoqëruara me ndjenjat përkatëse mbështeten në një qëllim të mirë, fitojnë vlerë te Allahu. Në këtë mes, zemra (ndjenja) duhet të jetë e zgjuar dhe e vetëdijshme.

Nëse gjuha shpreh qëllim për diçka, e zemra nuk bashkohet me të, qëllimi nuk pranohet.

Në letrën që dijetari dhe besimtari i devotshëm Salim, biri i Abdullah ibni Omerit dhe njëri prej shtatë juristëve të Medines, i shkruante kalifit Omer bin Abdulaziz, i thoshte kështu:

"Ta dish mirë se ndihma e Allahut të Lartë për robin e vet është sa qëllimi i robit. Për atë që e ka qëllimin të plotë, edhe ndihma e Allahut i shkon e plotë. Sa t'i pakësohet qëllimi, aq i pakësohet edhe ndihma e Allahut!"

Në këtë hadith thuhet: *"Çdo të mirë (sevab) që ka për të fituar njeriu, i cili ka për qëllim të arrijë te Allahu dhe i Dërguari i Tij, të bëjë hixhret (të emigrojë) për tek ata, do t'i vlerësohet si e mirë (sevab) hixhreti."* Hixhret do të thotë lënie e diçkaje për të kaluar te diçka tjetër. Edhe heqja dorë prej gjërave të ndaluara nga Allahu, në kuptim të përgjithshëm, vlerësohet si hixhret. Prandaj Profeti thotë:

*"Muhaxhiri (emigruesi, ai që bën hixhret) është njeriu që i lë gjërat që Allahu i ka ndaluar."*

Me hixhretin për të cilin bëhet fjalë në këtë hadith, nënkuptohet braktisja e vatanit që ndodhet në duar të mohuesve (qafirëve) dhe emigrimi për në vendin e Islamit. Me këtë qëllim dhe synim kanë emigruar Profeti me shokët e tij nga Meka në Medine. Ajo që kërkon të thotë i Dërguari i Allahut (a.s.), është kjo:

Nëse një njeri emigron jo duke menduar ndonjë interes material, por duke vënë si synim të fitojë pëlqimin e Allahut dhe ta bëjë të kënaqur të Dërguarin e Tij, emigrimi (hixhreti) i është pranuar, ai ka fituar të mirën (sevab) e emigrimit për tek Allahu dhe i Dërguari i Tij. Por po qe se një njeri i cili, megjithëse duket se emigron me qëllim të lartë, në të vërtetë e bën këtë me dëshirën për të fituar diçka që ka të bëjë me interesat dhe të mirat materiale të kësaj bote ose për t'u martuar me një femër, emigrimi i tij quhet i papranueshëm dhe ai s'fiton asnjë të mirë. Këtë të vërtetë Allahu i Lartë e ka shprehur kështu:

**"Atij që kërkon fitim ahireti, ia shtojmë atë fitim, kurse atij që kërkon fitim material, i japim të mira materiale të kësaj bote, por për të s'ka pjesë në ahiret!"[60]**

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Për të fituar mirësi nga punët që bëjmë, duhet t'i fillojmë ato me qëllim të mirë.
2. Meqë e rëndësishme është që qëllimi të bëhet me zemër, nuk është kusht që të shprehet edhe me gojë.
3. Me punët që bëhen pa kërkuar pëlqimin e Allahut, nuk fitohet mirësi.
4. Njeriu duhet të jetë ashtu siç tregohet, nuk duhet ta përdorë fenë për interesa materiale.
5. Njeriu duhet të jetë parimor dhe i sinqertë; atëherë edhe qëllimin do ta ketë të shëndoshë.

**5.** عَنْ أَبِي فِرَاسٍ رَبِيْعَةَ بْنِ كَعْبِ ٱلْأَسْلَمِيِّ خَادِمِ رَسُولِ اللهِ ﷺ, وَ مِنْ أَهْلِ الصُّفَّةِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: ((كُنْتُ أَبِيْتُ مَعَ رَسُولِ اللهِ ﷺ فَاَتِيهِ بِوُضُوئِهِ وَحَاجَتِهِ فَقَالَ: ((سَلْنِي)) فَقُلْتُ: أَسْأَلُكَ مُرَافَقَتَكَ فِي الْجَنَّةِ. فَقَالَ: ((أَوَ غَيْرَ ذَلِكَ؟)) قُلْتُ: هُوَ ذَاكَ قَالَ: فَأَعِنِّي عَلَى نَفْسِكَ بِكَثْرَةِ السُّجُودِ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Shërbëtori i të Dërguarit të Allahut dhe sufisti Ebu Firas ibni Ka'b el-Eslemi (r.a.) ka thënë:

"I kaloja netët së bashku me të Dërguarin e Allahut. I shërbeja atij për t'i sjellë ujin e abdestit dhe në nevoja të tjera. Si shpërblim për këtë, një herë më tha:

60 Kurani, Shura: 20.

**"Kërko (prej meje ç'të duash)!"**

Unë i thashë: "Dua të jem bashkë me ty në xhennet!"

**"A nuk dëshiron ndonjë gjë tjetër?"** - Më pyeti ai.

"Vetëm këtë dëshiroj!" - I thashë.

Atëherë i Dërguari i Allahut më tha:

**"Nëse është kështu, më ndihmo për veten tënde, duke falur shumë namaz e duke rënë në sexhde!"**[61]

**Shpjegime**

Rrëfyesi i këtij hadithi, Rebia, flinte në një të ndarë ngjitur me derën e dhomës ku flinte Profeti, kështu që mund t'i dëgjonte këndimet e tij në namazet e natës dhe ta dëgjonte kur i bënte zë. Prandaj, me shprehjen, *i kaloja netët së bashku me të Dërguarin e Allahut,* nuk duhet kuptuar se Rebia flinte në një dhomë me Profetin. Rebia kujdesej për gjërat që kishte nevojë Profeti, si misvaku, uji për të marë abdest, etj. I kënaqur prej shërbimit të tij, Profeti dëshiroi ta shpërblente Rebianë dhe i tha të kërkonte ç'të dëshironte. Kjo mënyrë shpërblimi, duke e lënë të lirë personin në kërkesën e vet është karakteristikë e njerëzve të mëdhenj. Në të njëjtën kohë, kjo është edhe një provë, një vënie në provë.

A kishte Profeti kompetencë dhe mundësi për të plotësuar çdo kërkesë? Kjo çështje është diskutuar dhe është arritur në përfundimin se Allahu i Lartë i ka dhënë Profetit kompetencën për të bërë disa të mira dhe kjo është një nga veçoritë e tij si profet. Eshtë pranuar kompetenca e Profetit për të bërë disa zbatime praktike përjashtuese, si vlerësimi i njëvlefshmërisë së dëshmisë së Hz. Huzejfes me dëshminë e dy vetëve. Prandaj, ftesa ndaj Rebiait për të kërkuar ç'të donte prej tij nuk ka pasur si qëllim vetëm t'ia fitonte zemrën atij apo ta vinte në provë; në radhë të parë, me këtë ftesë Profeti ka dashur t'i bënte një të mirë Rebiait, ta shpërblente atë për shërbimin e mirë.

Dhe Rebia që e bënte shërbimin me kënaqësi duke ndjerë dashuri dhe respekt të thellë ndaj Profetit, në mënyrë krejt të natyrshme, i ka kërkuar që të vazhdojë të ndodhet bashkë me të edhe në xhennet. Kjo kërkesë do të thotë se Rebia kërkonte lumturinë e të dy botëve.

Duke pasur parasysh se është Allahu ai që e di nëse një njeri do të hyjë apo jo në xhennet, Profeti e pyet Rebiain se mos kishte ndonjë kërkesë tjetër veç kësaj. Dhe, kur Rebia ngul këmbë në kërkesën e tij, Profeti i ka dhënë një këshillë në përshtatje me pozitën e vet:

61 Muslim, Salat, 226.

*"Në është kështu, më ndihmo për veten tënde, duke falur shumë namaz e duke rënë në sexhde!"*

Kjo këshillë e Profetit tregon se në xhennet mund të hyhet me luftë dhe përpjekje, të cilat mund të kurorëzohen me sukses me anë të adhurimeve. Theksimi i sexhdes do të thotë se sexhdeja është gjendja kur robi ndodhet më pranë Zotit, ku pozita e njeriut si rob i Zotit merr kuptimin e saj më të plotë.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Për të qenë afër me Profetin në xhennet, duhet bërë shumë adhurim.
2. As'habet, shokët e Profetit gjithmonë kanë dëshiruar të ndodhen pranë Profetit.

**6.** عَنْ مُعَاذٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللهِ, أَخْبِرْنِي بِعَمَلٍ يُدْخِلُنِي الْجَنَّةَ وَيُبَاعِدُنِي مِنَ النَّارِ, قَالَ: ((لَقَدْ سَأَلْتَ عَنْ عَظِيمٍ, وَإِنَّهُ لَيَسِيرٌ عَلَى مَنْ يَسَّرَهُ اللهُ تَعَالَى عَلَيْهِ: تَعْبُدُ اللهَ لاَ تُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا, وَ تُقِيمُ الصَّلاَةَ, وَتُؤْتِي الزَّكَاةَ, وَ تَصُومُ رَمَضَانَ, وَ تَحُجُّ الْبَيْتَ إِنِ لسْتَطَعْتَ إِلَيْهِ سَبِيْلاً)). ثُمَّ قَالَ: ((أَلاَ أَدُلُّكَ عَلَى أَبْوَابِ الْخَيْرِ؟ الصَّوْمُ جُنَّةٌ, وَالصَّدَقَةُ تُطْفِيءُ الْخَطِيئَةَ كَمَا يُطْفِيءُ المَاءُ النَّارَ, وَ صَلاَةُ الرَّجُلِ مِنْ جَوْفِ اللَّيْلِ)) ثُمَّ تلاَ {تَتَجَافى جُنُوبُهُمْ عَنِ الْمَضَاجِعِ} حَتَّى بَلَغَ {يَعْمَلُونَ}. ثُمَّ قَالَ: أَلاَ أُخْبِرُكَ بِرَأسِ ٱلْأَمْرِ, وَعُمُودِهِ, وَ ذِرْوَةِ سَنَامِهِ؟ قُلْتُ: بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ, قَالَ: ((رَأْسُ ٱلْأَمْرِ ٱلإِسْلاَمُ, وَ عُمُودُهُ الصَّلاَةُ, وَ ذِرْوَةُ سَنَامِهِ الْجِهَادُ)). ثُمَّ قَالَ: ((أَلاَ أُخْبِرُكَ بِمِلاَكِ ذَلِكَ كُلِّهِ؟)). قُلْتُ: بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ, فَأَخَذَ بِلِسَانِهِ وَ قَالَ: ((كُفَّ عَلَيْكَ هَذَا)). قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللهِ, وَ إِنَّا لَمُؤَاخِذُونَ بِمَا نَتَكَلَّمُ بِهِ؟ فَقَالَ: ((ثَكِلَتْكَ أُمُّكَ, وَ هَلْ يَكُبُّ النَّاسَ فِي النَّارِ عَلَى وُجُوهِهِمْ إِلاَّ حَصَائِدُ أَلْسِنَتِهِمْ)).

رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Muadh ibni Xhebel (r.a.) ka thënë kështu:

"I thashë të Dërguarit të Allahut:

"O i Dërguari i Allahut! Më trego një punë, që të më çojë në xhennet, që të më largojë nga xhehennemi!"

**"Po kërkon një gjë shumë të madhe! Megjithëkëtë, kjo është shumë e lehtë për atë person që Allahu ia bën të lehtë: adhuroje Allahun, duke mos barazuar me të askënd dhe asgjë tjetër, fale namazin ashtu siç duhet, jepe zekatin dhe, po të kesh mundësi, bëj haxh!"** - Më tha dhe vazhdoi:

**"Dhe, tani, a të të tregoj ty dyert e dobisë? Agjërimi është mburojë. Sadakaja e shuan ndëshkimin e mëkatit siç shuan uji zjarrin. Edhe namazi i falur në mes të natës e shuan mëkatin!"**

Pastaj, i Dërguari i Allahut këndoi ajetin: **"Nga adhurimi i tyre ndaj Zotit me frikë dhe shpresë, trupi u rri larg shtratit dhe, nga të mirat që u japim, shpenzojnë në rrugën e Allahut. Dhe askush s'mund ta dijë se ç'lumturi mbahet fshehur për ta si shpërblim për atë që bëjnë!"**[62]

Pastaj i Dërguari i Allahut më tha kështu:

**"A të të tregoj se ç'gjë është kreu i të gjitha punëve, shtylla kryesore dhe pika kulmore e tyre?"**

"Po, ma trego, o i Dërguari i Allahut!" - i thashë unë.

**"Kreu i çdo pune është Islami, shtylla, namazi, pika kulmore, xhihadi!"** - më tha ai. Pastaj vazhdoi:

**"A të të tregoj se nga ç'gjë varet përsosmëria e të gjitha këtyre?"**

"Po, o i Dërguari i Allahut, ma trego!" - iu përgjigja unë. Duke bërë me shenjë nga gjuha e vet, I Dërguari i Allahut më tha:

**"Ruaje këtë!"**

Unë e pyeta me habi:

"O i Dërguari i Allahut! A do të gjykohemi ne edhe për ato që bisedojmë?"

**"T'u djegtë nëna për ty, o Muadh, vetëm gjërat që prodhon gjuha e tyre i zvarrisin njerëzit përmbys për në xhehennem!"** - m'u përgjigj ai!"[63]

### Shpjegime

Siç mësojmë nga një rivajet tjetër i këtij hadithi, ngjarja ka ndodhur gjatë rrugës për në fushatën e Tebukut. Kur të gjithë ishin veçuar nëpër hije për shkak të vapës së madhe, sahabiu i shquar Muadh e sheh veten për një çast pranë

62 Kurani, Sexhde: 16-17.

63 Tirmidhi, Iman, 8.

Profetit (a.s.). Duke përfituar nga ky rast, Muadhi i ka bërë pyetjen e parë si më sipër dhe, pastaj, mes tyre është zhvilluar biseda, që përshkruhet në hadith.

Fakti që Profeti ka treguar pesë kushtet e Islamit, si gjëja që e çon njeriun në xhennet dhe e largon nga xhehennemi, tregon se për të arritur lumturinë e kësaj bote e të jetës së pasme (ahiret), para së gjithash duhen jetuar bazat e Islamit.

Gjithashtu, fakti që Profeti, pasi ka treguar rrugët e dobisë, ka saktësuar se *kreu i çdo pune është Islami*, thekson se, edhe për të ndenjur larg të këqijave, edhe për të fituar të mira e dobi, Islami është, në themel, kushti kryesor dhe i pamënjanueshëm. Pa Islamin, nuk mund të mbahet në këmbë as ndërtesa e fesë, dhe as përbërja e shoqërisë dhe ummetit, bashkësisë!

Namazi është vërtetimi i ekzistencës së këtij themeli, kurse xhihadi, emërtimi i përbashkët dhe kulmi i lëvizjeve jetësore e përtëritëse që mund të bëhen mbi këtë themel.

Më në fund, fakti që Profeti këshillon si pikë thelbësore të të gjitha gjërave të thëna prej tij, ruajtjen e gjuhës, domosdoshmërinë që njeriu t'i dalë për zot gjuhës së vet, tregon se gjuha është faktori që ndikon në themel jetën e besimtarit në të dy botët.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Asnjë gjë s'ka kuptim dhe vlerë pa Islamin.
2. Për të parë rezultatet e punëve të tyre të mira, myslimanët janë të detyruar ta sundojnë gjuhën e vet.
3. Gjëja që e fut në vështirësi njeriun edhe në këtë botë, edhe në ahiret, janë fjalët e pakontrolluara që lëshon prej goje.

7. عَنْ طَلْحَةَ بْنِ عُبَيْدِ اللهِ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى رَسُولِ اللهِ ﷺ مِنْ أَهْلِ نَجْدٍ ثَائِرَ الرَّأْسِ, نَسْمَعُ دَوِيَّ صَوْتِهِ وَلاَ نَفْقَهُ مَا يَقُولُ, حَتَّى دَنَا مِنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ فَإِذَا هُوَ يَسْأَلُ عَنِ الْإِسْلاَمِ, فَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: ((خَمْسُ صَلَوَاتٍ فِي الْيَوْمِ وَاللَّيْلَةِ)). قَالَ: هَلْ عَلَيَّ غَيْرُهُنَّ؟ قَالَ: ((لاَ, إِلاَّ أَنْ تَطَوَّعَ)). فَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: ((وَصِيَامُ شَهْرِ رَمَضَانَ)). قَالَ: هَلْ عَلَيَّ غَيْرُهُ؟ قَالَ: ((لاَ, إِلاَّ أَنْ تَطَوَّعَ)). (قَالَ) وَذَكَرَ لَهُ رَسُولُ اللهِ ﷺ الزَّكَاةَ, فَقَالَ: هَلْ عَلَيَّ غَيْرُهَا؟ قَالَ: ((لاَ, إِلاَّ أَنْ تَطَوَّعَ)). فَأَدْبَرَ

الرَّجُلُ وَهُوَ يَقُولُ: وَاللهِ لاَ أَزِيدُ عَلَى هَذَا, وَلاَ أَنْقُصُ مِنْهُ. فَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: ((أَفْلَحَ إِنْ صَدَقَ))! مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Talha ibni Ubejdullah (r.a.) ka thënë kështu:

"Te i Dërguari i Allahut erdhi një burrë nga Nexhidi me pamje të hallakatur që zuri të fliste pa u afruar mirë, por që s'po e kuptonim dot se ç'thoshte. Burri u afrua te i Dërguari i Allahut dhe ne e dëgjuam se po e pyeste se ç'është Islami. I Dërguari i Allahut iu përgjigj:

**"Të falësh pesë kohë namaz gjatë një dite e një nate."**

"A ka namaze të tjera që duhet t'i fal?" - E pyeti burri.

**"Jo! Nëse fal nafile, ajo është tjetër gjë!"** - Iu përgjigj i Dërguari i Allahut, i cili vazhdoi:

**"Dhe të agjërosh në muajin i Ramazanit."**

"Po ndonjë agjërim tjetër a duhet të bëj?" - E pyeti sërish burri.

**"Jo,** - iu përgjig i Dërguari i Allahut, - **nëse agjëron nafile, ajo është tjetër gjë!"**

Rrëfyesi Talha thotë se pastaj Profeti i tha burrit se duhet të japë **zekat**. Kurse burri e pyeti:

"A ka ndonjë sadaka tjetër që duhet të jap?"

**"Jo, s'ka, - i tha i Dërguari i Allahut, - nëse jep nafile, ajo është gjë tjetër."**

Pas këtyre fjalëve, burri tha:

"Do të bëj as më shumë e as më pak nga këto që më the!"

Dhe u largua. Profeti tha:

**"Nëse e mban fjalën, ka shpëtuar!"**[64]

**Shpjegime**

Në këtë hadith shohim se, duke e bërë të njohur Islamin, Profeti përmend edhe zekatin. Zekati zë vend patjetër si në përkufizimet e përgjithshme të Islamit, ashtu dhe në përgjigjet për pyetje të veçanta. Dhe kjo tregon se zekati është pjesë e pandarë e Islamit, për rrjedhojë, ka rëndësinë dhe vlerën e vet të posaçme.

Vëmë re se, pas shpjegimit të Profetit mbi adhurimet e domosdoshme në Islam, personi pyet nëse ka edhe të tjera që duhet të kryejë. Kurse përgjigjja e

64 Buhari, Iman, 34, Savm, I, Shehadet, 26, Hijel, 3; Muslim, Iman, 8, 9.

Profetit për adhurimet nafile jo vetëm tregon kufirin minimal të adhurimeve që përcaktohet me adhurimet farz, por edhe se në adhurimet në Islam nuk ka ndonjë kufi maksimal. Pas plotësimit të adhurimeve farz, myslimani lejohet të bëjë adhurime suplementare prej të njëjtit lloj, gjë që është një mundësi e madhe për të, por jo jashtë mundësive dhe duke e kthyer këtë veprim në një gjë të lodhshme e të mërzitshme.

Njeriu prej Nexhidi ndahet duke thënë se *s'ka për të bërë as më shumë e sa më pak se ç'iu tha,* kurse Profeti thotë se ai njeri *ka për të shpëtuar nëse e mban fjalën.* Kjo tregon se plotësimi i farzeve është i mjaftueshëm për shpëtim. Dhe kjo gjë është, për ne, myslimanët, një mëshirë jashtëzakonisht e madhe, një pretekst shprese e gëzimi!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Zekati është një ndër adhurimet themelore të Islamit.
2. Duke iu përgjigjur atyre që kanë kërkuar të marrin njohuri mbi Islamin, Profeti u ka folur patjetër edhe për zekatin, gjë që tregon se sa i rëndësishëm është ky për Islamin.
3. Sahabet ishin tejet kërkues dhe të dëshiruar për ta mësuar dhe jetuar Islamin.

**8.** عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ:

((يَسِّرُوا وَلاَ تُعَسِّرُوا وَبَشِّرُوا وَلاَ تُنَفِّرُوا)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Siç rrëfen Enesi (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Lehtësoni, mos vështirësoni! Përgëzoni, mos frikësoni!"**[65]

**Shpjegime**

Me raste të ndryshme, Profeti i porosiste shokët t'i lehtësonin gjërat, të mos krijonin vështirësi, të mos i frikësonin njerëzit, por t'u jepnin lajme të gëzueshme. Të njëjtat këshilla dhe porosi u pati dhënë edhe Ebu Musa el-Esh'ariut dhe Muadh ibni Xhebelit duke i dërguar si nëpunës zekati në Jemen. Ai u pati thënë atyre që të mos i nxirrnin vështirësi askujt, i pati këshilluar të silleshin me mirëkuptim, të mos merrnin më tepër se ç'duhej të merrnin dhe të mos kërkonin gjë më të mirë se ajo që u jepej. Krahas kësaj, i pati porositur t'u flisnin myslimanëve për të mirat dhe shpërblimet që do të fitonin nga adhurimet që do

65 Buhari, Ilm, 11, Edeb, 80, Xhihad, 164; Muslim, Xhihad, 6-7.

të bënin, t'u thoshin se s'duhej të trembeshin nga mëkatet aq sa ta humbnin shpresën në mëshirën e Allahut.

Këto këshilla dhe porosi të të Dërguarit të Allahut (a.s.) i drejtohen çdo njeriu që është nderuar me pranimin e Islamit. Nuk duhet ta harrojmë këtë parim orientimi të parashtruar Profetit nga ana e Allahut:

**"Nëse ti do të silleshe ashpër dhe zemërgur ndaj tyre, ata do të largoheshin prej teje e do të shpërndaheshin!"[66]**

Përdorimi në këtë hadith i katër fjalëve me kuptim të afërt dhe që e përforcojnë njëra-tjetrën, nxjerr në shesh se parimi i lehtësisë dhe i lehtësimit nuk është një parim moralo-etik i përdorur herë pas here, por një parim moralo-etik, që është dhe duhet përdorur vazhdimisht ndaj njerëzve dhe në trajtimin e tyre.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Njerëzit që ftojnë në rrugë të Allahut duhet të kenë moralin më të bukur.
2. Me ata që s'e njohin Islamin, duhet sjellë butë, atyre u duhet folur me fjalë të mira, nuk duhen trembur e nuk duhen larguar.
3. Islami është fe e lehtësive. Prandaj njerëzve u duhen bërë lehtësi, nuk duhet t'u nxirren vështirësi.

**9.** عَنْ أَبِي أَيُّوبَ خَالِدِ بْنِ زَيْدٍ الْأَنْصَارِيِّ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ رَجُلاً قَالَ: يَا رَسُولَ اللّٰهِ, أَخْبِرْنِي بِعَمَلٍ يُدْخِلُنِي الْجَنَّةَ وَيُبَاعِدُنِي مِنَ النَّارِ, قَالَ: ((تَعْبُدُ اللّٰهَ وَلاَ تُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا, وَ تُقِيمُ الصَّلاَةَ, وَتُؤْتِي الزَّكَاةَ, وَتَصِلُ الرَّحِمَ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Siç rrëfen Ebu Ejub Halid ibni Zejd el-Ensariu (r.a.), një njeri i kërkoi Profetit t'i tregonte ç'gjë do ta çonte atë në xhennet dhe do ta largonte nga xhehennemi. Dhe Profeti i tha kështu:

**"Adhuroje Allahun pa e barazuar askënd dhe asgjë me Të, fale namazin, jepe zekatin dhe kujdesu për të afërmit!"[67]**

66 Kurani, Al-i Imran: 159.

67 Buhari, Edeb, 10; Muslim, Iman, 14.

**Shpjegime**

Njeriu që kërkon të dijë rrugën më të shkurtër për të shpëtuar nga xhehennemi e për të hyrë në xhennet, mund të jetë edhe vetë rrëfyesi i këtij hadithi, Ebu Ejub Halid ibni Zejd el-Ensariu, ose një sahabi tjetër.

Siç mësojmë nga disa rivajete të këtij hadithi, një njeri shkoi pranë Profetit duke çarë rrugë përmes grumbullit të sahabive. Në atë kohë Profeti ndodhej mbi deve. Ngutja e njeriut i bëri shokët e Profetit kureshtarë.

"Ç'ka ky njeri, vallë?" - thanë sahabet.

Profeti tha:

*"Siç duket, ka ndonjë punë sipas tij me rëndësi!"*

Kur erdhi pranë Profetit, njeriu u kap pas pajimeve të devesë dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Më thuaj, cili është ai veprim që do të më largojë nga xhehennemi e do të më çojë në xhennet?"

Siç bëjnë të ditur disa rivajete, njeriu ishte një beduin që jetonte në shkretëtirë. Profeti që i dinte problemet e njeriut dhe ç'kishte nevojë ai, i mësoi së pari parimin kryesor të besimit, besimin te Allahu pa e barazuar Atë me askënd dhe asgjë tjetër, pa adhuruar askënd dhe asgjë tjetër veç Allahut. Në vazhdim, i kujtoi njeriut dy parime të tjera të rëndësishme të besimit, faljen e namazit si tatim i trupit dhe dhënien e zekatit si tatim i pasurisë. Siç duket, ai njeri nuk kujdesej për të afërmit. Prandaj Profeti e porositi të tregohej besnik ndaj të afërmve, si një parim kryesor i moralit.

Ndërsa njeriu që kishte marrë përgjigje për pyetjen e vet, po largohej, Profeti pa pas njeriut dhe u tha shokëve që kishte përreth:

"Nëse mbahet fort pas këtyre gjërave, ka për të hyrë në xhennet!"

**Çfarë mësojmë nga hadithi?**

1. Kujdesi për të afërmit, domethënë lidhja e gjakut, është një prej parimeve themelore të fesë.
2. Për të shpëtuar nga xhehennemi e për të hyrë në xhennet, krahas respektimit të parimeve fetare që përmenden në hadith, është kusht edhe interesimi dhe kujdesi për të afërmit.

# PJESA IV

# VENDI I SHKENCËS SË HADITHIT MES SHKENCAVE TË TJERA ISLAME

## ÇËSHTJET

VENDI I SHKENCËS SË HADITHIT MES SHKENCAVE TË TJERA ISLAME

## PUNË PËRGATITORE

1. Duke parë tematikën dhe çështje të tjera të librave të *tefsirit, hadithit* dhe *metodës së fikhut,* kërkoni të gjeni se ç'veçori të përbashkët bartin ato.
2. Gjeni në bibliotekë librat e hadithit të klasifikuara në shek. III hixhri, kur shkenca e hadithit arriti kulmin e vet, si dhe të njohura me emërtimin e përbashkët, *el-Kutubu's-Site.*
3. Mbi cilën shkencë Islame ka ndikuar më shumë shkenca e hadithit dhe cilës i ka shërbyer si burim?
4. Shqyrtoni rolin e sistemit të përkatësisë në lidhje me mundësinë e shkencës së hadithit për të arritur gjer në ditët tona.

# VENDI I SHKENCËS SË HADITHIT MES SHKENCAVE TË TJERA ISLAME

Shkenca e hadithit ka rëndësi të madhe edhe si burim për shkencat e tjera Islame, edhe si shkencë ndihmëse. Këtë mund ta shpjegojmë kështu:

*1. Shkenca e hadithit u ndihmon në përmasa të mëdha shkencave Islame si tefsiri, fikhu dhe akaidi.* Hadithet e krijuara nga shpjegimi i disa ajeteve kuranore nga Profeti, bartin rëndësi të madhe në shkencën e tefsirit. Duke përcjellë pohimet e Profetit e të sahabeve në lidhje me tefsirin, shkenca e hadithit i jep një ndihmë të madhe kësaj shkence. Në librat e hadithit i lihet një pjesë e veçantë tefsirit të Kuranit nga ana e Profetit. Në të vërtetë, pas vdekjes së Profetit, gjer në një farë kohe, tefsiri është përfshirë brenda hadithit, sepse fjalët e Profetit që komentonin Kuranin, përfshiheshin mes haditheve dhe përcilleshin me metodat e hadithit. Kështu, tefsiri përbënte një pjesë të shkencës së hadithit. Më vonë tefsiri u nda nga hadithi dhe mori formën e një shkence më vete.

Edhe shkenca e së drejtës Islame (fikh) është e lidhur në një përmasë të gjerë me shkencën e hadithit, sepse Sunneti është burimi i dytë kryesor ku mbështeten konkluzionet juridike. Prandaj është thënë se, *"po të mos ishte hadithi, as fikhu s'do të ishte!"* Ashtu siç u tha edhe më parë, në fillim, në vend të termit *fikh* përdorej termi *sunnet* dhe librat që përmbanin konkluzionet juridike, emërtoheshin *sunen*. Më vonë, pasi mori një zhvillim të madh, fikhu mori formën e një shkence më vete. Megjithëkëtë, si burim bibliografik, hadithet janë mbështetja e tij më e madhe.

Edhe akaidi përfiton gjerësisht nga shkenca e hadithit. Disa çështje lidhur me besimin janë saktësuar me anë të haditheve, kurse disa të tjera janë sqaruar me rrugën e hadithit. Për shembull, besimi se dy engjëjt e quajtur Munker dhe Nekir dhe hetimi i varrit janë të vërtetë, mbështetet në hadithe.

2. Shkeca e hadithit ndihmon edhe shkencat shoqërore, si: historia, sociologjia, etnologjia dhe folklori. Hadithi jep informacion ndriçues e të vlefshëm mbi periudhën paraIslamike të injorancës dhe mbi jetesën, zakonet dhe traditat e shoqërive njerëzore të periudhave të para të Islamit. Në të njëjtën kohë, me anë të këtyre informacioneve merren të dhëna mbi jetën politike, ushtarake, fetare e kulturore të atyre periudhave.

3. Ashtu siç u tha edhe më parë, shkenca e hadithit e ka përdorur për herë të parë dhe në mënyrë sistematike metodën e përkatësisë apo të autorësisë (isnad). Me këtë metodë, hadithi pothuajse ka hapur epokë në historinë e shkencës. Nga kjo metodë kanë përfituar edhe shkenca të tilla, si: tefsiri, historia, letërsia dhe sintaksa si dhe, me anë të kësaj rruge, kultura Islame, krejt ndryshe

nga kulturat e tjera, është bërë e mundur të ruhet në një masë të madhe nga periudhat e para gjer në ditët e sotme.

Në mënyrë të veçantë, letrarët dhe gjuhëtarët kanë përfituar si nga metoda e përkatësisë (autorësisë), ashtu dhe nga seria e madhe e hadithit duke sjellë, në përgjithësi, shembuj e dëshmi nga hadithet për çështjet që kanë trajtuar.

Si përfundim, me materialin e pasur që bart, shkenca e hadithit jo vetëm që u ka ardhur në ndihmë shumë shkencave, por edhe, me metodat e posaçme të saj, i ka bërë dritë historisë së shkencës. Për ata që duan të bëjnë kërkime mbi historinë e kulturës Islame, shkenca e hadithit është një burim që nuk mund t'i kalohet anash.

**PËRMBLEDHJE**

1. Bëni përkufizimin e shkencës së hadithit.
2. Tregoni se cila është tematika e shkencës së hadithit dhe shkencës së metodës së hadithit.
3. Shpjegoni shkaqet e lindjes së shkencave të hadithit dhe metodës së hadithit.
4. Pse është e rëndësishme shkenca e hadithit? Shpjegojeni duke u dhënë vend edhe mendimeve tuaja vetjake.

# HADITHE MBI NAMAZIN

1- عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ يَقُولُ: (( أَرَأَيْتُمْ لَوْ أَنَّ نَهْرًا بِبَابِ أَحَدِكُمْ يَغْتَسِلُ مِنْهُ كُلَ يَوْمٍ خَمْسَ مَرَّاتٍ هَلْ يَبْقَى مِنْ دَرَنِهِ شَيْئٌ ؟)) قَالُوا: لاَيَبْقَى مِنْ دَرَنِهِ شَيْئٌ، قَالَ: فَذَلِكَ مَثَلُ الصَّلَوَاتِ الْخَمْسِ يَمْحُو اللّٰهُ بِهِنَّ الْخَطَايَا)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), ai e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut (a.s.) të thotë kështu:

**"Ç'thoni, sikur para portës së dikujt të kalojë një lumë e ai të lahet pesë herë në ditë në të, a mbetet më papastërti te ai?"**

Sahabet thanë:

"S'i mbetet asnjë papastërti, o i Dërguari i Allahut!"

**"Ja, si kjo janë pesë kohët namaz. Me pesë kohët e namazit, Allahu i fshin të gjitha gjynahet!"** - Tha i Dërguari i Allahut."[68]

2- عَنْ جَابِرٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: ((مَثَلُ الصَّلَوَاتِ الْخَمْسِ كَمَثَلِ نَهْرٍ جَارٍ غَمْرٍ عَلَى بَابِ أَحَدِكُمْ, يَغْتَسِلُ مِنْهُ كُلَ يَوْمٍ خَمْسَ مَرَّاتٍ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Sipas rrëfimit të Xhabirit (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Pesë kohët namaz ngjasin me një lumë me shumë ujë që kalon para derës së shtëpisë së një njeriu, i cili lahet aty pesë herë në ditë!"**[69]

**Shpjegime**

Në të dy hadithet, Profeti e ka treguar namazin me metodën e shembullit analogjik si rruga më e lehtë për ta kuptuar dhe mësuar një gjë. Në rastin konkret, duke gjykuar mbi bazën e përngjasimit të bërë, nuk është e vështirë të kuptohet se te njeriu që lahet pesë herë në ditë në lumë, nuk mbetet më papastërti. Duke u nisur nga kjo e vërtetë e pranuar lehtësisht nga kushdo,

68 Buhari, Mevakit, 6; Muslim, Mesaxhid, 283.

69 Muslim, Mesaxhid, 284.

Profeti na thotë se edhe namazi e pastron njeriun nga papastërtitë e gabimeve dhe mëkateve që janë ndyrësi moralo-shpirtërore, ashtu siç e pastron lumi nga papastërtitë fizike.

Kështu, edhe abdesti, edhe namazi e pastrojnë njeriun nga papastërtitë materiale e morale, ku përfshihen mëkatet e mëdha e të vogla.

Ai që nuk falet pesë kohë, nuk mund të ruhet nga mëkatet e mëdha, sepse vetë mosfalja e namazit është mëkat i madh. Si përfundim, shpresohet se njeriu i cili, me vetëdijen e namazit, del pesë herë në ditë para Allahut, do të veprojë edhe jashtë namazit me vetëdijen se ndodhet para Allahut. Një njeri i tillë nuk bën mëkat me dashje. Kurse kur bën mëkat pa dashje, abdesti dhe namazi i shërbejnë si shpërblim (kefaret) për to.

**Çfarë mësojmë nga këto hadithe?**

1. Namazi i pesë kohëve është adhurimi ditor, farz më i rëndësishëm e më i vlefshëm.
2. Namazi duhet falur me vetëdijen e qenies para Allahut.
3. Vazhdimësia e vetëdijshme në namaz e mbron njeriun nga mëkatet e mëdha.
4. Namazet e falura bëhen pretekst që Allahu të na i falë mëkatet e vogla që i kemi kryer pa dashje.

3ـ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( إِنَّ أَوَّلَ مَا يُحَاسَبُ بِهِ الْعَبْدُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ مِنْ عَمَلِهِ صَلاَتُهُ, فَإِنْ صَلَحَتْ فَقَدْ أَفْلَحَ وَأَنْجَحَ, وَإِنْ فَسَدَتْ فَقَدْ خَابَ وَخَسِرَ, فَإِنِ انْتَقَصَ مِنْ فَرِيضَتِهِ شَيْئًا قَالَ الرَّبُّ عَزَّ وَجَلَّ: انْظُرُوا هَلْ لِعَبْدِي مِنْ تَطَوُّعٍ فَيُكَمَّلَ بِهَا مَا انْتَقَصَ مِنَ الْفَرِيضَةِ؟ ثُمَّ تَكُونُ سَائِرَ أَعْمَالِهِ عَلَى هَذَا)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Veprimi i parë për të cilin njeriu do të hetohet ditën e kiametit, do të jetë namazi. Nëse do t'i ketë kryer namazet në rregull, puna do t'i shkojë mirë dhe ai do të dalë i fituar. Nëse namazet nuk do t'i dalin në rregull, do të humbasë dhe do të dalë me dëm. Nëse në namazet farze ka mangësi, Zoti pyet:**

**"Shihni, a ka apo s'ka namaze nafile robi im!"**

**Mungesat e namazeve farze plotësohen me namazet nafile. Kështu i kërkohet llogari edhe për punët e tjera!"[70]**

**Shpjegime**

Nëse do të shpreheshim me cilësimin e Profetit, namazi është miraxhi i besimtarit.

Namazi është e drejta e Allahut dhe një adhurim i detyrueshëm (farz), të cilin besimtari e plotëson me ndjenjën e përgjegjësisë vetëm para Allahut. Ndërkaq, që ky farz të jetë i pranueshëm te Allahu, duhet të plotësojmë disa detyra. Mes këtyre, një vend të rëndësishëm zë respektimi i të drejtave të personit.

Allahu, po të dojë, i fal gabimet dhe të metat në të drejtat që i përkasin Atij, por të drejtat që i përkasin personit, nuk i fal. Falja e tyre varet nga shlyerja e llogarive në këtë botë me personin që i janë cenuar të drejtat, i cili, po të dojë, i fal ato. Të drejtat e personit, të pashlyera në këtë botë e të bartura në botën tjetër (ahiret), paguhen duke iu paguar atij mirësitë (sevabet) e veprave të llojit adhurim të kryera për hir të Allahut. Në qoftë se mirësitë nuk mjaftojnë për shlyerjen e llogarive, këto mbyllen duke iu ngarkuar fajtorit mëkatet e të zotit të të drejtave të shkelura e duke e ndëshkuar atë gjersa të mbyllet plotësisht llogaria përkatëse.

Mund të themi se hetimi së pari, i detyrave dhe përgjegjësive të personit ndaj Allahut bëhet sepse me një pjesë të këtyre do të shlyhen detyrimet që ka personi ndaj personave të tjerë. Ky hadith tregon se sa rëndësi kanë adhurimet nafile krahas atyre farze. Nafile kanë të gjitha llojet e adhurimeve: namaz nafile, agjërim nafile, haxh nafile, zekat nafile. Këtu futen të gjitha sadakatë dhe mirësi të tjera të kryera jashtë adhurimeve farz.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Punët e para, për të cilat njeriu do të merret në llogari, janë adhurimet dhe bindjet, llogaria e të cilave i takon vetëm Allahut e që ne i quajmë "hukukullah", "e drejta e Allahut".
2. Veprimi i parë ndër veprimet e quajtura hukukullah që do të hetohen, është namazi i pesë kohëve.
3. Mangësitë e namazeve farze plotësohen me adhurimet nafile.
4. Kryerja e vazhdueshme e adhurimeve nafile është në dobi të besimtarit në këtë botë e në ahiret.

70 Tirmidhi, Mevakit, 188.

5. Në ditën e kiametit, njerëzit do të hetohen për të gjitha bëmat e tyre në këtë botë.

4. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ قَالَ:
(( الصَّلَوَاتُ الخَمْسُ, وَالْجُمْعَةُ إِلَى الْجُمْعَةِ, كَفَّارَةٌ لِمَا بَيْنَهُنَّ
مَالَمْ تُغْشَ الْكَبَائِرُ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Duke u ruajtur nga gjynahet e mëdha, pesë kohë namaz dhe dy xhuma i shlyejnë gjynahet e vogla të bëra mes tyre!"**[71]

**Shpjegime**

Secili prej adhurimeve dhe bindjeve është i përshtatshëm për të shërbyer si dëmshpërblim (kefaret) për mëkatet. Nëse personi ka mëkate, shërbejnë si dëmshpërblim, po qe se s'ka, i shkruhen si mirësi dhe bëhen pretekst për lartësimin e tij në pozitat pranë Allahut. Vetëm se këto porosi dhe nxitje u tregojnë besimtarëve se kanë për t'u pastruar nga mëkatet vetëm nëse kanë për të vazhduar pa ndërprerje të bëjnë mirë e të sillen bukur. Sepse vetëm besimtarët që i kryejnë këto adhurime, bindje, mirësi e dobi pa kryer mëkate të mëdha, jetojnë me shpresë e siguri, gjë që i shtyn ata të bëjnë një jetë të rregullt.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Duhet patjetër të qëndrojmë larg mëkateve të mëdha dhe harameve.
2. Secili prej adhurimeve, sidomos namazet, vlejnë si dëmshpërblim për mëkatet e vogla.
3. Besimtarët me jetë adhuruese të rregullt janë të lumtur edhe në fushat e tjera të jetës.

5. عَنْ عُثْمَانَ بْنِ عَفَّانَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ يَقُولُ:
(( مَا مِنْ امْرِئٍ مُسْلِمٍ تَحْضُرُهُ صَلاَةٌ مَكْتُوبَةٌ فَيُحْسِنُ وُضُوءَهَا, وَخُشُوعَهَا,
وَرُكُوعَهَا, إِلاَّ كَانَتْ كَفَّارَةً لِمَا قَبْلَهَا مِنَ الذُّنُوبِ مَالَمْ تُؤْتَ كَبِيرَةٌ, وَذَلِكَ
الدَّهْرَ كُلَّهُ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

71 Muslim, Taharet, 14.

Osman ibni Affan (r.a.) ka thënë se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë kështu:

**"Nëse një mysliman, kur vjen koha e namazit farz, merr abdest mirë e bukur dhe e fal namazin me përkushtim e duke e bërë rukunë të plotë, kur nuk bën ndonjë gjynah të madh, ky namaz i bëhet dëmshpërblim (kefaret) për gjynahet e mëparshme. Kështu ndodh gjithmonë."**[72]

## Shpjegime

Në fenë tonë, ashtu si pranimi i adhurimeve është i lidhur me disa parime, ashtu dhe falja e gjynaheve të vogla varet nga zbatimi i disa kushteve të caktuara. Çdo mysliman e di se abdesti është farz për namazin, se namaz pa abdest nuk mund të ketë. Ndërkaq, mund të ketë njerëz që nuk u shkon mendja se, duke marrë abdest, duhen respektuar, krahas farzeve, edhe sunnetet, mustehabet dhe etika e tij, mund të ketë njerëz që nuk u japin rëndësi këtyre gjërave. Por po qe se nuk kryhen këto, ai abdest nuk quhet i bukur. Profeti ka shpjeguar se ky është abdesti i bukur edhe duke ua treguar personalisht në praktikë shokëve, edhe duke dhënë porosi për këtë.

Përshpirtshmëria (hushu) është një prej kushteve që sigurojnë vlefshmërinë e namazit. Përshpirtshmëria është kthimi i personit gjatë namazit kah Allahu me të gjithë qenien dhe shpirtin e tij. Ana e dukshme e kësaj është kryerja e saktë dhe e plotë e të gjithë elementëve të namazit. Kështu, kur Profeti ka parë dikë të merret me mjekrën dhe rrobat gjatë namazit, ka thënë: *"Nëse zemra do t'i ishte përkushtuar namazit, edhe duart do t'i ishin përkushtuar!"*[73] Përmendja nga Profeti e rukusë pas përshpirtshmërisë tregon se duhet respektuar edhe ligjshmëria e anës së jashtme të namazit. Rukuja dhe sexhdeja janë dy adhurime që nuk mund të mendohen pa njëri-tjetrin. Nëse rukuja duhet bërë e plotë, kuptohet se edhe sexhdeja duhet bërë e plotë. Rukuja dhe sexhdeja quhen si shfaqje të dukshme me sy të përshpirtshmërisë. Me të gjitha këto, Profeti e ka pasur fjalën për ajetin që thotë: **"Me të vërtetë, besimtarët kanë shpëtuar. Ata e falin namazin me përkushtim të plotë!"**[74]

## Çfarë mësojmë nga ky hadith?

1. Namazi i pesë kohëve duhet falur në vazhdimësi pa e lënë mangut kurrë.

---

72 Muslim, Taharet, 7.

73 Ali el-Mutteki, Kenzu'l-ummal, 5891.

74 Kurani, Muminun: 1-2.

2. Abdesti duhet marrë duke respektuar farzet, sunnetet, mustehabet dhe etikën e tij.
3. Namazi duhet falur me përkushtim të plotë, rukuja, sexhdet dhe elementët e tjerë duhen kryer me saktësi.
4. Namazi i pesë kohëve i falur duke zbatuar kushtet e tij, vlen si dëmshpërblim për mëkatet e vogla të kryera gjatë orëve të tjera të ditës.

**6.** عَنْ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ قَالَ:
(( صَلاَةُ الْجَمَاعَةِ أَفْضَلُ مِنْ صَلاَةِ الفَذِّ بِسَبْعٍ وَعِشْرِينَ دَرَجَةً)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ibni Omerit (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Namazi i falur me xhemaat është njëzet e shtatë herë më i vlefshëm se namazi i falur më vete."**[75]

**Shpjegime**

Mes rivajeteve mbi epërsinë e namazit të falur me xhemaat ndaj namazit të falur më vete, ka kontradiktë. Krahas këtij, ka edhe rivajete që thonë se është njëzet e pesë herë më i vlefshëm. Meqë ne e kemi të pamundur ta dimë të fshehtën e numrave që përcaktojnë llojet dhe gradët e shpërblimit dhe mirësisë që jepet si përgjegjëse e një të mire, dobie dhe adhurimi të bërë, mjaftohemi duke i pranuar ato që thotë Profeti, sepse nuk ka ndonjë fuqi dhe rregull që të kufizojë vlerën hyjnore. Ndërkaq mund të jetë e domosdoshme për interesin tonë të përpiqemi për të kuptuar urtësinë e këtyre. Disa dijetarë mendojnë se grada e namazeve shtohet sipas atyre që falen dhe sipas namazit që falin. Njëri prej përfundimeve që del prej rivajeteve, është se mes atij që e fal namazin duke plotësuar të gjithë elementët dhe etikën e tij e duke u falur me xhemaat, dhe atij që, duke mos u kushtuar rëndësi këtyre gjërave, falet më vete, do të ketë diferencë niveli në vlerë. Po kështu, edhe mendimi se namazi i agimit me namazin e pasdites ose namazi i agimit me namazin e jatsisë janë në vlerë më të lartë se namazet e kohëve të tjera, është përfundim i rivajeteve mbi këtë çështje. Edhe niveli i namazeve me pak xhemaat ndryshon nga niveli i namazeve me shumë xhemaat. Kështu, në një rivajet thuhet:

*"Namazi që fal dikush së bashku me një person tjetër, është më i begatshëm dhe me më shumë të mira se namazi që fal vetëm; namazi që fal dikush së bashku me dy persona të tjerë, është më i begatshëm e më i vlefshëm se namazi me një person. Sa më i madh të jetë numri i personave që falen së bashku, aq i vlefshëm*

75 Buhari, Ezan, 30; Muslim, Mesaxhid, 249.

*dhe i pranueshëm është ai namaz te Allahu."*[76] Madje dihet se disa sahabe dhe një pjesë e të parëve të tabiinëve që i quanin si argument për vete këto hadithe, kur nuk e arrinin dot xhemaatin në një xhami, vraponin për tek një xhami tjetër. Thuhet se një radhë, Hz. Enesi që s'e kishte arritur dot xhemaatin, këndoi sërish ezan dhe e fali namazin bashkë me njëzet të rinj që kishte pranë.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Si një fe bashkësie, Islami i jep një rëndësi të madhe qenies në xhemaat duke filluar me namazin.
2. Thelbësore është të falen namazet farze me xhemaat.
3. Vlera e namazit të falur me xhemaat është shumë herë më e lartë se e namazit të falur vetëm.
4. Ne nuk mund ta përcaktojmë shkallën e vlerës së një adhurimi, mirësie e dobie. Në këtë çështje ne duhet t'u besojmë plotësisht lajmeve të ardhura nga Profeti.

7ـ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: ((مَنْ غَدَا إِلَى الْمَسْجِدِ أَوْ رَاحَ أَعَدَّ اللّٰهُ لَهُ فِي الْجَنَّةِ نُزُلاً كُلَّمَا غَدَا أَوْ رَاحَ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rivajetit të ardhur nga Ebu Hurejre (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Kush shkon e vjen në xhami për namazin e agimit e të mbrëmjes, në çdo vajtje e ardhje, Allahu ia përgatit atij shpërblimin në xhennet!"**[77]

**Shpjegime**

Megjithëse në shoqërinë Islame xhamitë dhe faltoret ose mjediset që kryejnë funksionin e xhamive kanë një vend të rëndësishëm dhe kryejnë disa funksione, shërbejnë kryesisht si mjedise ku falet namaz me xhemaat. Namazi është një adhurim bashkues që i sjell besimtarët në një vend pesë herë në ditë. Për këtë arsye, mjedisi i posaçëm ku falet namaz, quhet *xhami,* që do të thotë *mbledhës, bashkues,* ose *mesxhid* (faltore) që do të thotë *vend sexhdeje,* vend ku i *bëhet sexhde* Allahut, ku bëhet falje ose adhurim.

Me vajtje-ardhjen në xhami mëngjes e mbrëmje nuk është fjala vetëm për vajtjen në namazet e agimit e të mbrëmjes, por për të gjithë namazet. Në origjinalin e hadithit përdoren fjalët *guduv* që emërton kohën nga agimi i ditës gjer në mesditë dhe *ravah* që emërton kohën nga mesdita në fillimin e natës.

76 Nesai, Imamet, 45.

77 Buhari, Ezan, 37; Muslim, Mesaxhid, 285.

Kështu, këto dy fjalë përmbledhin vajtje-ardhjet gjatë gjithë ditës. Në xhami shkohet e vihet për të falur namaz me xhemaat. Vajtje-ardhjet janë pretekst për arritjen e kësaj të mire, e këtij sevabi. Në lëvizje ka begati. Besimi se Zoti do të japë shpërblim për çdo punë dhe sjellje të bërë me sinqeritet dhe principialitet, është një prej parimeve themelore që na ka mësuar feja jonë. Allahu i Lartë përgatit në xhennet shumë shpërblime për punët e dobishme dhe sjelljet e bukura të besimtarëve dhe nga ky hadith mësojmë hapur se besimtarët që shkojnë në xhami për të falur namazet e pesë kohëve, kanë pjesë të madhe në këto shpërblime.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Falja e pesë kohëve namaz në xhami me xhemaat ka vlerë të madhe.
2. Për ata që shkojnë në xhami për namaz, Allahu i Lartë përgatit shpërblime për çdo vajtje-ardhje, për çdo hap të tyre.
3. Islami është fe e bashkësisë. Duhet vazhduar me xhemaat dhe nuk duhet ndarë e larguar nga xhemaati i myslimanëve.

**8.** وَعَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: (( مَنْ تَطَهَّرَ فِي بَيْتِهِ, ثُمَّ مَضَى إِلَى بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللهِ, لِيَقْضِيَ فَرِيضَةً مِنْ فَرَائِضِ اللهِ, كَانَتْ خُطُوَاتُهُ إِحْدَاهَا تَحُطُّ خَطِيئَةً وَالأُخْرَى تَرْفَعُ دَرَجَةً)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Sipas rivajetit të Ebu Hurejres (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Nëse një njeri pastrohet mirë e mirë në shtëpi e pastaj shkon në një nga shtëpitë e Allahut për të çuar në vend një farz të Allahut, çdo hap që hedh, i fshin një gjynah, kurse hapi tjetër e ngjit edhe një shkallare më lart!"**[78]

**Shpjegime**

Pastërtia për të cilën flitet në hadith, përmbledh të gjitha llojet e pastrimit gjer te tejemmumi. Në themel të të gjitha adhurimeve tona është pastërtia. Njëri prej pastrimeve heq papastërtitë fizike të trupit, kurse pastrimi tjetër heq papastërtitë e ndjenjave e të shpirtit. Kur një njeri del nga shtëpia për të shkuar në xhami, u kushton kujdes të dy llojeve të pastrimeve. Njeriu që vjen në xhami dhe bashkohet me xhemaatin duke i bërë këto veprime larg prej dyfytyrësisë dhe qëllimit për t'u dukur, me sinqeritet dhe principialitet, duke e shpresuar shpërblimin vetëm nga Allahu, do të thotë se ka bërë edhe pastrimin moralo-shpirtëror.

78 Muslim, Mesaxhid, 282.

Me fjalën *shtëpi e Allahut* është fjala për xhamitë si mjedise të namazit dhe adhurimit të Allahut. Xhamitë janë mjedise ku falen namazet farze me xhemaat. Më parë patëm thënë se falja e namazeve nafile në shtëpi ka më shumë vlerë, por njëkohësisht patëm tërhequr vëmendjen se kjo s'do të thotë se në xhami nuk mund të falen namaze sunnet dhe nafile, sepse e dimë se edhe Profeti, edhe sahabet kanë falur në xhami edhe namaze të tjera veç farzeve, se, veçanërisht, kanë bërë itikaf dhe zikër. Por namazet nafile nuk janë falur me xhemaat si namazet farze.

E dimë se çdo hap i hedhur, duke shkuar në xhami për t'u bashkuar me xhemaatin, ka një sevab dhe shpërblim më vete. Këtu shohim se ky sevab dhe shpërblim është shprehur në mënyrë më konkrete. Nga një çift hapash, i pari fshin një mëkat të vogël, kurse tjetri lartëson gradën e besimtarit. Ky njoftim i gëzueshëm nxjerr në shesh domosdoshmërinë e vazhdimit të vajtjes në xhami e të bashkimit në xhemaat. Ndërkaq shohim se veçanërisht në qytetet e mëdha si dhe në disa qendra urbanistike, myslimanët janë duke e humbur nga dita në ditë ndjeshmërinë e veprimit në bashkësi. Sipas mendimit tonë, përpjekja për ta ringjallur sërish këtë sunnet të rëndësishëm është një ndër detyrat e çdo myslimani. Adhurimi dhe lutja në grup është një prej treguesve identifikues më të rëndësishëm të fesë sonë. Asnjë mjedis tjetër veç xhamisë nuk mund ta sigurojë këtë.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Pastrimi dhe pastërtia është kushti themelor i të gjitha adhurimeve.

2. Xhamitë dhe mjediset që bëjnë punën e tyre, si shtëpi të Allahut, janë mjediset më të sigurta.

3. Falja e namazeve në xhami dhe me xhemaat ka më shumë vlerë.

4. Nga dy hapat e hedhur duke shkuar në xhami, njëri fshin një mëkat të vogël, tjetri ia rrit gradën besimtarit para Allahut.

**9.** عَنْ عُثْمَانَ بْنِ عَفَّانَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: (( مَنْ تَوَضَّأَ فَأَحْسَنَ الْوُضُوءَ خَرَجَتْ خَطَايَاهُ مِنْ جَسَدِهِ حَتَّى تَخْرُجَ مِنْ تَحْتِ أَظْفَارِهِ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Siç rrëfen Osman ibni Affan (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:



**"Kush merr abdest mirë e bukur, gjithë gjynahet që ka në trup, gjer nën thonj, i dalin jashtë e i largohen!"[79]**

**Shpjegime**

Punën që bën, myslimani duhet ta bëjë në formën më të mirë. Kjo, mund të jetë adhurim ndaj Allahut ose një punë tjetër çfarëdo që i përket njeriut, si njeri dhe si rob i Zotit. Edhe njeriu që merr abdest, duhet ta bëjë këtë në mënyrën dhe formën më të bukur. Të marrësh abdest mirë e bukur do të thotë të respektosh, përveç farzeve, edhe sunnetet dhe etikën e tij. Kështu, në fillim duhet mësuar se cilat janë këto. Larja e mirë e organeve të abdestit, përsëritja e larjes së çdo organi tri herë, kthimi, mundësisht, nga kiblja gjatë abdestit, këndimi i lutjeve të përshtatshme e të njohura gjatë larjes së çdo organi, fillimi i abdestit me besmele, mendimi dhe shprehja e qëllimit të abdestit, larja mirë e gojës dhe hundëve, mosshpërdorimi i ujit, etj., janë elementët kryesorë të një abdesti të bukur.

Marrja e një abdesti të bukur ose zbukurimi i abdestit do të thotë "të marrësh abdest në mënyrën më të përsosur sipas vendit, kohës dhe mundësive ekzistuese". Dhe kjo kërkon një sjellje elastike dhe korrekte sipas situatës. Sjellja e lehtësisë së tejemmumit nuk është e kotë. Nuk duhet harruar se "bukuri e vërtetë" nuk është vlerësimi i situatës sipas veseve ose shprehive tona, por në kuadrin e konkluzioneve dhe urdhrave fetare.

---

79 Muslim, Taharet, 33.

Shprehja "gjithë gjynahet që ka në trup, gjer nën thonj, i dalin jashtë e i largohen" është e figurshme dhe nënkupton faljen e mëkateve. Disa dijetarë, duke mbajtur parasysh disa hadithe të tjera, kanë thënë se gabimet dhe mëkatet e falura gjatë marrjes së abdestit janë gabime dhe mëkate të kryera me anë të organeve të abdestit. E dimë se falja e mëkateve të mëdha është e mundur me anë të pendesës së kryer sipas kushteve të caktuara. Veçanërisht duhet ditur nga çdo mysliman se mëkatet si pasojë e shkeljes së të drejtave të personit nuk do të mund të falen pa ia shlyer personit të drejtat e shkelura dhe pa marrë pohimin e tij se nuk ka më pretendim dhe se e ka falur shkelësin.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Mësimi i farzeve, sunneteve dhe etikës së abdestit dhe marrja e abdestit sipas tyre është një ndër veprimet e vlefshme e të virtytshme.
2. Abdesti i marrë duke respektuar të gjithë elementët e etikës së tij, bëhet pretekst për faljen e të gjitha gabimeve dhe mëkateve të vogla që kanë lidhje me cenimin e urdhrave hyjnore.
3. Duke nisur me adhurimet, myslimani duhet ta bëjë çdo punë në formën më të mirë.

**10.** وَعَنْهُ قَالَ: رَأَيْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ تَوَضَّأَ مِثْلَ وُضُوئِي هَذَا, ثُمَّ قَالَ: (( مَنْ تَوَضَّأَ هَكَذَا غُفِرَلَهُ مَاتَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ, وَكَانَتْ صَلاَتُهُ وَمَشْيُهُ إِلَى الْمَسْجِدِ نَافِلَةً)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Osman ibni Affan (r.a.) ka thënë kështu:

"E pashë të Dërguarin e Allahut të merrte abdest në mënyrë të ngjashme me abdestin tim. Pastaj ai tha:

**"Nëse një njeri merr abdest kështu, i falen gjynahet e shkuara. Edhe ecja gjer në faltore dhe namazi i quhen atij shumë shpërblime!"**[80]

**Shpjegime**

Mënyra se si merrte abdest Hz. Osmani është shkruar dhe përcjellë me anë të rivajeteve të ndryshme dhe me të njëjtën përmbajtje në kapitujt mbi pastrimin të pothuaj secilit prej librave të hadithit. Sipas rrëfimit të skllavit të tij, Humran, Hz. Osmani e çonte për t'i sjellë ujë për abdest, pastaj lante duart tri herë, merrte ujë tri herë në gojë e në hundë dhe i pastronte ato, lante fytyrën tri herë, lante parakrahun e djathtë bashkë me bërrylin tri herë, po kështu edhe parakrahun e

80 Muslim, Taharet, 8.

majtë dhe pastaj fërkonte kokën tri herë. Pastaj lante tri herë këmbën e djathtë bashkë me themrën dhe po kështu, këmbën e majtë. Hz. Osmani thoshte se ashtu merrte abdest edhe i Dërguari i Allahut.[81] Një nga rrëfyesit e hadithit, imami i njohur i hadithit, Ibni Shihab edh-Dhuhriu ka thënë: "Dijetarët tanë kanë thënë se një abdest i tillë është abdesti më i bukur që mund të marrë një njeri për namaz!" Këto lloj rivajetesh vërtetojnë se sahabet ua tregonin dhe mësonin të tjerëve sunnetet e Profetit që i shihnin personalisht në praktikë. Prandaj ka ndodhur që sunnetet praktike janë përhapur dhe praktikuar më shumë se sunnetet verbale dhe të miratimit në heshtje duke ardhur, kështu, gjer në ditët tona.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Sahabet e kanë parë Profetin se si merrte abdest dhe ashtu kanë marrë edhe ata dhe, pastaj, edhe ua kanë mësuar këtë praktikisht të tjerëve, edhe u kanë përcjellë atyre thëniet e Profetit në lidhje me këtë çështje.
2. Marrja e abdestit duke respektuar të gjithë elementët dhe etikën e tij, bëhet pretekst për faljen e mëkateve të vogla.
3. Vajtja në xhami për namaz ka shpërblim të madh.

**11.** عَنْ جَابِرٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ قَالَ: ((مَنْ قَالَ حِينَ يَسْمَعُ النِّدَاءَ: اَللّٰهُمَّ رَبَّ هَذِهِ الدَّعْوَةِ التَّامَّةِ, وَالصَّلاَةِ الْقَائِمَةِ, آتِ مُحَمَّدًا الْوَسِيلَةَ, وَالْفَضِيلَةَ, وَابعَثْهُ مَقَامًا مَحْمُودًا الَّذِي وَعَدْتَهُ, حَلَّتْ لَهُ شَفَاعَتِي يَوْمَ الْقِيَامَةِ)). رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ.

Sipas rrëfimit të Xhabirit (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Kush lutet *"Allahu im, Zoti i kësaj ftese të patëmetë dhe i këtij namazi që ka për t'u falur, jepi Muhammedit pretekstin dhe virtytin dhe ngjite atë në pozitën e të përlavdëruarit që ia ke premtuar!"* kur dëgjon ezan, ditën e kiametit shefaati im për të bëhet vaxhib!"[82]**

**12.** عَنْ سَعْدِ بْنِ أَبِي وَقَّاصٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: ((مَنْ قَالَ حِينَ يَسْمَعُ الْمُؤَذِّنَ: أَشْهَدُ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللّٰهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُوْلُهُ, رَضِيتُ بِاللّٰهِ رَبًّا, وَبِمُحَمَّدٍ رَسُولاً, وَبِالإِسْلاَمِ دِينًا, غُفِرَ لَهُ ذَنْبُهُ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

81 Muslim, Taharet, 3.

82 Buhari, Ezan, 8.

Sipas rrëfimit të Sad ibni Ebi Vakkas (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"I falen gjynahet atij që, kur dëgjon muezinin, thotë: "Dëshmoj se s'ka zot tjetër veç Allahut që është një e vetëm, dhe se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij! Jam i kënaqur me Allahun si Zot, me Muhammedin si të dërguar të Tij dhe me Islamin si fe!"**[83]

**Shpjegime**

Në të dy hadithet thuhet "kur e dëgjon ezanin", gjë që do të thotë "pasi ta ketë dëgjuar ezanin të plotë". Dhe, kur të mbarojë ezani, bëhet lutje për paqe e mëshirë (salat dhe selam) për Profetin dhe këndohet lutja e ezanit. Përveç lutjes së njohur e të përhapur që përmbahet në hadithin e parë, mund të këndohet edhe ndonjë lutje tjetër, gjë që e argumenton anasjelltas hadithi i dytë me përmbajtjen e tij të ndryshme. Madje mund të bëhet edhe njëra prej lutjeve të përcjella prej Profetit e që përmbahen në librat e hadithit.

Nëse do të bënim një analizë të shkurtër të kësaj lutjeje të përhapur, do të thoshim se fjala "ftesë" këtu janë fjalët e ezanit. Kjo është ftesë për tevhid. Me fjalën "e patëmetë" nënkuptohet se në ezan duhet të përmbahen Fjala e Njësisë dhe Fjala e Dëshmisë. Gjithashtu nënkuptohet se ezani do të vazhdojë të ruhet kështu gjer në kiamet pa pësuar asnjë ndryshim as në fjalë, as në përmbajtje e as në parime. Preteksti për falje, virtyti dhe pozita e të përlavdëruarit (mahmud) janë pozita të veçanta e të larta që i janë dhuruar vetëm profetit Muhammed. Eshtë pozita për të cilën thuhet në Kuran: **"Zoti yt do të të ngjitë ty në pozitën e të përlavdëruarit!"**[84] Sipas shpjegimit të Ibni Abbasit, kjo përkufizohet si *"një pozitë e tillë që të parët e të pasmit që ndodhen atje, të falënderojnë dhe të lavdërojnë ty dhe ti bëhesh, si nivel, më i shquari i të gjitha krijesave. Ndërmjetëson për falje dhe falja të pranohet. Nuk do të ketë njeri që të mos mblidhet nën flamurin tënd!"*[85] Në hadithe të ndryshme të tij, Profeti ka bërë fjalë për këtë pozitë dhe ka treguar cilësitë e saj.

Ezani është një kumtim (lajmërim, shpallje, njoftim) që bashkon në vetvete parimet themelore të Islamit, një ftesë. Besimtari, i cili e dëgjon ezanin dhe e përsërit atë duke e besuar me zemër, me që është në rrugë të drejtë, meqë ka një besim të vërtetë dhe bën një veprim të mirë, i lutet Allahut pas çdo ezani. Myslimani që e sheh dhe e kupton qoftë edhe në mënyrë të përmbledhur natyrën dhe përmbajtjen e kësaj lutjeje, nuk mundet ta shohë më veten të përjashtuar nga kryerja e kësaj vlere. Për t'i përforcuar të gjitha këto, para çdo namazi farz këndohet në mënyrë të veçantë një ikamet.

83 Muslim, Salat, 13.

84 Kurani, Isra: 79.

85 Ali el-Kari, el-Mirkat, II, 353.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Dëgjimi i ezanit gjer në fund duke përsëritur fjalët e muezinit dhe bërja e një lutjeje në fund është një nga sunnetet me vlerë.
2. Kohët e ezanit janë kohë, kur lutjet nuk kthehen prapë, prandaj bërja e lutjes pas çdo ezani është quajtur me vlerë.
3. Lutja pas ezanit jo vetëm që është pretekst për dobi, por dhe për të merituar në ditën e kiametit ndërmjetësimin e Profetit për falje.
4. Pas përfundimit të ezanit, një prej lutjeve që na ka mësuar Profeti, duhet kënduar si lutje ezani.
5. Preteksti, vlera (virtyti) dhe pozita e të përlavdëruarit (mahmud) janë, në ditën e kiametit, pozita të posaçme vetëm për Profetin.

# PJESA V
# TERMINOLOGJIA E HADITHIT

## ÇËSHTJET

A. PJESËT PËRBËRËSE TË NJË HADITHI
B. PËRKATËSIA OSE AUTORËSIA (ISNAD)
C. RRËFYESI (RAVI) KUSHTET QË KËRKOHEN TË RRËFYESI

## PUNË PËRGATITORE

1. Gjeni dhjetë hadithe dhe tregoni për secilin dokumentimin dhe tekstin.
2. Ç'do të thotë shprehja: "përkatësia është çështje feje, shihni me kujdes se nga kush e keni marrë fenë"? Shpjegojeni.
3. Mendoni për shkaqet se pse dijetarët e së kaluarës kishin, në përgjithësi, një kujtesë të fuqishme.

# A. PJESËT PËRBËRËSE TË NJË HADITHI

Nëse do të merrnim e do të analizonim një hadith çfarëdo, do të shihnim menjëherë se ai përbëhet prej dy pjesësh. Le t'i shohim këto dy pjesë që quhen *dokumentim* (sened) dhe *tekst* (metn).

**1. Dokumentimi (sened)**

Dokumentimi (sened), si një term i hadithit, tregon rrugën e ndjekur gjer në arritjen te burimi i parë i një hadithi. Në të njëjtën kohë, dokumentimi përbëhet prej vargut të përcjellësve të një hadithi gjer te burimi i tij. Për shembull, po qe se një thënie të Profetit e ka dëgjuar nga ai vetë sahabi i quajtur Ai, i cili ia ka përcjellë personit me emrin B, ky ia ka përcjellë personit me emrin C dhe ky, personit me emrin D, personat A, B, C, D përbëjnë dokumentimin (sened) e hadithit në fjalë.

Dokumentimit i thuhet edhe *rrugë* (tarik) dhe *figurë* (vexh'h). Përcjellësit e hadithit e përcjellin një hadith me dokumentime të ndryshme. Këto dokumentime mund të mos jenë të sakta në të njëjtin nivel. Vihet re se për ta shprehur këtë, specialistët e hadithit thonë: *Ky hadith është i vërtetë me këtë dokumentim dhe është i mangët me këtë rrugë.*

Drejtësia e një hadithi, domethënë fakti që është përcjellë po me atë formë dhe përmbajtje me të cilën është dëgjuar nga Profeti, kuptohet së pari nga dokumentimi. Edhe shumë dijetarë të hadithit, për ta kuptuar se sa i drejtë është një hadith, së pari kanë parë dokumentimin e tij. Nëse personat që përbëjnë dokumentimin, janë të drejtë, plotësojnë kushtet e duhura dhe janë të besueshëm nga çdo anë dhe në tekst nuk ka ndonjë të metë, ai hadith pranohet si i vërtetë. Prandaj dokumentimi i hadithit është shumë i rëndësishëm. Ja një shembull dokumentimi:

حَدَّثَنَاعَبْد الْعَزِيزِ الْمُخْتَار قَالَ حَدَّثَنَاسُهَيْل بْنُ اَبِى
صَالِح عَنْ اَبِيهِ عَنْ اَبِى هُرَيْرَةَ

"Këtë na e tregoi si hadith Abdulaziz el-Muhtar dhe na tha se atij ia kishte përcjellë Suhejl ibn Ebi Salih, i cili e kishte dëgjuar nga i ati dhe i ati, nga Ebu Hurejre."

**2. Teksti (metn)**

*Tekst* (metn) quhen fjalët që e përbëjnë hadithin, të cilat janë vetë fjalët e Profetit ose përshkrime të veprimeve ose miratimeve të tij. Teksti është pjesa më

e rëndësishme e një hadithi. Nëse dokumentimin e quajmë mjetin që vlen për ta përcjellë besnikërisht hadithin, teksti është vetë hadithi që përcillet. Ja një shembull teksti:

اَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: اِنَّمَا الْاِمَامُ لِيُؤْتَمَّ بِهِ اِذَا كَبَّرَ فَكَبِّرُوا وَاِذَ رَكَعَ فَارْكَعُوا وَاِذَا قَالَ سَمِعَ اللّٰهُ لِمَنْ حَمِدَهُ فَقُولُوا اللَّهُمَّ رَبَّنَا لَكَ الْحَمْدُ وَاِذَا سَجَدَ فَاسْجُدُوا وَلاَتَسْجُدُوا حَتّٰى يَسْجُدَ وَاِذَا رَفَعَ فَارْفَعُوا وَلاَتَرْفَعُوا حَتّٰى يَرْفَعَ وَاِذَ صَلّٰى قَاعِدًا فَصَلُّوا قُعُودًا اَجْمَعُونَ.

Profeti (a.s.) tha kështu: *"Është e domosdoshme të ndiqet imami në veprimet e tij. Kur ai të bëjë tekbir, edhe ju bëni. Kur të përkulet në ruku, edhe ju përkuluni. Kur ai të thotë "semiallahi limen hamideh" (Allahu e dëgjon atë që e falënderon), ju thoni "Rabbena lekel hamd" (Zoti ynë, falënderimi të kushtohet ty!). Kur ai të bjerë në sexhde, edhe ju bini në sexhde. Ju s'duhet të bini në sexhde para tij! Kur ta ngrejë ai ballin nga sexhdeja, edhe ju ngrijeni, por jo para tij. Kur ai të rrijë ndenjur, edhe ju së bashku uluni ndenjur."*[86]

## B. PËRKATËSIA OSE AUTORËSIA (ISNAD)

Si term, *përkatësia* ose *autorësia* (isnad) përbëhet prej fjalëve dhe shprehjeve që parashtrojnë dhe tregojnë emrat e personave të quajtur *rrëfyes* (rav') që e kanë përcjellë një hadith, si dhe radhën e përcjelljes.

Personi që ia përcjell një hadith një personi tjetër, përdor disa fjalë dhe shprehje të caktuara me të cilat i tregon atij se nga cili person e ka marrë dhe se ai person nga cili person tjetër e ka marrë. Kështu krijohet një zinxhir personash që arrin gjer te burimi i hadithit, Profeti. Ky krijim zinxhiri përcjelljeje quhet *tregimi i përkatësisë* (autorësisë) së hadithit ose, shkurt, përkatësi (isnad) e hadithit. Nëse në zinxhirin e përkatësisë ka ndonjë shkëputje, hadithi në fjalë vlerësohet si i dobët e i metë. Kemi thënë më parë se, ashtu si në hadith, përkatësia përdoret në shkallë të gjerë edhe në shkencat e tjera. Duke e patur fjalën për rëndësinë e madhe që bart përkatësia në shkencën e hadithit, dijetari tabiin, Muhammed b. Sirin, ka thënë: **"Përkatësia është një çështje feje. Kujdes se nga kush e merrni fenë!"** Shprehjet standarde që përdoren më shumë në përcaktimin e përkatësisë së një hadithi, janë këto: *haddethena*, na e tha si hadith; *enbeena*, *ahberana*, na lajmëroi (njoftoi, informoi) ne. Kur këto tri shprehje që kanë edhe vlerë terminologjike, përdoren me përemra të vetës së parë njëjës, do

86 Buhari, Salat, 18.

të thonë: *më tha mua, më njoftoi mua.* Kale: tha; *semi'tu*: dëgjova, mora vesh; *an:* prej; *enne*: që.

Le t'i shohim këto shprehje të përdorura në disa hadithe.

حَدَّثَنَا آدَمُ بْنُ اَبِى اِيَاسٍ قَالَ حَدَّثَنَا شُعْبَةٌ عَنْ عَبْدِ اللّٰهِ بْنِ اَبِى السَّفَرِ وَاِسْمَاعِيل عَنِ الشَّعْبِى عَنْ عَبْدِ اللّٰهِ بْنِ عَمْرٍو عَنِ النَّبِيّ صَلَّى اللّٰهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: اَلْمُسْلِمُ مَنْ سَلِمَ الْمُسْلِمُونَ مِنْ لِسَانِهِ وَيَدِهِ وَالْمُهَاجِرُ مَنْ هَجَرَ مَانَهَى اللّٰهُ عَنْهُ.

"Neve na e tha Adem b. Ebi Ijas si hadith. Ai na tha se e kishte dëgjuar nga Shu'be, i cili e kishte dëgjuar nga Abdullah b. Ebi Sefer dhe Ismail, të cilët e kishin dëgjuar nga Sha'bi, i cili e kishte dëgjuar nga Abdullah b. Amr, i cili e kishte dëgjuar nga vetë Profeti të thoshte kështu: *"Myslimani është personi për dorën dhe gjuhën e të cilit myslimanët kanë besim, kurse muhaxhiri është personi që bën hixhret (emigron, largohet) nga gjërat që i ka ndaluar Allahu!"*[87]

Në këtë hadith, Adem b. Ebi Ijas, Shu'be, Abdullah b. Ebi Sefer, Ismail, Sha'bi, Abdullah b. Amr përbëjnë dokumentimin e hadithit, kurse pjesa nga "el muslimu, myslimani" e gjer në fund përbën tekstin e hadithit.

حَدَّثَنِى حَرْمَلَةُبْنُ يَحْىَ اَنْبأَنَا ابْنُ وَهْبٍ قَالَ اَخْبَرَنِى يُونُسُ عَنْ اِبْنِ شِهَابٍ عَنْ أَبِى سَلَمَةَبْنِ عَبْدِ الرَّحْمَنِ عَنْ اَبِى هُرَيْرَةَ عَنْ رَسُولِ اللّٰهِ ﷺ قَالَ: مَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بَاللّٰهِ وَالْيَوْمِ اْلآخِرِ فَلْيُكْرِمْ جَارَهُ وَمَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بَاللّٰهِ وَالْيَوْمِ اْلآخِرِ فَلْيُكْرِمْ ضَيْفَهُ.

Mua ma tha Harmele b. Jahja si hadith se e kishte dëgjuar nga Ibn Vehb, i cili e kishte dëgjuar nga Junusi, i cili e kishte dëgjuar nga Ibn Shihab, i cili e kishte dëgjuar nga Ebu Seleme b. Abdurrahman, i cili e kishte dëgjuar nga Ebu Hurejre, i cili e kishte dëgjuar nga vetë Profeti të thoshte kështu: *"Kush t'i besojë Allahut dhe ditës së ahiretit, të flasë mirë ose të heshtë. Kush t'i besojë Allahut dhe ditës së ahiretit, ta ndihmojë (ushqejë) komshiun. Kush t'i besojë Allahut dhe ditës së ahiretit, ta ushqejë mikun!"*[88]

87 Buhari, Iman, 1, 8.

88 Muslim, Iman, I, 68.

Në këtë hadith, Harmele b. Jahja, Ibn Vehb, Junus, Ibn Shihab, Ebu Seleme b. Abdurrahman, Ebu Hurejre përbëjnë dokumentimin e hadithit, kurse pjesa që fillon me fjalët "men kane" e mbaron në fund, përbën tekstin e hadithit.

## C. RRËFYESI (RAVI). KUSHTET QË KËRKOHEN TË RRËFYESI

Personi që rrëfen dhe përcjell hadith, quhet *ravi, rrëfyes*. Meqë saktësia e hadithit para së gjithash varet nga besueshmëria e rrëfyesve të tij, është kusht që rrëfyesi të jetë i besueshëm në çdo drejtim. Cilësitë kryesore që e bëjnë të besueshëm rrëfyesin, i cili duhet të jetë njeri i drejtë e i ndershëm në punët e fesë dhe marrëdhëniet materiale të kësaj bote, i distancuar nga të këqijat, besnik ndaj urdhrave të fesë Islame dhe respektues i ndalimeve të saj, janë këto:

**1. Drejtësia**

Rrëfyesi duhet të jetë njeri i drejtë e i ndershëm. Për këtë, duhet të plotësojë këto kushte:

a) Rrëfyesi duhet të jetë mysliman. Nga rrëfyesi jomysliman nuk merret hadith.

b) Rrëfyesi duhet të distancohet, shmanget dhe ruhet prej çdo fjale dhe veprimi a sjelljeje që do ta çonin në mëkat.

c) Rrëfyesi duhet të jetë njeri që bën mirë.

**2. Kujtesa**

Rrëfyesi duhet të jetë i aftë që një hadith të dëgjuar ta ruajë të pacenuar në kujtesë gjersa t'ia përcjellë dikujt tjetër dhe, kur t'ia përcjellë dikujt tjetër, të jetë në gjendje t'ia përcjellë fjalë për fjalë pa asnjë ndryshim. Nëse rrëfyesi ka shkruar një libër me hadithe, duhet ta ketë shkruar me vëmendje dhe ta ketë kontrolluar.

**3. Formimi**

Rrëfyesi dhe përcjellësi i hadithit duhet të ketë zhvillim mendor normal dhe të jetë i vetëdijshëm për atë që po rrëfen. Nga personat me të meta mendore nuk merret hadith. Megjithëse për rrëfimin nuk është vënë një kufi moshe, rrëfyesi duhet të ketë arritur moshën e pubertetit ose, të paktën, të ketë arritur moshën kur njeriu është i aftë të bëjë vlerësimin e gjërave.

Rrëfyesi që plotëson këto kushte, quhet i besueshëm dhe i pranohen hadithet.

**PËRMBLEDHJE**

1. Prej sa pjesësh përbëhet një hadith? Gjeni një hadith dhe tregoni pjesët përbërëse të tij duke i përshkruar ato.
2. Ç'është përkatësia ose autorësia? Shpjegojini me shembuj përkatësinë e lartë e të ulët.
3. Pse në shkencën e hadithit i është dhënë shumë rëndësi përkatësisë? Tregoni shkaqet e kësaj.
4. Ç'do të thotë rrëfim (rivajet)? Cilat janë metodat e rrëfimit?
5. Përkufizojeni rrëfyesin (ravi) dhe tregoni kushtet që kërkohen te rrëfyesi.

# HADITHE MBI ZEKATIN DHE SADAKANË

1. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ أَعْرَابِيًّا أَتَى النَّبِيَّ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللّٰهِ, دُلَّنِي عَلَى عَمَلٍ إِذَا عَمِلْتُهُ دَخَلْتُ الْجَنَّةَ. قَالَ: (( تَعْبُدُ اللّٰهَ وَلاَ تُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا, وَتُقِيمُ الصَّلاَةَ, وَتُؤْتِي الزَّكَاةَ الْمَفْرُوضَةَ, وَتَصُومُ رَمَضَانَ)). قَالَ: وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ, لاَ أَزِيدُ عَلَى هَذَا. فَلَمَّا وَلَّى قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: ((مَنْ سَرَّهُ أَنْ يَنْظُرَ إِلَى رَجُلٍ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ فَلْيَنْظُرْ إِلَى هَذَا)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Ebu Hurejre (r.a.) ka thënë kështu: "Një beduin erdhi te Profeti (a.s.) dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Më thuaj një punë që, po ta bëj, të hyj në xhennet!"

Profeti i tha:

**"Falju Allahut pa i bërë asnjë shok. Fali namazet që janë farz. Jepe zekatin dhe agjëro në muajin e Ramazanit, që janë, gjithashtu, farz!"**

Beduini i tha:

"Betohem në Allahun, që ka jetën time në dorë, që, këtyre që më the, nuk u shtoj asgjë!"

Pasi njeriu kthehu krahët e shkoi, Profeti tha:

**"Kush bëhet i lumtur kur sheh një njeri që ka fituar xhennetin, le ta shikojë këtë njeri!"**[89]

**Shpjegime**

Në këtë hadith, mes veprimeve për të cilat bëhet e ditur se, po të kryhen, bëhen pretekst që njeriu të hyjë në xhennet, është edhe dhënia e zekatit. Kjo tregon rëndësinë e zekatit për jetën e pasme (ahiret).

Eshtë mjaft e natyrshme që çdo njeri që i beson jetës së pasme (ahiret) dhe që dëshiron të jetë i lumtur aty gjer në pafundësi, të interesohet për punët që do ta çojnë në xhennet, në vendin e lumturisë.

89 Buhari, Zekat, 1; Muslim, Iman, 15, Fedailu's-Sahabe, 150. Veçanërisht, shih Ibni Maxhe, Ruja.

Po të shohim me vëmendje, do të kuptojmë se besimi në Allahun si Zoti i vetëm (tevhid), namazi dhe zekati vihen në këtë hadith në një radhë dhe bashkërisht si veprime që çojnë në xhennet. Pastaj vëmë re metodën mësimore dhe edukative të Profetit. Në përgjigjet që Profeti (a.s.) u jepte atyre që e pyesnin, theksonte me përparësi pikat që për atë person kishin rëndësi në radhë të parë. Atje ku mund të thuash shumë gjëra, të zgjedhësh e të këshillosh ato më me përparësi dhe rëndësi, i përngjet shkrimit të recetës më të domosdoshme për të sëmurin. Dhe, pa dyshim, kjo kërkon një pjekuri dhe përvojë të madhe!

Por këto nuk janë të vetmet veprime që pasi të kryhen, njeriu shkon në xhennet. Këto janë ato më kryesoret. Veçanërisht, treshja tevhid-namaz-zekat përbën veprimet më kryesore.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Zekati është një adhurim pasuror që bëhet pretekst për të fituar lumturinë e ahiretit e për të hyrë në xhennet.
2. Për çështjet për të cilat kihet interes, duhet të pyeten ata që i dinë.
3. Profeti u jepte përgjigje pyetjeve që i drejtoheshin, duke mbajtur parasysh nevojat e atij që pyeste.

2. عَنْ جَرِيْرِ بْنِ عَبْدِ اللهِ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: بَايَعْتُ النَّبِيَّ ﷺ عَلَى إِقَامِ الصَّلاَةِ, وَإِيتَاءِ الزَّكَاةِ, وَالنُّصْحِ لِكُلِّ مُسْلِمٍ. مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Xherir ibni Abdullah (r.a.) ka thënë kështu:

**"Unë i dhashë besën të Dërguarit të Allahut se do të fal namaz, do të jap zekat dhe do të dua të mirën për të gjithë myslimanët!"[90]**

**Shpjegime**

Biat (bej'at) është pranimi i autoritetit politik të një drejtuesi, duke ia shtrënguar dorën.[91] Sahabet (burrat) i kanë dhënë fjalën Profetit duke ia shtrënguar dorën sikur të ishin duke marrë e dhënë me të.[92]

90 Buhari, Iman, 42, Mevakitu's-Salat, 3, Zekat, 2, Shurut, 1; Muslim, Iman, 97-98.

91 Dhënia e fjalës dikujt me anë të shtrëngimit të dorës ka qenë dhe është edhe një nga traditat e shquara të popullit shqiptar. Biati i arabëve është i njëjtë me besën e shqiptarëve.

92 Sipas traditës arabe e turke, në shitblerjen në tregun e lirë, pasi diskutohet çmimi nga të dy palët ose, me shprehjen popullore, pasi bëhet pazarllëk dhe vendoset çmimi, token duart si shenjë e marrëveshjes së dyanshme.

Por ka ndodhur edhe që disa sahabe t'i japin fjalën ose besën Profetit për disa çështje fetare e shoqërore. Kanë ndodhur edhe besëlidhje për vdekje ose për luftë, siç është e ashtuquajtura "Besëlidhja e Pëlqyer" (Biatu'r-Ridvan). Ka ndodhur shpesh që Profeti të marrë besë për *t'ia dëgjuar fjalën e për t'iu bindur duke e kushtëzuar këtë me mundësitë e secilit,* sepse në fenë tonë nuk ka propozim të pamundur për t'u kryer (teklif-i mala jutak). Kështu, në Kuran thuhet: **"Allahu nuk i propozon askujt diçka që i kapërcen fuqitë e tij!"**[93] Marrja nga Profeti e besës së sahabeve për t'iu bindur me sa të kenë mundësi, është, në të njëjtën kohë, zbatim në praktikë i këtij parimi themelor të Islamit.

Në rivajetin që u përpoqëm ta shtjellonim, Xheriri dokumenton se zekati zë vend edhe në besëlidhjet e Profetit. Dhe kjo flet për rëndësinë e zekatit në marrëdhëniet mes qeverisësve dhe të qeverisurve ose shtetit dhe nënshtetasve. Si përfundim, del në shesh se zekati ka një vend e luan një rol tejet të gjallë e parimor në jetën e individit e të kombit.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Si namazi, edhe zekati është një adhurim shumë i rëndësishëm për të cilin Profetit i është dhënë fjala për ta çuar në vend.
2. Zekati ka një rëndësi të madhe në marrëdhëniet shtet-popull.
3. Sahabet i jepnin fjalën Profetit për çështje që u dukeshin të rëndësishme dhe i bënin premtime sipas mundësive që kishin.

3. عَنْ عَاعِشَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهَا أَنَّ رَجُلاً قَالَ لِلنَّبِيِّ ﷺ: إِنَّ أُمِّي افْتُلِتَتْ نَفْسَهَا, وَأُرَاهَا لَوْ تَكَلَّمَتْ تَصَدَّقَتْ, فَهَلْ لَهَا مِنْ أَجْرٍ إِنْ تَصَدَّقْتُ عَنْهَا؟ قَالَ: ((نَعَمْ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Siç rrëfen Aisheja (r.a.), një njeri i tha Profetit (a.s.) kështu:

"Nëna më vdiq papritur. Më duket se, po të mundej të fliste, do të linte porosi të jepnim sadaka për të. Nëse unë tani jap sadaka në emër të saj, a arrin e mira (thevabi) e kësaj sadakaje te ajo?"

Profeti iu përgjigj:

**"Po!"**[94]

93 Kurani, Bakara: 286.

94 Buhari, Xhenaiz, 95, Vasaja, 19; Muslim, Zekat, 51.

**Shpjegime**

Shënohet se njeriu që ia ka bërë këtë pyetje Profetit, është sahabiu Sa'd ibni Ubade. Në këto fjalë ndjehet frika se mos vdekja e papritur, pa lënë porosi, është me pasoja. Sahabiu, shoku që e pyet Profetin, për vdekjen e të ëmës pa lënë porosi tregon si shkak vdekjen e saj të papritur dhe i tregon se është shumë i sigurtë se, po të kishte mundësi të fliste, ajo do të linte porosi për të bërë të mira. Profeti nuk është shprehur se vdekja e papritur pa lënë porosi nuk është e mirë, por ka bërë të ditur se i vdekuri përfiton nga e mira (thevabi) e bërë në emër të tij. Për rrjedhojë, Profeti ka treguar se vdekja pa lënë porosi nuk ka ndonjë anë të çuditshme, të turpshme e të mjerueshme.

Eshtë pranuar se përfitimi i çdo të mire dhe adhurimi të bërë në emër të të vdekurit arrin te ai. Madje është rrëfyer se Profeti ka thënë: *"Siç gëzoheni ju për një dhuratë, edhe ata gëzohen!"*

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Eshtë e lejueshme (xhaiz) të bëhet lutje për të vdekurit, të bëhen të mira e të jepet sadaka në emër të tyre.
2. E mira e bërë në emër të të vdekurve arrin te ata.
3. Kujtimi i të parëve tanë me të mira është një nga detyrat tona.

4- عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُولَ اللّٰهِ ﷺ قَالَ: (( إِذَا مَاتَ الْإِنْسَانُ انْقَطَعَ عَمَلُهُ إِلاَّ مِنْ ثَلاَثٍ: صَدَقَةٍ جَارِيَةٍ, أَوْ عِلْمٍ يُنْتَفَعُ بِهِ, أَوْ وَلَدٍ صَالِحٍ يَدْعُو لَهُ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Pasi vdes njeriu, mirësitë (thevabet) e të gjitha punëve të tij ndërpriten përveç këtyre të triave: sadakai xharije, dituria nga e cila nxirren përfitime dhe fëmija i mirë që lutet për të!"**[95]

**Shpjegime**

Vdekja është fundi jo vetëm i jetës dhe i përgjegjësive, por, në të njëjtën kohë, edhe i të gjitha punëve. Me vdekjen mbyllet, më në fund, libri i akteve të njeriut dhe aty nuk shkruhet më mirësi (thevab). Në këtë hadith bëhet e ditur se ky konkluzion i përgjithshëm ka tri përjashtime:

95 Muslim, Vasijet, 14.

a) mirësia që vazhdon të veprojë (sadakai xharije); b) një dije, nga e cila njerëzit vazhdojnë të përfitojnë ose një vepër shkencore; c) një fëmijë i mirë, i dobishëm e i bekuar që lutet për prindin pas vdekjes së tij. Në librin e akteve të personit të vdekur vazhdojnë të shkruhen mirësi (thevabe) si rrjedhojë e secilit nga këto objekte për sa kohë që ato vazhdojnë të veprojnë. Kjo do të thotë se vdekja e cila duket si fundi i çdo gjëje, në këto tre gjëra nuk përbën fund. Prandaj, ata që dëshirojnë të jetojnë edhe pas vdekjes, duhet të përpiqen të lënë pas njërën nga këto tri gjëra.

Siç dihet, sadakaja e rrjedhshme ose mirësia që vazhdon të veprojë, është një emërtim që përdoret për mirësi që kanë vazhdueshmëri, mirësi, veprimi i të cilave nuk ndërpritet. Mirësia që vazhdon të veprojë mund të quhet edhe "mirësi e institucionalizuar". Institucionet e shërbimit, si faltoret, shkollat, çezmat, urat dhe vakfet ose fondacionet, për sa kohë që veprojnë, janë një sadaka ose mirësi e rrjedhshme. Për rrjedhojë, në librin e akteve të atyre që i ngrenë këto institucione, që bëhen pretekst për ngritjen dhe japin ndihma për mbajtjen e tyre në këmbë, vazhdojnë të shkruhen të mira për sa kohë këto institucione vazhdojnë të veprojnë.

Dituria ose shkenca që jep përfitime është dituria ose shkenca që njeriu e mëson dhe e përhap në të gjallë. Kjo mund të bëhet duke shkruar, botuar dhe përhapur libra, duke përgatitur, përhapur dhe vënë në shërbim të njerëzve filma, disketa, video, duke ngritur qendra të studimeve e kërkimeve shkencore si dhe duke mësuar e përgatitur njerëz të aftë për veten dhe shoqërinë.

Fëmija i mirë që lutet për prindin është vlerësuar si fëmijë besimtar. Prindërit që kanë sjellë në jetë dhe kanë rritur një fëmijë të mirë si dhe njerëzit e tjerë që kanë ndihmuar në rritjen dhe përgatitjen e tij, përfitojnë nga lutjet e tij, nga fakti që fëmija i kujton prindërit dhe ata që e kanë rritur, me mirësi, nga punët e mira e të dobishme që bën ky fëmijë. Në të vërtetë, edhe lutja e çdo njeriu për një të vdekur i arrin të vdekurit. Theksimi në këtë hadith i fëmijës që vazhdon të lutet për prindërit pas vdekjes së tyre dhe t'i kujtojë me bekim, ka për qëllim t'i nxisë fëmijët që të luten për nënën dhe babanë dhe, nga ana tjetër, t'i orientojë prindërit për të rritur dhe edukuar fëmijë besimtarë e të dobishëm që do të luteshin për ta pas vdekjes e do t'i kujtonin me mirësi dhe bekim.

Le të tërheqim vëmendjen se këto tri lloj të mirash janë përmendur veç e veç e jo si një e vetme. Sigurisht, arritja e të triave bashkë nga një njeri do të ishte një meritë dhe lumturi e madhe!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Mënyra për ta bartur jetën në ahiret është zotërimi i të paktën njërit prej këtyre tri shërbimeve.

2. Vetëm zotërimi i dijeve e i shkencës është i pamjaftueshëm. Ato u duhen mësuar edhe të tjerëve, duhen përhapur e u duhet dhënë vazhdimësi.

5. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: ((كُلُّ سُلاَمَى مِنَ النَّاسِ عَلَيْهِ صَدَقَةٌ, كُلَّ يَوْمٍ تَطْلُعُ فِيهِ الشَّمْسُ: تَعْدِلُ بَيْنَ الْإِثْنَيْنِ صَدَقَةٌ, وَتُعِينُ الرَّجُلَ فِي دَابَّتِهِ فَتَحْمِلُهُ عَلَيْهَا أَوْ تَرْفَعُ لَهُ عَلَيْهَا مَتَاعَهُ صَدَقَةٌ, وَالْكَلِمَةُ الطَّيِّبَةُ صَدَقَةٌ, وَبِكُلِّ خَطْوَةٍ تَمْشِيهَا إِلَى الصَّلاَةِ صَدَقَةٌ, وَتَمِيطُ الْأَذَى عَنِ الطَّرِيقِ صَدَقَةٌ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Njeriu duhet të japë për çdo ditë të Zotit nga një sadaka për çdo nyjë (artikulacion) të trupit të vet. Të pajtosh dy vetë duke vendosur me drejtësi mes tyre, është një sadaka.**

**Ta ndihmosh dikë për të hipur mbi kafshë ose për ta ngarkuar barrën mbi kafshë, është një sadaka.**

**Të thuash një fjalë të mirë është një sadaka. Në çdo hap të hedhur duke shkuar për në namaz, ka një sadaka.**

**Të heqësh nga rruga një gjë që i pengon dhe shqetëson kalimtarët, është një sadaka!"**[96]

**Shpjegime**

Njeriu ka një detyrim falënderimi për çdo dhunti që i është dhënë. Forma më e pranueshme dhe e pëlqyeshme e falënderimit është ajo që bëhet me llojin e dhuntisë. Profeti ynë na kujton se, meqë Allahu na i ka krijuar eshtrat të lidhura me nyje me njëra-tjetrën, ne i jemi borxhli për ta falënderuar Atë për çdo nyjë dhe na njofton se ky borxh mund të paguhet duke dhënë çdo ditë nga një sadaka për çdo nyjë. E thënë ndryshe, Profeti na thotë se e kemi për detyrë që nyjet që na i vënë eshtrat në lëvizje, t'i përdorim në shërbim të Zotit dhe të robve të Tij.

Në këtë hadith bëhet fjalë për pesë lloje sadakash.

Sadakaja e parë është të pajtojmë dy vetë dhe të gjykojmë e të vendosim me drejtësi mes tyre.

96 Buhari, Sulh, 11, Xhihad, 72, 128; Muslim, Zekat, 56.

Sadakaja e dytë është t'i ndihmojmë ata që për arsye shëndetësore ose të tjera nuk janë në gjendje të hipin vetë në kalë, gomar ose automobil, të ndihmojmë dikë për ta ngarkuar një barrë në kafshë ose automobil ose që kërkon ta bartë nga një vend në tjetrin.

Sadakaja e tretë është t'u themi të tjerëve fjalë të mira e të bukura.

Sadakaja e katërt është të shkojmë e vijmë për në namaz në këmbë. Në këtë rast, për çdo hap të hedhur, Allahu i Lartë do të japë një të mirë (thevab).

Sadakaja e pestë është të heqim nga rruga gjërat që i pengojnë ose i shqetësojnë kalimtarët.

Të gjitha këto tregojnë se çdo lëvizje apo veprim, që bën njeriu me qëllim të mirë, quhet një sadaka dhe shpërblehet.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Njeriu ka për borxh ta falënderojë Allahun çdo ditë për çdo nyjë duke dhënë një sadaka.
2. Pajtimi i njerëzve është një sadaka.
3. Ndihma e dhënë njerëzve për të hipur në një mjet transporti ose për të ngarkuar apo bartur një barrë, është një sadaka.
4. Çdo fjalë e mirë dhe e bukur është një sadaka.
5. Për çdo hap të hedhur për të shkuar për të falur namaz me xhemaat, do të jepet një e mirë sadakaje.
6. Pastrimi i rrugës nga gjërat që i pengojnë njerëzit dhe i shqetësojnë ata, është sadaka.

**6.** عَنْ أَبِي أُمَامَةَ صُدَيِّ بْنِ عَجْلاَنَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ إِنْ تَبْذُلِ الْفَضْلَ خَيْرٌ لَكَ, وَإِنْ تُمْسِكْهُ شَرٌّ لَكَ وَلاَ تُلاَمُ عَلَى كَفَافٍ, وَابْدَأْ بِمَنْ تَعُولُ. وَالْيَدُ الْعُلْيَا خَيْرٌ مِنْ يَدِ السُّفْلَى)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Siç rrëfen Ebu Umame Sudaj ibni Axhlan (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"O njeri! Të japësh si sadaka tepricën e mallit veç nevojave, është e mirë për ty; ndërsa të mos e japësh, është keq. Ti nuk shahesh se mban në dorë aq sa të duhet për të plotësuar nevojat e tua. Të mirën filloje nga ata që përpiqen**

**ta sigurojnë vetë jetesën. Mos harro se dora që jep është më e çmuar se dora që merr!"**[97]

**Shpjegime**

Shpërndarja e tepricës së pasurisë nga një njeri për t'ua dhënë nevojtarëve duke filluar me ata, të cilëve e ka për detyrë t'ua sigurojë jetesën, është domosdoshmëri e mirësisë dhe bujarisë. Pa dyshim, çdo e mirë e bërë është në dobi të atij që e bën, kurse grumbullimi i pasurive tej nevojave, kur njerëzit e tjerë përreth përpëliten në skamje e nevojtari dhe koprracia për të mos i dhënë askujt asgjë, janë në dëm të atij që vepron kështu. Eshtë më keq kur ai s'u jep as atyre që e ka për detyrë t'ua sigurojë jetesën. Në një hadith profetik thuhet: *"Nënvleftësimi i personave që e ka për detyrë t'ua sigurojë jetesën, i mjafton njeriut si gjynah!"*

Por çdo gjë ka një masë. Kështu, Profeti ynë nuk i ka parë në fytyrë ata, që kanë sjellë para tij gjithë pasurinë dhe i kanë thënë:

"O i Dërguari i Allahut! Merre këtë, është sadaka!"

Pasi njeriu i ka përsëritur këto fjalë tri herë, Profeti ia ka vënë njeriut para të gjitha ç'ka sjellë duke i thënë:

*"Dikush nga ju sjell këtu gjithçka ka në dorë dhe thotë se është sadaka, pastaj ulet dhe pret ndihma nga të tjerët. Sadakaja më e mirë është ajo që nuk e bën atë që e jep, nevojtar."*[98]

Fakti që Hz. Ebu Bekri ka sjellë para Profetit tërë pasurinë e vet, kurse Hz. Omeri, gjysmën, dhe Profeti ua ka pranuar, shpjegohet me faktin që ata kanë qenë njerëz me zemër aq të pasur e të ngopur sa për të mos pritur asgjë prej askujt.

Në këtë hadith është treguar se ai që ka pasuri më shumë se nevojat dhe e mban në dorë këtë pa e shpenzuar atje ku duhet, do të meritojë ndëshkimin hyjnor, kurse rezervimi i pasurisë për aq sa ka nevojë nuk ka ndonjë të keqe. Veçanërisht është tërhequr vëmendja se radha për të treguar bujari e për të bërë mirë fillon nga ata, jetesën e të cilëve njeriu e ka marrë përsipër. Më në fund, u është kujtuar njerëzve parimi i përgjithshëm, i përsëritur disa herë në këtë libër, se *"dora që jep është më e dobishme se dora që merr"!*

97 Muslim, Zekat, 97.

98 Darimi, Zekat, 25.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Dhurimi i tepricave dhe fillimi i dhurimit nga njerëzit e afërt është një e mirë e vërtetë.
2. Nuk ka ndonjë të keqe rezervimi i sasisë që shërben për plotësimin e nevojave të personit.
3. Braktisja në nevojtari e njerëzve për të cilët personi është i ngarkuar t'ua sigurojë jetesën, i sjell atij jo të mirë por të keqe.
4. Dhënia është gjithmonë më e çmuar se marrja.
5. Nuk është e drejtë dhënia që e varfëron njeriun sa për ta bërë nevojtar për ndihmën e të tjerëve. Çdo gjë ka një masë të caktuar.

7. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: ((مَا مِنْ يَوْمٍ يُصْبِحُ الْعِبَادُ فِيْهِ إِلاَّ مَلَكَانِ يَنْزِلاَنِ فَيَقُولُ أَحَدُهُمَا: اَللَّهُمَّ أَعْطِ مُنْفِقًا خَلَفًا وَيَقُوْلُ الْأَخَرُ: اَللَّهُمَّ أَعْطِ مُمْسِكًا تَلَفًا)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Çdo ditë të Allahut zbresin dy engjëj. Njëri lutet:**

**"Allahu im! Shtoja mallin atij që jep!" Kurse tjetri lutet:**

**"Allahu im! Shkatërroja mallin atij që bën koprraci!"**[99]

**Shpjegime**

Allahu i Lartë është ai që jep e që merr. Jo vetëm shpirtin, por edhe mallin. Çdo punë Ai e bën me anë të engjëjve. Kështu, engjëjt i përdor edhe kur ka për të dhënë mall e begati, edhe kur ka për ta marrë.

Në një ajet që ka lidhje me këtë çështje, Allahu i Lartë i thotë kështu Profetit:

*"Thuaj: "Zoti im ia shton furnizimin kujt të dojë nga robtë e vet dhe ia pakëson kujt të dojë. Ç'të shpenzoni për t'i ndihmuar të tjerët, ua zëvendëson Allahu me tjetër. Ai është më i dobishmi dhënës e furnizues!"*[100]

Me ç'kuptohet nga ajetet dhe hadithet në lidhje me këtë çështje, për njeriun që shpenzon pa treguar koprraci për hir të Allahut e që beson se Allahu ka për

99 Buhari, Zekat, 27; Muslim, Zekat, 57.

100 Kurani, Sebe: 39.

t'ia zëvendësuar gjërat e shpenzuara me gjëra më të mira e më të shumta, në këtë botë do t'i jepet kënaqësi zemre, kurse në botën tjetër, lumturi e përjetshme!

Këtu duhet të sjellim ndërmend rrëfenjën e atyre tre njerëzve, nga të cilët njëri ishte me lëkurën me njolla, tjetri, qeros e, tjetri, qorr. Allahu edhe nga sëmundjet i pati shëruar, edhe mall e pasuri të pamatë u pati dhënë. Pastaj Allahu u pati dërguar një engjëll me pamje njeriu të varfër, që u pati kërkuar ndihmë atyre. Ndërsa njëri i pati dhënë engjëllit pa u lëkundur ç'kishte, dy të tjerët nuk e patën ndihmuar aspak. Atëherë, Allahu nuk e pati prekur mallin e të parit, kurse mallin e dy të tjerëve e pati shkatërruar.

Kohët kanë ndryshuar, por një e vërtetë nuk ka ndryshuar kurrë: e vërteta se atij që jep, ka për t'iu dhënë më e mira. Sa bukur e shpreh këtë të vërtetë ky hadith i shenjtë:

*"O ti, robi im! Jep ti për mua që edhe unë të të jap ty!"*[101]

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Malli i dhënë nga Allahu duhet shpenzuar aty ku Ai e ka parë me vend.
2. Allahu i do ata që marrin nën mbrojtje të varfërit dhe e begaton pasurinë e tyre.
3. Ata që nuk e japin hakun e të varfërve, nuk ia shohin të mirën pasurisë sepse kanë marrë mallkimin e engjëjve.
4. Meqë koprracin e mallkojnë edhe engjëjt madje, mund ta mallkojnë edhe njerëzit që t'i shkatërrohet malli.

**8.** عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((أَلْيَدُ الْعُلْيَا خَيْرٌ مِنْ يَدِ السُّفْلَى وَابْدَأْ بِمَنْ تَعُولُ. وَخَيْرُ الصَّدَقَةِ مَا كَانَ عَنْ ظَهْرِ غِنًى وَمَنْ يَسْتَعْفِفْ يُعِفُّهُ اللّٰهُ, وَمَنْ يَسْتَغْنِ يُغْنِهِ اللّٰهُ)). رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Dora që jep është më e dobishme se dora që merr. Ndihmën filloje nga njerëzit që je i ngarkuar për t'ua siguruar jetesën. Sadaka e dobishme është ajo që jepet nga tepricat. Atë që s'kërkon gjë prej njerëzve, Allahu e bën që të mos ia ketë nevojën askujt. Allahu e bën të pasur atë, që tregohet syngopur!"**[102]

101 Buhari, Nafakat, 1; Muslim, Zekat, 36, 37.

102 Buhari, Zekat, 18, Nafakat, 2; Muslim, Zekat, 94-97, 106, 124.

**Shpjegime**

Në fjalinë e parë, të cilën mund ta shprehim edhe në formën "dora lart është më e dobishme se dora poshtë", Profeti bën të ditur se njerëzit që u japin ndihmë të varfërve janë më të çmuar se ata që e marrin atë ndihmë. "Dora që jep dhe dora që merr" për të cilat bëhet fjalë në këtë hadith, janë njerëzit që marrin e që japin.

Ata që përpiqen e punojnë dhe që e shpërndajnë mallin për hir të Allahut, janë më të çmuar se ata që s'punojnë e lypin.

Nëse pranojmë që ata që përpiqen e punojnë ndodhen në shkallën më të lartë të vlerës, ata që janë nevojtarë por edhe të virtytshëm, për të cilën nuk zgjasin dorën për të lypur, vijnë menjëherë pas tyre. Pastaj vijnë ata që nuk lypin, por i pranojnë ndihmat meqë janë të varfër.

Kurse poshtë fare, qëndrojnë ata, që nuk druhen të lypin dhe ata që nuk u japin ndihmë nevojtarëve.

Në këtë hadith bëhet e qartë edhe një herë tjetër se shpenzimi duhet filluar nga njerëzit më të afërt, veçanërisht nga njerëzit, të cilëve personi është ngarkuar t'u sigurojë jetesën. Në këtë hadith është treguar më hapur se sipas cilës radhë duhet bërë shpenzimi. Në fillim duhen plotësuar nevojat personale, të gruas e të fëmijëve, pastaj duhen ndihmuar farefisi e të afërmit dhe, po të teprojë, t'u shpërndahet të tjerëve.[103]

Shprehja *"sadaka e dobishme është ajo, që jepet nga tepricat",* do të thotë se sadaka e pranuar dhe e dobishme është ajo që jepet nga gjëja që tepron pasi të bëhen shpenzimet e nevojshme për njerëzit, që personi ka nën përgjegjësi. Domethënë se ai që jep sadaka dhe familja e tij nuk duhet të jenë vetë nevojtarë. Sidomos nuk duhet t'i kenë borxh askujt. Sepse të japësh sadaka kur ke për të dhënë borxh, do të thotë të bësh padrejtësi ndaj atij që i ke borxh pasi ajo para është e drejta e tij.

Sadakaja që i jepet të varfërit duhet të jetë në atë masë, që t'i vlejë atij, që t'i plotësojë një mungesë.

Robin që nuk kërkon gjë prej njerëzve, por e pret ndihmën vetëm prej Allahut, Ai nuk e bën nevojtar ndaj askujt. Allahu i jep atij ndjenjën e virtytit dhe ngopjes me atë që ka, duke e ngopur atë, kështu, shpirtërisht. Ia mëson atij të mjaftohet me mundësitë që ka në dorë. Kjo ndjenjë fisnike dhe e çmuar kurrë nuk e ul njeriun.

Kurse ata që nuk ngopen me mundësitë që kanë në dorë, sado të pasur që të jenë, janë gjithmonë sypangopur, kurrë nuk dinë të ngopen.

103 Shih Nesai, Zekat, 60.

Ata që e kanë syrin të ngopur, Allahu kurrë nuk i bën nevojtarë ndaj të tjerëve. Egoja është një gjë e tillë që, po ia tërhoqe frerët, ul kokën e bindet, por po ia lëshove, e tërheq të zotin pas vetes për ta lëshuar në baltëra të rrezikshme, për ta hedhur në humnera të frikshme!

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Të pasurit duhet t'u japin nga pasuria e vet të varfërve pjesën, që u takon si e drejtë.
2. Ata që u japin nevojtarëve janë më të dobishëm se nevojtarët që marrin.
3. Njeriu në fillim duhet të plotësojë nevojat e familjes së vet e, po teproi, t'u shkojë në ndihmë të tjerëve.
4. Të varfërit nuk duhet t'ia shtrijnë dorën askujt, nuk duhet ta ulin veten para njerëzve.
5. Në vend të lypjes nga njerëzit, duhet t'i kërkohet Allahut. Allahu u jep njerëzve të tillë pasuri zemre dhe nuk i lë t'u bëhen nevojtarë të tjerëve.

**9.** عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( مَنْ أَنْظَرَ مُعْسِرًا, أَوْ وَضَعَ لَهُ, أَظَلَّهُ اللّٰهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ تَحْتَ ظِلِّ عَرْشِهِ يَوْمَ لاَ ظِلَّ إِلاَّ ظِلُّهُ)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Nëse një njeri i jep afat borxhliut që ndodhet ngushtë ose ia fal një pjesë të borxhit ose të tërën, Allahu e strehon atë nën hijen e arshit ditën e kiametit, atë ditë kur s'ka hije tjetër veç hijes së Tij!"[104]**

**Shpjegime**

Marrëdhënia duke u dhënë borxh njerëzve që kanë nevojë ose duke i vënë nën borxh ata, është një nga mirësitë që feja jonë u jep rëndësi. Shitblerja me borxh thuhet se është një lloj shitblerjeje me kredi dhe këste. Ndërkaq, është parim themelor që borxhliut të mos i vihet si kusht ndonjë pagesë shtesë. Kjo lloj marrëdhnieje e shitblerjeje është gabim i madh të shihet si borxh ose tregti me fajde e t'i mbyllet dera, sepse borxhi dhe tregtia mbi bazën e fajdes është njëri prej harameve më të mëdha që feja jonë i ka ndaluar. Këtu është fjala për "borxhin e mirë" (kardi hasen) që Islami e ka quajtur të lejueshëm, xhaiz. Siç

104 Tirmidhi, Buju, 67.

kuptohet edhe nga emërtimi, borxhi i mirë e i bukur është borxhi më i favorshëm për atë që e merr dhe me lehtësi në pagesë, lehtësi që shkojnë gjer në faljen e pjesshme ose edhe të plotë në ato raste kur borxhliu ndodhet shumë ngushtë. Prandaj edhe njeriu, që jep një borxh të tillë dhe bën mirësi të tilla, në hadithe është lavdëruar dhe është njoftuar se një njeri që tregohet bujar dhe bën mirësi të tilla, Allahu i Lartë do t'ia falë mëkatet ditën e kiametit e do ta çojë në xhennet. Me të gjitha këto porosi, Profeti ynë ka pasur si synim të formojë një shoqëri të ngritur mbi vëllazërinë, ndihmën, sigurinë dhe kënaqësinë e përgjithshme.

**Çfarë mësojmë nga këto hadithe?**

1. T'u japësh njerëzve "borxh të mirë" dhe t'u bësh lehtësi në marrëdhënie e shitblerje është një prej punëve më të çmuara.
2. Nëse borxhliu nuk është në gjendje ta shlyejë borxhin, lehtësitë që mund t'i bëjë atij dhënësi duke ia zbritur borxhin pjesërisht ose duke ia falur krejtësisht, janë një e mirë që bëhen pretekst që dhënësit t'i falen mëkatet ditën e kiametit dhe të hyjë në xhennet.
3. Jetesa e të pasurve të pashkëputur prej të varfërve dhe lehtësitë që mund t'u bëjnë atyre, janë virtyt.
4. Çdo e mirë e bërë në këtë botë do të shpërblehet në ditën e kiametit një për një ose shumëfish. Atij që në këtë botë ia lehtëson shqetësimet një njeriu, edhe Allahu ia lehtëson shqetësimet ditën e kiametit.

# PJESA VI
# VLERËSIMI I TEKSTEVE TË HADITHIT

## ÇËSHTJET

A. PARIMET E VLERËSIMIT TË TEKSTEVE TË HADITHIT

B. HADITHET E VËRTETA DHE VEÇORITË E TYRE

## PUNË PËRGATITORE

1. Përkufizojeni hadithin e vërtetë dhe përshkruani veçoritë e tij sipas këtij përkufizimi.

# A. PARIMET E VLERËSIMIT TË TEKSTEVE TË HADITHIT

Vlerësimi i një hadithi do të thotë, para së gjithash, përcaktimi nëse ai është i vërtetë, i dobët apo i sajuar. Përkatësia ose autorësia (isnad) është një sistem që kërkon të njihen cilësitë e rrëfyesve që përcjellin hadith. Në saje të këtij sistemi është bërë e mundur të dallohen dhe ndahen hadithet e vërteta nga hadithet e dobëta dhe të sajuara. Nga kjo anë, vlefshmëria e një hadithi është e lidhur më parë në mënyrë të ngushtë me besueshmërinë e rrëfyesve të atij hadithi.

Ndërkaq, për ta përcaktuar saktësinë e një hadithi, para se t'i hyhet shqyrtimit të përkatësisë, është e domosdoshme të mbahen parasysh disa parime që ndihmojnë për t'i veçuar hadithet e vërteta nga ato të sajuara. Duke i mbajtur parasysh këto parime bëhet vlerësimi i parë dhe më i rëndësishëm i hadithit. Këto parime mund t'i radhisim kështu:

**1. Hadithi i vërtetë nuk bie në kundërshtim me Kuranin dhe Sunnetin e vërtetë.** Kjo do të thotë që *"Profeti nuk bie në kundërshtim me Kuranin e zbritur atij nga ana e Allahut dhe me sunnetin e tij të vërtetë që është burimi i dytë kryesor pas Kuranit e që përbëhet prej fjalëve, veprimeve dhe miratimeve të vetë Profetit!"* Sipas kësaj, po qe se një hadith është në kundërshtim me Kuranin ose Sunnetin e vërtetë, do të thotë se ai hadith nuk e ka burimin te Profeti.

**2. Hadithi i vërtetë nuk është në kundërshtim me arsyen.** Islami është feja që i jep rëndësi arsyes (mendjes) dhe u drejtohet vetëm atyre që kanë zhvillim mendor normal. Prandaj në fenë Islame nuk i është dhënë vend asnjë parimi dhe asnjë rregulli jashtë arsyes. Nëse në një hadith u është dhënë vend fjalëve dhe shprehjeve të paarsyeshme, ai nuk mund të quhet hadith, pasi ato fjalë nuk kanë dalë nga goja e Profetit. Për shembull, mes haditheve është parë të përcillet edhe një fjalë e tillë: "Pasi e bëri shtatë herë tavaf Qaben, gjemia e Nuhut fali dy rekate namaz pas pozitës së Ibrahimit." Kjo fjalë nuk ka asnjë anë që të përputhet me arsyen dhe logjikën. Asnjë arsye nuk e pranon që këtë fjalë ta ketë thënë Profeti.

**3. Në fjalët dhe kuptimin e hadithit të vërtetë nuk ka shformime.** Profeti Muhammed ishte ndër arabët, që fliste më hapur dhe shtruar. Me cilindo që të bisedonte, ai përdorte një gjuhë në përputhje me të gjitha rregullat gramatikore e sintaksore dhe i linte të mahnitur dëgjuesit. Këtë cilësi mund ta vrojtojmë edhe në hadithet e rrëfyera drejtpërdrejt nga Profeti. Nëse në një hadith vërehen fjalë pa kuptim, lidhje dhe raporte të gabuara mes fjalëve dhe shprehjeve të tepruara, ai hadith nuk mund të pranohet si hadith i Profetit.

**4. Hadithi i vërtetë nuk bie në kundërshtim me ngjarjet historike.** Nëse një hadith bie në kundërshtim me ngjarjet historike, është e pamundur që ai të

ketë dalë prej gojës së Profetit. Për shembull, nga Enes b. Maliku është rrëfyer një hadith i i tillë: *"Një ditë hyra në hamam. Atje pashë të Dërguarin e Allahut që po rrinte. Sipër kishte një mbulesë. Desha të flas me të, por ai më tha: "O Enes, për këtë arsye, hyrja në hamam pa mbulesë u bë haram!"*

Ky hadith nuk ka asnjë bazë, sepse Profeti nuk ka hyrë kurrë në hamam pasi në kohën e tij hamami ende nuk njihej.

**5. Rrëfyesi i hadithit të vërtetë që reflekton një ngjarje të rëndësishme, që duhet ta kenë parë ose ta dinë të gjithë, nuk mbetet i vetëm.** Lajmi që kanë kërkuar të përhapin shiitët se, kur po kthehej nga Hudejbija në Medine, në vendin e quajtur Gadir Hum, Profeti ka thënë se pas vdekjes së tij kalifati i takon Aliut, nuk është rrëfyer nga asnjëri prej sahabeve që ndodheshin pranë tij e duhet të kishin dijeni për këtë ngjarje. Fakti që një ngjarje kaq e rëndësishme nuk merr pjesë mes rivajeteve të vërteta dhe sidomos fakti që kur po vdiste Profeti dhe, pastaj, kur po zgjidhej kalif Ebu Bekri, kjo ngjarje nuk u përmend fare, tregon se rrëfimet shiite lidhur me Gadir Humin janë krejtësisht pa bazë.

**6. Hadithi i vërtetë nuk premton shpërblime ose të mira (thevabe) të mëdha e të fryra për një të mirë të vogël.** Shembuj të kësaj janë premtimi i përjetësisë në xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj si shpërblim për kryerjen e një akti mendub ose heqjen dorë prej një akti mekruh; gjithashtu, kërcënimi me një ndëshkim të vazhdueshëm xhehennemi për një faj të thjeshtë.

Eshtë e pamundur, që hadithi i rrëfyer në këtë formë të jetë i vërtetë: *"Personit që fal kaq e kaq rekate namaz në kohën e paradrekës, i jepet e mirë (thevab) sa për shtatëdhjetë pejgamberë!"*

Ja, pra, po qe se në një hadith haset një prej këtyre shtrembërimeve, pasaktësive dhe gjërave të papranueshme, arrihet në opinionin se ai hadith nuk është i Profetit.

Megjithëkëtë, këto parime që përmendëm, shpesh nuk bëjnë dobi për t'i dalluar hadithet e dobëta e të sajuara, sepse ka ndodhur që të rrëfehen hadithe të sajuara, të tilla që, nga të shihen, të duken si të vërteta. Idetë i kanë në përshtatje me Kuranin dhe Sunnetin, nuk bien në kundërshtim me arsyen dhe logjikën, në fjalët dhe kuptimet e tyre nuk hasen shformime. Shkurt, duken sikur bartin të gjitha cilësitë e një hadithi të vërtetë. Por specialistët e hadithit, të cilët i njohin me kompetencë veçoritë, tekstin dhe përkatësinë si dhe historinë e rrëfyesve të hadithit të vërtetë, janë në gjendje ta kuptojnë se këto lloje hadithesh janë të dobëta e të sajuara.

## B. HADITHET E VËRTETA DHE VEÇORITË E TYRE

Sipas një përkufizimi të pranuar mes specialistëve të hadithit, hadithi i vërtetë është hadithi i rrëfyer me një përkatësi të vijueshme nga rrëfyes të drejtë,

të ndershëm e me kujtesë të plotë dhe që nuk është i metë e i mbetur me një burim të vetëm. Ky përkufizim na tregon ne se në ç'kushte krijohet një hadith i vërtetë si dhe na jep mundësi të njohim veçoritë e tij. Kështu, që një hadith të jetë i vërtetë, duhet të plotësojë pesë kushte që, në përkufizimin e mësipërm të hadithit të vërtetë, janë, me radhë, këto: **drejtësi e ndershmëri** (adalet), **kujtesë** (zabt), **vijueshmëri** (ittisal), **jo një burim i vetëm** (shadh), **i patëmetë** (mual'lel).

Nga këto pesë kushte, dy të parat janë cilësi të rrëfyesve, të cilët duhet të jenë njerëz të drejtë e të ndershëm dhe të kenë kujtesë të rregullt; kushti i dytë është cilësi e përkatësisë, e cila duhet të ketë vijueshmëri, pra, s'duhet të jetë e ndërprerë; kurse dy kushtet e fundit janë cilësi të hadithit, i cili nuk duhet të ketë një burim të vetmuar e nuk duhet të jetë i metë.

**1. Drejtësia dhe ndershmëria e rrëfyesit**

Rrëfyesi duhet ta ketë besimin të plotë, të jetë i distancuar prej veprimeve që quhen të këqija dhe haram e që përbëjnë mëkat. Rrëfyesi i drejtë i plotëson pa të meta urdhrat e Allahut dhe ruhet fort nga gjërat që Ai i ka ndaluar dhe quajtur haram. Rrëfyesi me këto cilësi nuk gënjen kurrë, as në jetën e përditshme, as në hadithet e rrëfyera prej Profetit. Prandaj për njerëz të tillë thuhet "i drejtë në fe e besnik në hadith".

**2. Kujtesa e rrëfyesit**

Rrëfyesi duhet të ketë kujtesë të tillë që ta mbajë mend plotësisht dhe pa asnjë të metë hadithin e dëgjuar gjersa t'ia përcjellë një tjetri dhe ta përcjellë duke e rrëfyer siç e ka dëgjuar, pa harruar asgjë, pa bërë asnjë ndryshim e pa shtuar asgjë. Rrëfyesi me kujtesë të dobët nuk mundet ta përcjellë hadithin e dëgjuar duke e rrëfyer siç e ka dëgjuar; harron fjalë, shton fjalë të tjera ose heq apo ua ndërron vendin fjalëve, gjë që i hap rrugë prishjes së kuptimit të hadithit. Rrëfyesi që bën gabime të tilla në hadithet që rrëfen, quhet rrëfyes me kujtesë të dobët dhe prej rrëfyesve të tillë nuk merret hadith.

**3. Vijueshmëria e përkatësisë ose autorësisë**

Mes rrëfyesve duhet të ketë lidhje e vijueshmëri. Çdo rrëfyes duhet të ketë lidhje me shejhun nga i cili e ka marrë hadithin dhe duhet ta ketë marrë personalisht prej tij. Kur rrëfyesi përcjell një hadith nga një shejh duke bërë sikur e ka dëgjuar personalisht prej tij, ky hadith quhet i dobët, sepse në vargun e rrëfyesve ka shkëputje.

**4. Hadithi nuk duhet të ketë burim të vetëm**

Hadithi i vërtetë nuk duhet të jetë me burim të vetëm. Hadithi me burim të vetëm është hadithi i rrëfyer vetëm një herë dhe vetëm nga një rrëfyes.

Gjithashtu, ai bie në kundërshtim me hadithet e tjera të ngjashme të rrëfyer nga rrëfyes të tjerë dhe në këtë kundërshti mbetet i vetëm. Në të vërtetë, rrëfyesi është i besueshëm, por, meqë në rrëfimin (rivajetin) e tij ka mbetur i vetëm, nuk pranohet rrëfimi i tij por i rrëfyesve të tjerë, sepse hadithi me burim të vetëm nuk pranohet si i vërtetë.

**5. Hadithi nuk duhet të jetë i metë**

Hadithi nuk duhet të ketë të meta që bëhen shkak për dobësinë e tij. Shpesh e meta mbetet e fshehtë në hadith dhe nuk dallohet lehtë nga çdo specialist hadithi. Ky hadith i rrëfyer për një periudhë si i vërtetë, pasi një specialist hadithi që njeh me kompetencë tekstin dhe përkatësinë e haditheve, ta gjejë të metën e ta nxjerrë prej tekstit të tij, njihet si i metë.

Këto pesë çështje specifike janë veçori të hadithit të vërtetë dhe, në të njëjtën kohë, kushtet që duhet të plotësojë ai. Nëse ndonjëra ose disa prej këtyre veçorive humbin, hadithi pushon së qeni i vërtetë dhe futet mes haditheve të dobët.

**PËRMBLEDHJE**

1. Ç'do të thotë të bësh vlerësimin e një hadithi?
2. Për ta vlerësuar një hadith, më parë, ç'parime duhen mbajtur parasysh?
3. Përkufizojeni hadithin e vërtetë dhe shpjegoni veçoritë e tij.
4. Ç'do të thotë *drejtësi* (e rrëfyesit)?
5. Kërkoni dhe shpjegoni kuptimin leksikor të fjalës *vijueshmëri* (ittisal).
6. Shpjegoni ç'do të thotë *hadith* me rrëfyes të *vetëm* (shadh).

# HADITHE MBI AGJËRIMIN

**1-** عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((مَنْ صَامَ رَمَضَانَ إِيمَانًا وَاحْتِسَابًا غُفِرَ لَهُ مَاتَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Atij që agjëron Ramazanin duke besuar në vlerën e tij dhe duke e pritur shpërblimin nga Allahu, i falen gjynahet e shkuara!"[105]**

### Shpjegime

Për t'u bërë të pranueshme, veprimet dhe adhurimet duhet të plotësojnë dy kushte. I pari, besimi te Allahu. I dyti, principialiteti dhe sinqeriteti, domethënë, kryerja e një pune duke kërkuar pëlqimin e Allahut, duke e pritur shpërblimin vetëm nga Allahu, pa dyfytyrësi, pa kërkuar për t'u dukur. Në këtë hadith, këto dy çështje (kushte) shprehen me fjalët iman (besim) dhe ihtisab (përgjegjësi).

Ndërkaq, në mendje mund të na shkojë pyetja: Si mund të bëjë adhurim njeriu pa besuar? E drejtë! Por ç'e do se edhe ekzistenca e njerëzve që, megjithëse nuk besojnë, duken sikur besojnë dhe bëjnë një sërë adhurimesh dhe punësh të mira për arsye të ndryshme, është një e vërtetë. Nga ana tjetër, njeriu beson në ekzistencën dhe vërtetësinë e një gjëje dhe bën, por jo me principialitet dhe sinqeritet, por për një sërë arsyesh kalimtare, si: dyfytyrësia, dëshira për t'u dukur, frika, konsiderata, etj. Sado që këto lloj sjelljesh e qëndrimesh të duken si adhurim dhe mirësi, ato nuk janë të tilla që ta çojnë personin te synimi i vet. E thënë në mënyrë më të hapur, këto sjellje e qëndrime nuk janë të miratueshme e të pranueshme.

### Çfarë mësojmë nga ky hadith?

1. Agjërimi i muajit të Ramazanit duke besuar dhe duke e pritur shpërblimin nga Allahu, bëhet pretekst për faljen e mëkateve të kaluara.
2. Besimi te Allahu dhe pritja e shpërblimit prej Tij (ihtisab) është për çdo adhurim kusht i vlefshmërisë dhe pranueshmërisë së tij.

105 Buhari, Iman, 28, Savm, 6; Muslim, Sijam, 203, Musafirin, 175.

2. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: (( إِذَا كَانَ يَوْمُ صَوْمِ أَحَدِكُمْ فَلاَ يَرْفُثْ وَلاَ يَصْخَبْ, فَإِنْ سَابَّهُ أَحَدٌ أَوْ قَاتَلَهُ فَلْيَقُلْ: إِنِّي صَائِمٌ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Askush prej jush të mos gënjejë e të mos grindet me njeri atë ditë që është me agjërim. Nëse dikush e fyen ose e provokon, t'i thotë: "Unë agjëroj!"**[106]

3. وَعَنْهُ قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: ((مَنْ لَمْ يَدَعْ قَوْلَ الزُّورِ وَالْعَمَلَ بِهِ فَلَيْسَ لِلّٰهِ حَاجَةٌ فِي أَنْ يَدَعَ طَعَامَهُ وَشَرَابَهُ)). رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ.

Gjithashtu, sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Allahu nuk i jep vlerë ndërprerjes së ngrënies e pirjes së atij që nuk heq dorë nga gënjeshtra dhe bashkëpunimi me njerëz gënjeshtarë e mashtrues!"**[107]

**Shpjegime**

Në të vërtetë, agjërimi është një zotërim i plotë i vetes (imsak, pehriz), domethënë i pengimit të plotë të vetes nga ngrënia, pirja dhe marrëdhëniet seksuale. Krahas kësaj, edhe pengimi i gojës nga gënjeshtrat, nga fjalët e këqija, nga thashethemet, nga ngacmimi dhe provokimi i të tjerëve përfshihen në konceptin "imsak". Për të marrë nga agjërimi rezultatin e pritur, duhet treguar korrektësi në këto pika.

Sadoqë thënia e gënjeshtrave, përfolja pas shpine, fyerja dhe provokimi i të tjerëve nuk e prishin agjërimin, e ulin vlerën e tij dhe bëhen pengesë për arritjen e rezultatit thelbësor.

Duke treguar mëshirë për ne, Zoti ynë i lartë na ka njoftuar se vetëm ushqyerja dhe marrëdhëniet seksuale e prishin agjërimin. Rezultati i vërtetë që kërkohet të arrihet me anë të agjërimit, i përfton njeriut vullnet dhe qëndresë edhe ndaj gjërave të tjera të ndaluara. Sigurisht, sjellja më e kujdesshme dhe korrekte në kohën e agjërimit në krahasim me kohët e tjera është më me vend. Prandaj në hadithin e dytë bëhet e ditur se ndenja pa bukë e pa ujë e njeriut që nuk tregon asnjë ndryshim të tillë në kohën që agjëron, nuk ka ndonjë vlerë te

---

106 Buhari, Savm, 9; Muslim, Sijam, 163.

107 Buhari, Savm, 8, Edeb, 51.

Allahu. Një njeri i tillë ndoshta e pagon borxhin e agjërimit, por vlerën e pritur nga agjërimi nuk e merr.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Duke hyrë nën një disiplinë të plotë rezervimi (imsak), agjëruesi i ruan gjuhën dhe organet e tjera nga gjërat e ndaluara (haram).
2. Edhe pse gënjeshtra, mashtrimi dhe përfolja nuk e prishin agjërimin, bëhen pengesë që agjërimi të fitojë vlera dhe të mira.
3. Agjërimi që ka vlerë te Zoti, është agjërimi i njeriut që mundet ta mbajë veten larg të gjitha ndalimeve.

4. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ:

(( إِذَا جَاءَ رَمَضَانُ فُتِحَتْ أَبْوَابُ الْجَنَّةِ, وَغُلِّقَتْ أَبْوَابُ النَّارِ,

وَصُفِّدَتِ الشَّيَاطِينُ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Gjithashtu, sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Kur hyn muaji i Ramazanit, dyert e xhennetit hapen, dyert e xhehennemit mbyllen dhe shejtanët lidhen!"**[108]

**Shpjegime**

Ky hadith që na e parashtron me dy-tri fjalë mëshirën dhe bukurinë që ia jep jetës sonë moralo-shpirtërore dhe, për rrjedhojë, jetës sonë të përditshme muaji i Ramazanit, edhe na përgatit ne për të hyrë në atmosferën e Ramazanit dhe agjërimit, edhe na i ngroh zemrat e na i bleron shpresat për lumturinë e të dy jetëve.

Shprehja "dyert e xhennetit" që përdoret në këtë hadith, në disa hadithe të tjera përdoret në format "dyert e mëshirës" dhe "dyert e qiejve". Por që të tria këto emërtojnë të njëjtën gjë, sepse, në fund të fundit, "dyert e qiejve" do të thotë "dyert e mëshirës" dhe "dyert e mëshirës" do të thotë "dyert e xhennetit".

Hapja e dyerve të xhennetit do të thotë që mëshira hyjnore ta mbështjellë jetën në një masë më të madhe se herët e tjera. Rezultati i natyrshëm i kësaj është mbyllja e dyerve të xhehennemit. Kurse mbyllja e dyerve të xhehennemit do të thotë ngushtimi i fushave të veprimit të shejtanëve që janë ftues të xhehennemit, pakësimi i ndikimit të tyre. Dhe të gjitha këto janë, nga një anë, shkak dhe, nga

108 Buhari, Savm, 5, Bedul halk, 11; Muslim, Sijam, 1, 2, 4, 5.

një anë tjetër, rezultat i jetës fetare të pastër që fillon të jetohet në mënyrë më të thellë e të përgjithësuar si grup e si shoqëri në muajin e Ramazanit.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Ramazani është muaji dhe koha e veçantë kur shtohen falja, mëshira dhe e mira, kur pakësohen ndikimi dhe rezultati çorientues i shejtanëve, për rrjedhojë, kur mbyllen dyert e xhehennemit.
2. Në saje të dendësisë që fitojnë koha dhe hapësira në Ramazan, në saje të mëshirës dhe begatisë së tij të shfaqur me zellin si bashkësi dhe shoqëri, adhurimi fiton përmasa të reja.

5. عَنْ زَيْدِ بْنِ خَالِدٍ الْجُهَنِيِّ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((مَنْ فَطَّرَ صَائِمًا كَانَ لَهُ مِثْلُ أَجْرِهِ غَيْرَ أَنَّهُ لاَيَنْقُصُ مِنْ أَجْرِ الصَّائِمِ شَيْئٌ)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

"Sipas rrëfimit të Zejd ibni Halid el-Xhuheniut (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Kush i jep iftar një personi që agjëron, fiton mirësi (thevab) sa ai që agjëron dhe nga mirësia e agjëruesit nuk pakësohet asgjë!"**[109]

6. عَنْ أُمِّ عُمَارَةَ الْأَنْصَارِيَّةِ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهَا أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ دَخَلَ عَلَيْهَا, فَقَدَّمَتْ إِلَيْهِ طَعَامًا, فَقَالَ: كُلِي, فَقُلْتُ: إِنِّي صَائِمَةٌ؛ فَقَالَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ: ((إِنَّ الصَّائِمَ تُصَلِّي عَلَيْهِ الْمَلاَئِكَةُ إِذَا أَكَلَ عِنْدَهُ حَتَّى يَفْرُغُوا)). وَرُبَّمَا قَالَ: (( حَتَّى يَشْبَعُوا)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

"Siç rrëfen Ummu Umare el-Ensarijje (r.a.), një ditë, Profeti (a.s.) i bëri vizitë në shtëpi. Ummu Umare i nxori për të ngrënë. Profeti i tha:

**"Urdhëro edhe ti!"**

Ummu Umare i tha: **"Unë agjëroj!"**

Atëherë, Profeti i tha kështu:

**"Gjersa të mbarojnë së ngrëni ata që hanë pranë një të agjëruari, engjëjt luten për të!"**

109 Tirmidhi, Savm, 82.

Kurse disa herë Profeti është shprehur: **"...gjersa ata që hanë të ngopen..."**[110]

7. عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ جَاءَ إِلَى سَعْدِ بْنِ عُبَادَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهُ, فَجَاءَ بِخُبْزٍ وَزَيْتٍ, فَأَكَلَ, ثُمَّ قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: ((أَفْطَرَ عِنْدَكُمُ الصَّائِمُونَ, وَأَكَلَ طَعَامَكُمُ الْأَبْرَارُ, وَصَلَّتْ عَلَيْكُمُ الْمَلاَئِكَةُ)). رَوَاهُ أَبُو دَاوُدَ.

Sipas rrëfimit të Enesit (r.a.), një ditë Profeti (a.s.) shkoi te Sa'd ibni Ubade. Ky menjëherë i nxori Profetit për të ngrënë bukë me ullinj. Pasi hëngri, Profeti u lut kështu:

**"Në shtëpinë tuaj ngrënshin gjithmonë njerëz të agjëruar, gjellën ua ngrënshin njerëz të mirë dhe engjëjt bëfshin lutje për ju!"**[111]

### Shpjegime

Në hadithin e parë jepet lajmi i gëzuar se personi që i jep iftar dikujt, që mban agjërim farz ose nafile, do të fitojë mirësi (thevab) sa agjëruesi. Ndërkaq, kjo nuk do të thotë që ai do të bëhet ortak në fitimin e agjëruesit; agjëruesi nuk do të humbë asgjë nga e mira e fituar prej agjërimit të vet.

Nga ana tjetër, t'i japësh iftar ditujt nuk do të thotë me çdo kusht ta ushqesh gjersa të ngopet. Sahabet i patën thënë Profetit se jo çdo njeri mund të ketë mundësi t'i japë iftar të plotë një agjëruesi. Dhe Profeti pati thënë: *"Allahu i Lartë ia jep këtë të mirë edhe atij që i jep agjëruesit për ta çelur agjërimin një hurma ose një të pirë ujë ose qumësht"*. Kështu, për të fituar të mirë aq sa ai që agjëron, është e mjaftueshme t'i japësh diçka për të ngrënë vetëm me qëllimin për t'i dhënë mundësi ta çelë agjërimin si dhe me aq mundësi sa ndodhen në dorë. Në këtë punë nuk ka vend për luks, për shpenzim dhe aq më pak për reklamë e për t'u dukur.

Në hadithin e dytë shpjegohet për përfitimin e atij që agjëron, kur ndodhet pranë dikujt që ha. Engjëjt vazhdojnë të luten për agjëruesin gjersa ata që hanë, të ngopen e të mbarojnë. Lutja e engjëjve nuk ka të bëjë me faktin se kush e jep atë ushqim. Mund t'ua japë ai që agjëron ose që të gjithë bashkë mund të ndodhen në shtëpinë apo sofrën e dikujt tjetër.

Në hadithin e tretë shohim modelin e falënderimit dhe lutjes që duhet të bëjë miku pas mbarimit të ngrënies për të zotin e shtëpisë që e gostit. Sa'd ibni Ubade është një sahabi i njohur për bujari. Ai e ka gostitur Profetin që i ka shkuar në shtëpi, me ato që i ndodheshin, me bukë dhe ullinj. Kjo është një gosti

110 Tirmidhi, Savm, 66.

111 Ebu Davud, Et'ime, 54.

shumë e natyrshme dhe e sinqertë. S'është aspak nevoja për t'u shqetësuar e për t'u hutuar se ç'i duhet nxjerrë mikut. Ato që ndodhen në shtëpi janë të mjaftueshme.

Urimi i Profetit që në shtëpinë e mikpritësit të *hanë gjithmonë njerëz të agjëruar, që gjellën t'ia hanë gjithmonë njerëz të mirë e që engjëjt të luten për shtëpinë e tij,* është dëshirë dhe lutje që në shoqëri të përhapen e mira dhe njerëzit e mirë!

**Çfarë mësojmë nga këto hadithe?**

1. Ai që i jep iftar një njeriu që agjëron, fiton të mirë (thevab) sa ai që agjëron.
2. Për personin e agjëruar pranë të cilit hahet, engjëjt luten gjersa të mbarojë ngrënia.
3. Miku duhet ta falënderojë dhe ta urojë të zotin e shtëpisë që e gostit dhe ushqen.
4. Për të fituar të mirë ekzistojnë shkaqe dhe mundësi të panumërta. Këto duhen shfrytëzuar.

8. عَنْ أَبِي قَتَادَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ سُئِلَ عَنْ صَوْمِ يَوْمِ الْإِثْنَيْنِ, فَقَالَ: ((ذَلِكَ يَوْمٌ وُلِدْتُ فِيْهِ, وَيَوْمٌ بُعِثْتُ أَوْ أُنْزِلَ عَلَيَّ فِيْهِ)).

رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Ebu Katade (r.a.) ka thënë kështu:

"Të Dërguarin e Allahut (a.s.) e pyetën për vlerën e agjërimit ditën e hënë. Dhe ai u përgjigj kështu:

**"Ajo është dita, kur linda unë dhe kur u bëra pejgamber** (kur më erdhi zbulesa)**."**[112]

9. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((تُعْرَضُ الْأَعْمَالُ يَوْمَ الْإِثْنَيْنِ وَالْخَمِيْسِ فَأُحِبُّ أَنْ يُعْرَضَ عَمَلِي وَأَنَا صَائِمٌ)). رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

---

112 Muslim, Sijam, 197, 198.

**"Të hënën dhe të enjten Allahut i paraqiten punët. Unë dua që, kur të paraqiten punët e mia, të jem i agjëruar!"[113]**

**10.** عَنْ عَاعِشَةَ رَضِيَ اللّٰهُ عَنْهَا قَالَتْ: كَانَ رَسُولُ اللّٰهِ ﷺ يَتَحَرَّى صَوْمَ الْاِثْنَيْنِ وَالْخَمِيسِ. رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Aisheja (r.a.) ka thënë kështu:

**"I Dërguari i Allahut (a.s.) i jepte rëndësi të posaçme agjërimit ditët e hëna e të enjte!"[114]**

### Shpjegime

Ndër kohët kur agjërimi nafile është mustehab (i pëlqyeshëm), janë edhe ditët e hënë dhe e enjte. Siç mësojmë nga hadithi i tretë, Profeti u jepte rëndësi të veçantë agjërimit në këto dy ditë. Atë e kanë pyetur për shkakun e kësaj prirjeje dhe, siç tregohet në hadithin e parë, ai ka thënë se e *hëna është dita kur ka lindur dhe kur i ka ardhur profetësia.*

Profeti ynë i dashur, si shenjë miratimi dhe falënderimi për mirësitë e ditës së hënë kur ka dalë në shesh personaliteti i tij material dhe shpirtëror, është përpjekur ta kalojë këtë ditë me agjërim. Në mënyrë krejt të natyrshme, dita kur ka lindur dhe është ngarkuar me detyrën profetike, Profeti ynë i dashur, bart edhe për ne një rëndësi të madhe. Prandaj, duke u përpjekur, brenda mundësive, për t'i agjëruar të hënat, ne, edhe veprojmë sipas sunnetit të Profetit, edhe i kujtojmë ngjarjet e bukura të jetës së tij që kanë ndodhur këtë ditë.

Në hadithin e dytë, Profeti na tregon urtësinë e agjërimit të hënën dhe të enjten: faktin që në këto dy ditë i parashtrohen Allahut punët tona. Profeti thotë se dëshiron që, *kur Allahut t'i parashtrohen punët e tij, të ndodhet i agjëruar.*

Punët e robve ngjiten te Allahu, gjatë ditës, në mëngjes e në mbrëmje, gjatë javës, të hënën e të enjten dhe në vit, në muajin shaban.

### Çfarë mësojmë nga këto hadithe?

1. Agjërimi të hënën dhe të enjten është mustehab.
2. Profeti ynë tregonte kujdes të veçantë që të hënat e të enjtet t'i kalonte i agjëruar.

---

113 Tirmidhi, Savm, 44. Veçanërisht shih Muslim, Birr ve's-sila, 36 (vetëm se këtu nuk ndodhet pjesa mbi agjërimin); Nesai, Sijam, 70.

114 Tirmidhi, Savm, 44.

3. Ata që dëshirojnë që, kur punët e tyre t'i parashtrohen Allahut, të jenë të agjëruar, të agjërojnë të hënën e të enjten.

**11.** عَنْ أَبِي أَيُّوْبَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: ((مَنْ صَامَ رَمَضَانَ, ثُمَّ أَتْبَعَهُ سِتًّا مِنْ شَوَّالٍ كَانَ كَصِيَامِ الدَّهْرِ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Siç rrëfen Ebu Ejubi (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Ai që agjëron muajin e Ramazanit e që i shton kësaj edhe gjashtë ditë agjërim në muajin shevval, quhet sikur e ka kaluar gjithë vitin me agjërim!"[115]**

**Shpjegime**

Siç dihet, pas Ramazanit vjen muaji shevval. Siç thotë ky hadith, p*ersoni që pasi ka agjëruar muajin e Ramazanit, agjëron edhe gjashtë ditë të tjera në muajin pasardhës shevval, quhet sikur ta ketë kaluar gjithë vitin me agjërim.* Kjo mbështetet në parimin se çdo punë e mirë do të vlerësohet dhjetëfish.

Në këtë hadith përdoret fjala "dehr", që do të thotë "kohë", por që në këtë hadith përdoret me kuptimin "vit". Hadithin mund ta shprehim kështu: "Personi që çdo vit i shton agjërimit të Ramazanit gjashtë ditë nga muaji shevval, është njëlloj sikur të kishte agjëruar gjatë gjithë jetës". Kështu edhe fjala "dehr" merr kuptimin e kohës. Personi që i shton agjërimit të Ramazanit gjashtë ditë agjërim të shevvalit, ka agjëruar tërë kohën (vitin)!

Përgjithësisht, në mbarim të Ramazanit ndihet një prehje që i ngjet plogështisë që ndjejnë nxënësit që fillojnë pushimet pas një periudhe mësimi dhe edukimi të lodhshëm. Ja, pra, agjërimi edhe i gjashtë ditëve të tjera pikërisht në këtë kohë plogështie ka rëndësi të madhe edukative. Sepse thuhet që shprehitë krijohen brenda 30-40 ditëve. Prandaj, nxitja dhe përgëzimi që bëhen në këtë hadith kanë shumë rëndësi për përhapjen e edukimit të vullnetit dhe shprehisë së imsakut (pehrizit, përkorësisë) gjatë gjithë vitit.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. T'i shtosh agjërimit të muajit të Ramazanit edhe gjashtë ditë agjërim nga muaji shevval, do të thotë ta kalosh me agjërim gjithë vitin.
2. Agjërimi në shevval mund të mbahet në çfarëdo ditë të tij.

---

115 Muslim, Sijam, 204.

# HADITHE MBI VLERËN E MËSIMIT TË KUR'ANIT

1. عَنْ عُثْمَانَ بْنِ عَفَّانَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: ((خَيْرُكُمْ مَنْ تَعَلَّمَ الْقُرآنَ وَعَلَّمَهُ)). رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ.

Sipas rrëfimit të Osman ibni Affan (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Më të dobishmit ndër ju janë ata që e mësojnë Kuranin dhe ua mësojnë edhe të tjerëve!"**[116]

**Shpjegime**

Kjo thënie u drejtohet së pari dijetarëve, pastaj, në kuptim të përgjithshëm, të gjithë ummetit, bashkësisë së Muhammedit. E dinë të gjithë se s'mund të bëhesh i ditur pa mësuar. Gjëja e parë që duhet të mësojnë myslimanët, është Kurani, pastaj secili mund të studiojë e të specializohet në fushën që dëshiron apo që i bëhet e mundur. Ndërkaq, dihet se sot nuk ndodh kështu me disa vende e me disa myslimanë. Vlera që i jep Islami mësimit dhe dijes është e shprehur në mënyrë themelore në argumentet e Kuranit dhe Sunnetit, që janë dy burimet themelore të fesë Islame.

Ta mësosh Kuranin, do të thotë, para së gjithash, të mësosh për ta lexuar atë sipas rregullave të caktuara. Ndërkaq, duhet ta pranojmë se të dish ta lexosh Kuranin nuk do të thotë se e njeh atë, se e zotëron informacionin dhe dijen që përmban ai. Megjithëkëtë, kjo nuk është pengesë që mësimi i leximit dhe këndimit të Kuranit të ketë vlerë e dobi.

Siç na mëson feja jonë, e drejtë dhe detyrë për një mysliman nuk është vetëm të mësojë vetë, por, në të njëjtën kohë, ato që di vetë, t'ua mësojë edhe të tjerëve. Nëse dijet që merr dikush nuk ndikojnë në mënyrën e tij të jetesës, në tërë jetën e tij, feja nuk i quan dije. Le të jetë i mësuar, e i ditur sa të dojë një njeri, po qe se është i pozicionuar si kundërshtar i Zotit, quhet injorant. Si mësimi për vete, ashtu dhe përpjekja për t'i mësuar edhe të tjerët, duhet të kenë si synim pëlqimin e Zotit. Qëllimet dhe synimet e njerëzve për të mësuar vetë e për t'i mësuar edhe të tjerët, mund të jenë të ndryshme. Disa vënë për synim vetëm të bëjnë kërkime shkencore, kurse disa të tjerë mund të vënë si synim të arrijnë përfitime materiale ose një post apo pozitë në sy të njerëzve. Në asnjërin prej këtyre synimeve nuk mund të flitet për vlerën dhe dobinë për të cilat bën fjalë hadithi.

116 Buhari, Fedailu'l-Kuran, 21.

Nuk duhen krahasuar këndimi i bukur i Kuranit me texhvid dhe sipas rregullave të tilavetit me njohjen me kompetencë të tij. Këto janë gjëra të ndryshme nga njëra-tjetra. Sigurisht, zotërimi i kuptimeve që përmban Kurani është më i lartë e më me vlerë se sa zotërimi i fjalëve të tij. Më e drejtë është që secili prej këtyre elementëve të mendohet me vlerën e tij të veçantë, sepse secili njeri ka nevoja të ndryshme. Njeriu që nuk e njeh tilavetin e Kuranit, nuk mund të falë namaz, pra, nuk mund t'i bëjë adhurim Zotit. Atëherë themi se tilaveti nuk mund të nënvleftësohet dhe se gjëja e parë që duhet bërë, është mësimi i leximit (tilavetit) të Kuranit. Kurse zotërimi i diturisë së Kuranit është një çështje e rëndësishme që duhet trajtuar në mënyrë të veçantë.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson edhe të tjerëve, zë vend mes njerëzve më të dobishëm të ummetit.
2. Gjëja e parë që nënkuptohet me mësimin e Kuranit është mësimi i leximit (tilavetit) të tij.
3. Zotërimi i përmbajtjes (diturisë) së Kuranit ia rrit vlerën personit.
4. Dija dhe dituria që kthehen në mënyrë jetese janë dija dhe dituria më e lartë që lavdërohen në fe.
5. Çdo mysliman duhet t'u japë vlerën e duhur mësimit të Kuranit për vete e për të tjerët.

2. عَنْ أَبِي أُمَامَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُوْلُ:
(( إِقْرَؤُوا الْقُرْآنَ, فَإِنَّهُ يَأْتِي يَوْمَ الْقِيَامَةِ شَفِيعًا لِأَصْحَابِهِ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Ebu Ummame (r.a.) ka thënë se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë kështu:

**"Këndoni Kuran se Kurani do të vijë në ditën e kiametit si ndërmjetësues për falje për ata që e këndojnë!"**[117]

**Shpjegime**

Edhe nëse me këndimin e Kuranit kuptohet, në thelb, zotërimi i informacionit, dijes dhe logjikës së tij, vetëm leximi apo këndimi i tij është një lloj adhurimi dhe përmban shumë të mira, gjë që shprehet në hadithet e Profetit. Kurani është fjala e Allahut, kurse ai që e këndon, konsiderohet sikur bisedon me Të dhe kjo është e pamundur të nënvleftësohet. Ndërkaq, është e pamundur

117 Muslim, Musafirin, 252.

që çdo njeri ta kuptojë Kuranin siç duhet, ta zotërojë dijen që përmban ai. Atëherë, të thuash se ata që nuk e zotërojnë përmbajtjen e Kuranit, nuk duhet ta lexojnë apo këndojnë atë, është në kundërshtim me të vërtetën hyjnore. Nuk mund t'i bëjmë të gjithë dijetarë, nuk mundemi t'ua mësojmë të gjithëve arabishten me hollësi. Në këto kushte, shumica e njerëzve fitojnë mirësi vetëm duke e kënduar Kuranin, kurse dijetarët, numri i të cilëve në krahasim me shumicën është tejet i paktë, merren me përmbajtjen e Kuranit si dituri dhe në saje të tyre shumica mësojnë se ç'rrugë duhet të ndjekin në jetë.

Ardhja e Kuranit në ditën e kiametit si ndërmjetësues për falje konkretizohet me trajtimin që u bën Allahu me mëshirën e Tij njerëzve që i kanë respektuar urdhrat dhe ndalimet e Kuranit. Edhe këndimi i Kuranit me synim adhurimi, duke shpresuar dobinë dhe begatinë që vjen prej tij, është një prej veprimeve të bukura që kanë të mira dhe shpërblime. Kurani ka për të dëshmuar në favor të atij që e këndon dhe vepron sipas tij.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Leximi dhe këndimi i Kuranit është një prej veprimeve të vlefshme e të virtytshme.
2. Synimi i këndimit të Kuranit është, më së pari, respektimi i urdhrave dhe ndalimeve të tij. Megjithëkëtë, edhe vetëm leximi apo këndimi kanë të mirat dhe shpërblimet e tyre.
3. Në ditën e kiametit, Kurani do të bëhet ndërmjetësues për falje për ata që veprojnë sipas tij e që e këndojnë për adhurim duke i besuar atij.

3. عَنِ النَّوَّاسِ بْنِ سَمْعَانَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: (( يُؤْتَى يَوْمَ الْقِيَامَةِ بِالْقُرْآنِ وَأَهْلِهِ الَّذِينَ كَانُوا يَعْمَلُونَ بِهِ فِي الدُّنْيَا تَقْدُمُهُ سُورَةُ الْبَقَرَةِ وَآلِ عِمْرَانَ, تُحَاجَّانِ عَنْ صَاحِبِهِمَا)).

رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Nevvas ibni Sem'an (r.a.) ka thënë:

"Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (a.s.) të thotë kështu:

**"Në ditën e kiametit, njerëzit e Kuranit, të cilët e patën rregulluar jetën në këtë botë sipas tij, sillen në vendin e grumbullimit (mahsher). Në këtë mes, suret Bakara dhe Ali Imran që ndodhen në krye të Kuranit, bëjnë garë me njëri-tjetrin për t'u dalë në mbrojtje atyre që i kanë kënduar!"**[118]

118 Muslim, Musafirin, 253.

**Shpjegime**

Sjellja e Kuranit ditën e kiametit mund të kuptohet si sjellje e mirësisë (thevab) dhe shpërblimit të tij, por edhe si sjellje e vetë atij të shndërruar në një trajtë të caktuar. Kjo është e mundur sepse Zoti ka mundësi për çdo gjë. Kështu besojnë myslimanët. Veprimi sipas Kuranit do të thotë që njeriu ta rregullojë jetën në këtë botë sipas urdhrave dhe ndalimeve të tij.

Në mënyrë të veçantë, me pohimet e hapura të këtij hadithi e kuptojmë edhe një herë tjetër se njerëzit e cilësuar si "njerëz të Kuranit" nuk janë vetëm ata që e dinë përmendsh Kuranin, hafizët e Kuranit, nuk janë vetëm ata që e këndojnë bukur duke parë në të ose përmendsh, por njerëzit që krahas kësaj, veprojnë siç thotë Kurani, që e rregullojnë çdo faqe të jetës sipas urdhrave dhe ndalimeve të tij. Ali el-Kaariu thotë se për ata që s'veprojnë kështu, Kurani nuk do të jetë ndërmjetës, madje do të dëshmojë kundër. Sepse Kurani nuk është dërguar vetëm për t'u kënduar, por për t'u zbatuar në jetën e individëve dhe popujve.

Çdo njeri me arsye të shëndoshë e merr me mend se Allahu s'kishte për të dërguar një libër vetëm për t'u lexuar. Po të qe kështu, Kurani nuk do të kishte sjellë një sërë urdhrash fetarë, praktikë e moralë e nuk do të kërkonte zbatimin e tyre në jetë; po kështu, Profeti do të mjaftohej me kumtimin e tyre, do të zgjidhte një jetë të qetë e nuk do t'u futej gjithë atyre mundimeve, nuk do të emigronte e luftonte. Pastaj, edhe kalifët rashidinë dhe ata që e patën drejtuar shoqërinë Islame pas tyre kështu do të kishin vepruar. Kurse e kaluara historike e Islamit tregon krejt të kundërtën. Prandaj, thelbësore për myslimanët është që të mendojnë, të kenë për qëllim e të përpiqen ta bëjnë Kuranin sundues në jetë.

Suret Bakara dhe Ali Imran janë suret më të gjata të Kuranit dhe ku është përqendruar legjislacioni kuranor. Në ditën e kiametit, këto dy sure do të dëshmojnë në favor të personave që i kanë kënduar e që kanë vepruar sipas tyre dhe për këtë gjë do të bëjnë garë mes tyre. Shprehja, *"suret Bakara dhe Ali Imran që ndodhen në krye të Kuranit" mund të kuptohet edhe në formën "para atyre që i kanë kënduar ndodhen suret Bakara dhe Ali Imran".*

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Leximi dhe këndimi (tilaveti) i Kuranit është një prej veprimeve të vlefshme e të virtytshme. Këndimi i sureve Bakara dhe Ali Imran ka vlerë dhe virtyt të lartë.
2. Suret Bakara dhe Ali Imran janë jo vetëm suret më të gjata të Kuranit, por edhe ato ku është përqendruar legjislacioni kuranor.

3. Si rrjedhojë e këtyre veçorive, suret Bakara dhe Ali Imran do të dëshmojnë në mahsher në favor të njerëzve që i kanë lexuar dhe vepruar sipas tyre e, për këtë gjë, do të bëjnë garë.

4. عَنْ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: ((لاَحَسَدَ إِلاَّ فِي اثْنَتَيْنِ: رَجُلٌ آتَاهُ اللهُ الْقُرآنَ فَهُوَ يَقُومُ بِهِ آنَاءَ اللَّيْلِ وَآنَاءَ النَّهَارِ, وَرَجُلٌ آتَاهُ اللهُ مَالاً فَهُوَ يُنْفِقُهُ آنَاءَ اللَّيْلِ وَآنَاءَ النَّهَارِ)). مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ibni Omerit (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Vetëm dy veta kihen zili: ai që Allahu i ka dhënë Kuran e merret me të ditë e natë dhe, ai që Allahu i ka dhënë pasuri dhe ditë e natë e shpenzon atë në rrugën e Allahut!"[119]**

**Shpjegime**

Fjalën "hased", e origjinalit e përkthyem me fjalën "zili".[120] Në të vërtetë, fjala "hased" do të thotë "mosdurim" dhe "smirë". Kurse dijetarët Islamë kanë thënë se "hasedi" ka dy kuptime, njëri, kuptim i drejtpërdrejtë, tjetri, kuptim i figurshëm. Kuptimi i drejtpërdrejtë është dëshira që e mira që ka në dorë dikush, t'i ikë nga dora e të asgjësohet. Nën dritën e argumenteve krejt të hapura e të padyshimta, të gjithë myslimanët janë të një mendimi se ky qëndrim e kjo dëshirë janë haram. Prandaj zilia (hasedi) e kësaj forme në fenë tonë është e ndaluar dhe konsiderohet si një prej shprehive të këqija dhe gjynaheve të mëdha. Kurse kuptimi i figurshëm i fjalës "hased", ashtu si kuptimi i mirë i fjalës "zili" në shqip, do të thotë dëshirë për të pasur edhe vetë ato gjëra të mira që ka dikush tjetër por pa vuajtur për këtë, pa ndjerë mosdurim ndaj tij, pa dëshiruar që ai të mbetet pa to. Nëse kjo zili është për gjëra legjitime, të pranueshme e të lejueshme, quhet e zakonshme, mubah, kurse, po qe se është për gjëra që kanë të bëjnë me bindjen ndaj Allahut, quhet e pëlqyeshme, mustehab.

Zili mund të kihet njeriu, të cilit Allahu ia ka bërë të mundur ta mësojë dhe mbajë përmendsh Kuranin, ta rregullojë jetën dhe të veprojë sipas tij, sepse me këtë zili njeriu dëshiron të ketë edhe vetë këtë të mirë që në lartësinë e Allahut konsiderohet e pranueshme, e çmuar dhe e lartë.

---

119 Buhari, Ilm, 15, Zekat, 5, Ahkam, 3, Temenni, 5, I'tisam, 13, Tevhid, 45; Muslim, Musafirin, 266-268.

120 Në shqip, fjala zili përdoret edhe me kuptim të mirë, si "dëshirë e madhe për të pasur a arritur atë që ka a që ka arritur dikush tjetër..." (shih FGjSSh, "zili"). Siç do të shihet më poshtë, ky kuptim i mirë i fjalës zili përputhet me komentin e këtij hadithi nga dijetarët Islamë.

Të merresh ditë e natë me Kuran nuk do të thotë, siç e kuptojnë disa dritëshkurtër, të merresh vetëm me këndimin e tij të vazhdueshëm. Krahas këndimit dhe më me rëndësi është t'i mendosh konkluzionet dhe urdhrat e Kuranit, të bësh një jetë brenda urdhrave dhe ndalimeve të tij, të falësh namaz e të lutesh me të, të pajisesh me moralin dhe edukatën e tij, përgjithësisht, të kalosh një jetë siç e kërkon Kurani.

Njëra prej çështjeve që feja jonë i ka dhënë dhe i jep shumë rëndësi, është të dhënët (infak), shpenzimi nga pasuria dhe të mirat e dhëna nga Allahu, në rrugën e Tij në përputhje me pëlqimin e Tij. Kjo gjë është elementi themelor i qëndrimit për t'i menduar të tjerët e për të qenë mirënjohës ndaj dhuntive e të mirave të Allahut. Të dhënët (infak) është, në kuptimin më të gjerë të fjalës, sigurimi i ekuilibrit në shoqëri mes myslimanëve, madje mes myslimanëve dhe jomyslimanëve, formimi i bashkimit, unitetit, vëllazërisë dhe miqësisë, në të njëjtën kohë, përjetimi i ndjenjave njerëzore dhe i ndarjes së tyre mes njerëzve. Prandaj, edhe njerëzit që e bëjnë këtë ashtu siç duhet, e vlejnë të kihen zili e të ndiqen në shembullin e tyre.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Në Islam, zilia si dëshirë për shkatërrimin e të mirave nuk është e bekuar, është e ndaluar (haram).
2. Eshtë e lejueshme (xhaiz) zilia si pëlqim dhe dëshirë për të pasur edhe vetë ato mirësi dhe bukuri që kanë të tjerët.
3. Eshtë e pëlqyeshme (mustehab) që ta dish Kuranin përmendsh, ta këndosh bukur, ta zotërosh diturinë e tij dhe të kesh dëshirë për të vepruar sipas tij.
4. Mund të pëlqehen dhe kihen zili për t'u marrë shembull, njerëzit e pasur e që i sjellin në vend siç duhet kërkesat ndaj të qenit i pasur, të cilët janë njerëz të virtytshëm e që shpenzojnë në rrugën e Allahut.

5. عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: (( إِنَّ الَّذِي لَيْسَ فِي جَوْفِهِ شَيْءٌ مِنَ الْقُرْآنِ كَالْبَيْتِ الْخَرِبِ))! رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ.

Sipas rrëfimit të Ibni Abbasit (r.a.), i Dërguari i Allahut ka thënë kështu:

**"Njeriu që s'ka në zemër një pjesë nga Kurani, është si një shtëpi gërmadhë!"**[121]

121 Tirmidhi, Fedailu'l-Kuran, 18.

**Shpjegime**

Shtëpia që nuk ka pajisje e zbukurime, që nuk pastrohet e mirëmbahet, është një gërmadhë. Një shtëpi e tillë nuk tërheq kënd, nuk ka ndonjë vlerë për atë që kërkon të banojë aty. Edhe njeriu që nuk ka në zemër, në mos tërë Kuranin, disa pjesë ose disa sure të tij ose, në mos qoftë e mundur kjo, aq sa për të plotësuar adhurimet, i ngjan shtëpisë së braktisur që s'ka vlerë e që s'vlen për gjë. Sepse rregullimi dhe zbukurimi i zemrës është i mundur me anë të besimit dhe Kuranit që është themeli i besimit. Zbukurimet dhe stolitë e zemrës janë besimi i drejtë, mendimet e mira. Dhe është Kurani ai që i siguron këto. Mësimi përmendsh i një pjese sado të vogël nga Kurani e shpëton njeriun nga rreziku i shndërrimit në një gërmadhë. Besimtari që e njeh Kuranin përmendsh, që zotëron mendësinë, diturinë dhe moralin e Kuranit, konsiderohet si njeri i vlerave, i virtytshëm e i çmuar. Sepse bindja dhe besimi i vërtetë, besimi i plotë, mendimi i drejtë, morali i lartë dhe edukata e bukur arrihen vetëm me anë të Kuranit. Të gjitha këto janë cilësi që përbëjnë themelin e vlerës dhe virtytit, e të qenit njeri i mirë dhe i pranueshëm në lartësinë e Allahut.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Edhe pse s'është e mundur që çdo mysliman të bëhet një hafiz Kurani, duhet të mësojë përmendsh prej tij aq pjesë sa të ketë mundësi.
2. Kurani është zbukurimi dhe stolia e zemrës, themeli i besimit të vërtetë dhe i mendimit të drejtë.
3. Njeriu që s'ka në zemër asgjë prej Kuranit, i ngjan një shtëpie gërmadhë pa pajisje, zbukurime e stoli, pa pastrim e mirëmbajtje, prandaj edhe pa vlerë.

6. عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ:
(( وَمَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِي بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللهِ يَتْلُوْنَ كِتَابَ اللهِ,
وَيَتَدَارَسُونَ بَيْنَهُمْ, إِلاَّ نَزَلَتْ عَلَيْهِمِ السَّكِينَةُ, وَغَشِيَتْهُمُ الرَّحْمَةُ,
وَحَفَّتْهُمُ الْمَلاَئِكَةُ, وَذَكَرَهُمُ اللهُ فِيمَنْ عِنْدَهُ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Nëse një grup njerëzish (xhemaat) mblidhen në një nga shtëpitë e Allahut, e këndojnë Librin e Allahut dhe këshillohen mes vedi, mbi ta zbret**

**qetësia, i mbështjell mëshira dhe rrethohen prej engjëjve. Dhe Allahu i përmend ata njerëz mes atyre që ka rreth vetes!"[122]**

**Shpjegime**

Vendet e quajtura si shtëpi të Allahut janë, para së gjithash, xhamitë dhe faltoret ose mjediset që shërbejnë si xhami. Megjithëkëtë, s'ka ndonjë të keqe ose s'është gabim që si shtëpi e Allahut të quhet edhe një shkollë, medrese ose shtëpi që përdoret për këtë qëllim, sepse mësimi i Kuranit dhe edukimi me anë të tij mund të bëhet në cilindo prej këtyre mjediseve. E rëndësishme këtu është që myslimanët të mblidhen bashkë e të mësojnë duke i dhënë përparësi Kuranit. Nga ky hadith ne mësojmë edhe këtë: vetëm mësimi i leximit të tekstit të Kuranit si dhe mësimi përmendsh i një pjese ose tërë Kuranit janë të pamjaftueshme. Krahas këtyre është e nevojshme edhe të mësojmë prej tij, ta përqendrojnë mendjen dhe arsyen mbi të. Duhen marrë ajetet dhe suret e tij një për një për t'i analizuar me thellësi dhe, duke i diskutuar dijen, informacionin, parimet e besimit, konkluzionet dhe urdhrat dhe parimet morale që përmbajnë ato, duhet arritur në konkluzion në unitet mendimi e veprimi.

Duke u nisur nga e sotmja, duke i parashtruar edhe një herë tjetër por pa bërë asnjë lëshim në parimet e fesë, aspektet shumë të rëndësishme të Islamit në fillim në shoqërinë mes së cilës jetojmë, pastaj në gjeografinë Islame e, më në fund, në tërë njerëzimin, t'i nxjerrim në dritën e diellit me një stil të ri shpjegimi dhe me metodat aktuale të kohës sonë. Të gjitha mjediset tona janë vendet, ku mund të bëhet kjo veprimtari mësimore e diskutuese. Dhe kjo është detyra më e parë për çdo mysliman që ka ndjenjën e përshtatjes dhe përgjegjësisë së plotë ndaj pëlqimit të Allahut!

Ja, pra, mbi kuvendet ku bëhet një veprimtari e tillë mësimore dhe diskutuese, zbret qetësia që kuptohet edhe si zbritje e engjëjve edhe si engjëj vetë që zbresin në atë mjedis. Sidomos një kuvend të tillë e mbështjell mëshira e Allahut. Mëkatet dhe të metat, veç shkeljes së të drejtave të personit, të pjesëmarrësve të atij kuvendi falen. Engjëjt e mëshirës e rrethojnë atë grup njerëzish nga çdo anë dhe i mbrojnë ata nga çdo e keqe, intrigë dhe rrezik.

Në mënyrë të veçantë, Zoti i përmend pjesëtarët e këtij kuvendi mes engjëjve që ka rreth vetes duke u thënë atyre: shihni se si më përmendin mua robtë e mi, e këndojnë librin tim dhe diskutojnë rreth tij! Dhe kërkon prej engjëjve t'i duan e të luten për ta. Nuk mund të ketë një pozitë më të lartë se kjo! Prandaj feja jonë i ka parë diturinë me zikrin si plotësues të njëri-tjetrit dhe ka bërë të ditur se janë dijetarët ata që kanë frikë me të vërtetë prej Allahut!

---

122 Muslim, Dhikr, 38.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Mbledhja në xhami, faltore, medrese, shkolla dhe shtëpi për të kënduar Kuran dhe diskutuar është një nga vlerat dhe virtytet më të mëdha.
2. Marrja e njohurive mbi dijen, akaidin, konkluzionet juridike, edukatën dhe moralin e Kuranit duhet të jetë themeli i dijes së një myslimani pavarësisht se në ç'fushë përgatitet.
3. Në vendet ku këndohet Kuran dhe merret dituri, zbret qetësia, ato vende i mbështjell mëshira dhe i rrethojnë engjëjt.
4. Robtë, që i japin vlerë dhe e këndojnë Librin e Tij dhe që diskutojnë mbi të, Allahu i Lartë i përmend në qiell mes engjëjve dhe ua rrit pozitën.

7. عَنْ أَبِي مُوسَى اْلأَشْعَرِيّ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: (( مَثَلُ الْمُؤْمِنِ الَّذِي يَقْرَأُ الْقُرْآنَ مَثَلُ اْلأُتْرُجَّةِ: رِيحُهَا طَيِّبٌ وَطَعْمُهَا طَيِّبٌ: وَ مَثَلُ الْمُؤْمِنِ الَّذِي لاَ يَقْرَأُ الْقُرْآنَ كَمَثَلِ التَّمْرَةِ: لاَرِيحَ لَهَا وَطَعْمُهَا حُلْوٌ. وَ مَثَلُ الْمُنَافِقِ الَّذِي يَقْرَأُ الْقُرْآنَ كَمَثَلِ الرَّيْحَانَةِ: رِيحُهَا طَيِّبٌ وَطَعْمُهَا مُرٌّ. وَ مَثَلُ الْمُنَافِقْ الَّذِي لاَ يَقْرَأُ الْقُرْآنَ كَمَثَلِ الْحَنْظَلَةِ: لَيْسَ لَهَا رِيحٌ وَطَعْمُهَا مُرٌّ))! مُتَّفَقٌ عَلَيْهِ.

Sipas rrëfimit të Ebu Musa el-Esh'ariut (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

**"Besimtari që këndon Kuran, është si portokalli, me aromë të këndshme dhe shije të mirë. Besimtari që nuk këndon Kuran, është si hurma, pa aromë, por me shije të mirë. Hipokriti (munafik) që këndon Kuran, është si borziloku, me aromë të mirë por me shije të hidhur. Hipokriti që nuk këndon Kuran, është si kungulli i egër, pa aromë dhe me shije të hidhur!"**[123]

**Shpjegime**

Sipas këtij hadithi, ata që përfitojnë pjesë të shumtë nga Kurani, janë besimtarët, kurse ata që nuk kanë pjesë në Kuran, janë hipokritët (munafik). Gjithashtu, konkludohet se, sipas dukjes së jashtme, disa mund të jenë ndikuar nga Kurani, por mbi botën e tyre të brendshme nuk ka asnjë ndikim. Shihen duke kënduar Kuran, por asaj që e këndojnë nuk i japin aspak vend në jetën që

123 Buhari, Etime, 30; Fedailu'l-Kuran, 17; Tevhid, 36; Musafirin, 243.

jetojnë. Njerëzit që e përbëjnë këtë klasë, janë njerëz me dy fytyra që veprojnë sa për t'u dukur. Kurse një pjesë tjetër njerëzish janë e kundërta e këtyre. Nuk i shohim duke kënduar Kuran dhe me të vërtetë që nuk dinë, por menjëherë bie në sy ndikimi i Kuranit në jetesën dhe botën e tyre të brendshme. Këta janë jashtëzakonisht të ndjeshëm e plot respekt ndaj Kuranit dhe urdhrave të tij. Megjithëse nuk këndojnë apo nuk munden të këndojnë Kuran, janë besimtarë që, me aq sa dinë dhe kanë mësuar, e kanë bërë Islamin mënyrë jetese. Këtyre u bie për detyrë që, pavarësisht nga mosha, ta mësojnë Kuranin në rastin më të parë që të kenë mundësi.

Në përngjasimet që ka bërë Profeti ynë këtu, janë nxjerrë në pah dy veçori: aroma dhe shija. Kurse gjërat që ka marrë ai si shembull, janë ose pemë, ose gjëra që mbijnë nga toka. Mes këtyre dhe adhurimeve e sjelljeve të njerëzve ka ngjashmëri, sepse adhurimet dhe sjelljet janë fryte të subjektit (nefs) të njeriut. Ndërsa besimtarët i përngjason me portokallin dhe hurmanë që bëhen në pemë, Profeti i përngjason hipokritët me borzilokun dhe kungullin e egër që mbijnë nga toka. Me këtë përngjasim, Profeti ka treguar lartësinë e famës së besimtarit dhe epërsinë dhe vazhdimësinë e diturisë së tij, kurse ultësinë e hipokritit, pavlerësinë dhe kotësinë e punëve të tij, për më tepër, mungesën e vazhdimësisë tek ai.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Besimtari, i cili e këndon Kuranin vazhdimisht dhe vepron sipas tij, është zotëruesi i pozitës më të lartë. Edhe në lartësinë e Allahut, edhe në sytë e njerëzve ai është më i çmuari.
2. Edhe besimtari që nuk e këndon Kuranin vazhdimisht, ka vlerë para Allahut dhe njerëzve.
3. Dukja e jashtme e hipokritit i cili këndon Kuran, është e bukur, por bota e tij e brendshme është me njolla dhe e fëlliqur.
4. Hipokriti që nuk këndon Kuran, është i fëlliqur si brenda, ashtu edhe jashtë.

8. عَنْ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ:

(( إِنَّ اللهَ يَرْفَعُ بِهَذَا الْكِتَابِ أَقْوَامًا وَيَضَعُ بِهِ آخَرِينَ)). رَوَاهُ مُسْلِمٌ.

Sipas rrëfimit të Omer ibni Hattabit (r.a.), Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

**"Me këtë Kuran, Allahu disa popuj i lartëson dhe disa i poshtëron!"**[124]

124 Muslim, Musafirin, 269.

**Shpjegime**

Në krye të këtij hadithi jepet ky informacion: Nafi ibni Abdulharis që kalifi Hz. Omeri e kishte emëruar guvernator në Mekë, has në kalifin në Usfan në rrethinat e Mekës. Kalifi e pyet:

- Kë ke ngarkuar si qeveritar për popullsinë e kësaj zone?

- Ibni Ebzanë e kam ngarkuar! - I përgjigjet Nafi ibni Abdulharisi. Kalifi e pyet:

- Kush është ky Ibni Ebza?

- Eshtë njëri prej libertëve të mi! - I përgjigjet guvernatori Nafi.

Kalifi i thotë:

- Ti ke vënë mbi ta një skllav të liruar?

- Po, por ai është njeri që e këndon Librin e Allahut dhe i di të gjitha farzet! - I përgjigjet guvernatori.

Atëherë kalifi Omer i thotë:

- Kujdes! Profeti ynë (a.s.) ka thënë kështu:... Dhe rrëfen hadithin si më sipër.

Ata që lartësohen me anë të Kuranit, janë ata që i besojnë atij, që ia lartësojnë famën atij, që e rregullojnë jetën sipas urdhrave dhe ndalimeve të tij. Për rrjedhojë, Allahu u mundëson atyre një jetë të lumtur në këtë botë dhe në jetën e pasme, ahiret, i bën ndër robtë që u dhuron të mira. Kurse ata që veprojnë në të kundërt të kësaj, i ul e i poshtëron. "**Me të Allahu një pjesë i çorienton dhe, prapë, me të, një pjesë i vë në udhë!**"[125] Në shumë ajete mund të gjejmë shembuj se si ndikon Kurani mbi çdo lloj njeriu. Për shembull, në një ajet thuhet kështu:

**"Nga Kurani, Ne u zbresim njerëzve gjëra që janë për ta mëshirë dhe shërim, por Kurani nuk u jep mizorëve gjë tjetër veç humbjes!"**[126]

Si përfundim, atë që e këndon Kuranin dhe vepron me sinqeritet me të, Allahu e lartëson. Kurse ata që e këndojnë Kuranin me hipokrizi dhe vetëm për t'u dukur dhe që nuk veprojnë sipas tij, i poshtëron!

---

125 Kurani, Bakara: 26.

126 Kurani, Isra 82.

**Çfarë mësojmë nga ky hadith?**

1. Çdo përpjekje e bërë për ta mësuar Kuranin përmendsh, për ta lexuar dhe kënduar, për ta kuptuar dhe përvetësuar diturinë e tij, është me vlerë.
2. Ata që e këndojnë Kuranin dhe veprojnë sipas tij dhe ata që e rregullojnë jetës sipas tij, Allahu i lartëson.

# PERMBAJTJA

